# PARATHËNIE

Falënderimi i takon All-llahut (*subhanehu ve te'ala*), ndërsa *salavat*-et dhe *selam*-et qofshin mbi të Dërguarin e fundit, Muhammedin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), familjen e tij, shokët e tij dhe mbi gjithë ata që e ndjekën dhe do ta ndjekin rruhën e tij deri në Ditën e Fundit.

# HYRJE

*Fikh*-u është një lëndë, e cila i përmbledh *'ibadet*-et kryesore që i bëjnë muslimanët, duke filluar me namazin, agjërimin, zekatin, Haxhxhin dhe kështu me rradhë.

Para se të flasim për këto gjëra, do të flasim diçka në lidhje me këtë lëndë, për t'i kuptuar pastaj disa gjëra pak më mirë.

Në *fikh* ka *farz*, *vaxhib*, *sunnet*, *mekruh*, *haram*[1] etj.. Ndërsa, në kohën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) gjërat kanë shkuar pak më ndryshe. Sahabet[2] e kanë shikuar Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) si ka marrur abdes, ashtu kanë marrur edhe ata, si është falur, ashtu janë falur edhe ata, e kështu me rradhë. Me një fjalë, çka ka bërë Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), janë munduar ta bëjnë edhe ata. Ndërsa, pas vdekjes së tij, gjërat kanë ndryshuar dhe ka filuar *i'htilaf*-i (mospajtimi).

## I'htilaf-i (mospajtimi)

*I'htilaf* është: kur nuk janë gjithë dijetarët me një mendim.

*I'htilaf*-i ka filluar pas vdekjes së Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*). Sa ka qenë gjallë Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), ka pasur vetëm një mendim, ngase për çdo *mesele* kanë shkuar tek ai (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*). Ndërsa, te Sahabet, pas vdekjes së Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), ka pasur raste që ka pasur dy mendime, edhe atë për disa shkaqe:

1. *Sepse te Pejgamberi (sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem) nuk kanë pasur mundësi të shkojnë*

[1] Këto terme do ti shpjegojmë më vonë më gjërësisht.
[2] Sahabet janë ata që e kanë takuar Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), e kanë besuar atë dhe kanë vdekur në Islam (muslimanë).

2. *Ka pasur gjëra që dikush i ka dëgjuar e dikush jo*

Në atë kohë, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk ka pasur mudësi të qëndrojë me gjithë Sahabet përnjëherë, por ndonjëherë ka qëndrar me njërin dhe ia ka treguar një *hadith*, e më vonë ka qëndruar me tjetrin dhe ia ka treguar një *hadith*, e kështu me rradhë. Dhe, nuk i kanë ditur të gjithë Sahabet *hadith*-et njësoj, prandaj mandej ka filluar edhe *i'htilaf*-i. Ka pasur raste që njëri prej Sahabeve e ka ditur *hadith*-in e tjetri jo.

Shembuj:

A. Kanë shkuar te 'Abdull-llah ibn Mes'udi (*radijall-llahu 'anhu*) dhe i kanë thënë: "Nëse një grua është martuar me një burrë dhe nuk kanë caktuar *mehr*, e pas disa viteve ky burri ka vdekur, sa duhet t'i jepet *mehr* kësaj gruas?" Kjo në Kur'an nuk është, ndonjë *hadith* për këtë nuk ka ditur, dhe nuk ka dhënë përgjigje. Thotë 'Abdull-llah ibn Mes'udi: "Kam kërkuar një muaj që t'ia jap një përgjigje". Pastaj thotë se ka dalur dhe ju ka thënë: "Përderisa kjo grua nuk e ka pasur *mehr*-in e caktuar, duhet të shikohen shoqet e saja, e sa e kanë ato *mehr*-in, duhet t'i jepet edhe asaj njejtë". Pastaj ngritet një Sahabij, i cili quhej Makil ibn Jesar (*radijall-llahu 'anhu*) dhe thotë: "Pasha All-llahun, për këtë *mesele*, kështu e kam dëgjuar Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), i cili ka gjykuar se, nëse ndonjë gruas nuk i është caktuar *mehr*-i, atëherë i caktohet në bazë të shoqeve të saja". Thotë 'Abdull-llah ibn Mes'udi: "Nuk është gëzuar 'Abdull-llahu më shumë se sa në këtë rast, përveç në ditën që e ka pranuar Islamin".

B. 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*), në një prej luftërave, u bë *xhunub* (i papastër). Ai duhej ta falte namazin, e për ta falur namazin duhej të merte *gusl*, ndërsa ujë nuk kishte, atëherë duhej të merte *tejemmum*. Atëherë 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*) ka menduar dhe ka thënë: "Nëse nuk ke abdes, duhet të marrësh *tejemmum* (t'i fërkosh duart dhe fytyrën me pluhur), por nëse nuk ke *gusl*, si duhet të merret *tejemmum*?" Atëherë është ngritur dhe e ka bërë me pluhur tëre trupin. Kur ka shkuar te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), ai i ka thënë se nuk ka pasur nevojë ta bëjë atë, por ka qenë e nevojshme vetëm të merr *tejemmum* (t'i fërkojë me pluhur duartë dhe fytyrën).

3. *Ka pasur raste që argumenti ju ka ardhur gjithëve, por kuptimi ka ndryshuar*

Shembuj:

A. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), një ditë prej ditëve, duke u falur me Sahabet, erdhi një person, i cili quhej Eba Bekrah (*radijall-llahu 'anhu*), dhe kur i pa Sahabet dhe Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) në *ruku'*, ky prej jasht, prej te

dera, "*All-llahu Ekber*" (ka marur *tekbir*), ka ra në *ruku'* dhe ka hyrë në *saf* duke ecur. Pasi kanë dhënë *selam*, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kush e bëri këtë?*" Ai tha: "Unë, o i Dërguari i All-llahut". Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*All-llahu ta shtoftë lakminë, por më mos e përsërit*".[3]

Prej këtij *hadith*-i fillon *i'htilaf*-i: Çka ka dashur të thotë Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) me fjalën "më mos e përsërit"? Disa kanë thënë: "më mos e përsërit" don të thotë: mos u vono, por eja në xhami me kohë. Disa kanë thënë: jo, por "më mos e përsërit" e ka fjalën: mos ec në *ruku'*. E disa të tjerë kanë thënë: "më mos e përsërit" e ka për qëllim: nëse vjen vonë, mos shpejto, por sa të arrish, aq, e kur *imam*-i të japë *selam*, ngritesh dhe e vazhdon.

Ata që kanë thënë: "mos u vono", kjo nuk qëndron, sepse nënkupton se nëse ti vonohesh dhe nuk mundesh ta arrish *imam*-in para se ai të merr *tekbir*, më mirë mos shko në xhami. Mendimi më i saktë është se "më mos e përsërit" e ka qëllimin: mos shpejto, ngase pastaj nuk mundesh të koncentrohesh.

B. Kur All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) na urdhëron në Kur'an për të marrur *gusl* dhe abdes, për një prej shkaqeve, thotë:

... أَوْ لَـٰمَسْتُمُ ٱلنِّسَآءَ ...

***"... ose keni prekur[4] gratë ..."*** (*El-Maideh*: 5)

Imam Shafi'iu ka thënë: "Nëse vetëm e prekë një femër (kushdo qoftë ajo), abdesi prishet". Ndërsa dijetarët tjerë, si *medhheb*-i hanefij, malikij, hanbelij dhe tjerë, kanë thënë: Jo, All-llahu në Kur'an thotë: ***"ose keni prekur gratë"***, por e ka kuptimin: nëse keni bërë mardhënie me gratë.

[3] Bu'hariu: 783 - Nga Ebu Bekrah.
[4] "*La mes-e*" don të thotë: ta prekësh.

## Formimi i medhheb-eve[5]

Pas Sahabeve kanë ardhur tabi'inët[6], pas tabi'inëve kanë ardhur dijetarët dhe janë shpërndarë nëpër vende të ndryshme. Pë shembull, në Medineh ka pasur dijetarë të cilët e kanë marur diturinë prej Sahabeve që kanë qenë në Medineh. Në Mekkeh ka pasur dijetarë të cilët e kanë marur diturinë prej Sahabeve që kanë qenë në Mekkeh. Ngase shokët e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk kanë qëndruar gjithë në një vend, por disa kanë mbetur në Medineh, disa në Mekkeh, disa kan shkuar në Egjipt, disa në Sham, disa në Jemen, disa në Irak, dhe kështu me rradhë, dhe secili prej tyre e ka marur me vete atë që e ka ditur, por ata nuk i kanë ditur të gjitha, prandaj dhe ka filluar *i'htilaf*-i.

Në vitin 80 *Hixhri*, 69 vite pas vdekjes së Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka lindur një prej dijetarëve të mëdhenj, Imam Ebu Hanife[7] (*rahimehull-llah*). 13 vite pas Ebu Hanifes ka lindur Imam Maliku[8] (*rahimehull-llah*). Në vitin 150 *Hixhri* ka lindur Imam Shafi'iu (*rahimehull-llah*). Ndërsa 14 vite më vonë ka lindur Imam Ahmedi[9] (*rahimehull-llah*). Pra, këto katë janë më të njohur dhe njihen si: *medhheb*-i hanefij, *medhheb*-i malikij, *medhheb*-i shafi'ij dhe *medhheb*-i hanbelij.

Këto janë katër *medhhebe*-t më të njohura dhe më të përhapura në botë, edhe pse ka pasur edhe *medhheb*-e tjera, si ai i Ibrahim En-Ne'haiut, *medhheb*-i i Is'hak ibni Ravahejit, *medhheb*-i i Imam Euza'iut, e kështu me rradhë, të cilët nuk kanë qenë shumë të njohur, nuk kanë pasur shumë pasues dhe me kalimin e kohës janë zhdukur.

Prej kohës së Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), te Sahabet, te tabi'inët, në kohën e Ebu Hanife dhe me rradhë, nuk ka pasur *medhheb*-e, të gjithë kanë shkuar rrugës së Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*). Pasimi i *medhheb*-eve ka filluar në shekullin 3 *Hixhri*, që don të thotë, prej vitit 300 e tutje. Para kësaj kohe, njerëzit për një *mesele* e kanë pyetur një dijetarë, për një mesele tjetër e kanë pyetur një dijetarë tjetër, dhe kështu me rradhë. Ndërsa pas 300 viteve ka filluar mendimi që të pasohet vetëm një dijetarë. Dhe ky mendim, kur ka hyrë te muslimanët, ka pasur shumë prej njerëzve

---

[5] *Medhheb*-et janë shkolla juridike, të cilat u formuan për t'ua lehtësuar rrugën e fesë muslimanëve.

[6] Tabi'inët janë gjenerata pas Sahabeve, ata që i kanë takuar Sahabet dhe kanë vdekur në Islam (muslimanë).

[7] Imam Ebu Hanife ka lindur në Kufeh, Irak. Emri i tij është Nu'man ibn Thabiut. Ka jetuar 70 vite.

[8] Imam Maliku ka lindur në Medineh. Emri i tij është Malik ibn Enes.

[9] Emri i tij është: Ahmed ibn Hanbdel.

që janë bërë ekstrem në *medhheb*-in e tyre, deri sa ka ardhur koha, që dijetarë dhe hoxhallarë, kanë thirrur ekstremisht në *medhheb*. Dhe kur ka hyrë ekstremizmi në mesin e njerëzve, sidomos te ata që kanë qenë të pashkolluar, shumë prej tyre kanë menduar (siç kanë përmendur dijetarët) se, nëse e ndron *medhheb*-in, e ke ndruar fenë. Pastaj kanë ardhur dijetarë, të cilët kanë thënë, siç ka thënë Fa'hrur-Razi (një prej dijetarëve të *medhheb*-it shafi'ij): "Kush thotë se Imam Shafiu ka gabuar, ai na e ka nënçmuar dijetarin tonë". Imam Xhuvejni ka thënë: "*Farz* (obligim) i çdo muslimani është që ta jetë në *medhheb*-in shafi'ij". Pra, ka filluar ekstremizmi dhe ka pasur raste që njerëzit kanë hyrë në armiqësi në mes vete për shkak të *medhheb*-it. Deri sa, ka ardhur ekstremizmi dreri në atë shkallë, sa që në Ka'beh janë falur me katër *imam*, secili *medhheb* e ka pasur *imam*-in e vet. Apo në Siri, që është e njohur xhamia me katër *mihrab*-e[10], ku secili *medhheb* është falur pas *imam*-it të vet. *Shej'hul Islam* Ibn Tejmijjeh (*rahimehull-llah*) ka thënë: "Nuk i kanë sunduar tatrët - muslimanët, përveçse kur janë ndarë dhe janë përçarë". Dhe ka raste (që i kanë përmendur dijetarët) që njerëzit janë vrarë shkaku i *medhheb*-it.

## Obligimi i pasimit të Kur'anit dhe Sunnet-it

Katër *imam*-ët e *medhheb*-eve janë vetëm dijetarë dhe nuk janë të pa gabueshëm. Kush mendon që ata janë të pa gabueshëm, ai ka gabuar më së shumti. Është vetëm një person i cili nuk gabon, e ai është Muhammedi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), por jo si njeri, por ngase ai është Pejgamber dhe atij i vjen Shpallja pre All-llahut (*subhanehu ve te'ala*), e edhe nëse gabon në moment, vjen Xhibrili (*'alejhis-selam*) dhe e përmirëson. All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

وَمَا يَنطِقُ عَنِ ٱلْهَوَىٰٓ ۝٣ إِنْ هُوَ إِلَّا وَحْىٌ يُوحَىٰ ۝٤ ...

***"Dhe ai nuk flet nga mendja e tij. Ai (Kur'ani) nuk është tjetër, pos Shpallje që i shpallet."*** (*En-Nexhm*: 3-4)

Pra, të gjithë njerëzit tjerë gabojnë, përveç Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*). Për atë, All-llahu (*subhhanehu ve te'ala*) në Kur'an na drejton në rrugën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe thotë:

---

[10] *Mihrab* është vendi ku qëndron *imam*-i gjat udhëheqjes së namazit me *xhema'at*.

... فَإِن تَنَٰزَعۡتُمۡ فِي شَيۡءٖ فَرُدُّوهُ إِلَى ٱللَّهِ وَٱلرَّسُولِ ...

***"Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë (kthehuni) te All-llahu (te libri i Tij) dhe te i Dërguari ..."*** (*En-Nisa'*: 59)

Gjithashtu, All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

وَأَطِيعُواْ ٱللَّهَ وَأَطِيعُواْ ٱلرَّسُولَ ...

***"Bindjuni All-llahut dhe bindjuni të Dërguarit ..."*** (*El-Maideh*: 92)

Pra, besimtarët duhet t'i nënshtrohen All-llahut dhe Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), ndërsa të tjerët kanë mundësi të gabojnë të gjithë. Dhe gjith dijetarët që i përmendëm, gjithë kanë thënë: "Nëse vjen fjala ime në kundërshtim me fjalën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), fjalën time hudhe"; apo: "Nuk vlen fjala ime, nëse kundërshtohet me fjalën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*)".

Imam Ebu Hanifeja (*rahimehull-llah*) ka thënë: "Nëse vjen një *hadith*, ai është *medhheb*-i im".

Imam Shafi'iu (*rahimehull-llah*) ka thënë: "Nëse vjen një *hadith*, ndërsa unë kamë thënë diçka kundër ti, leje fjalën time dhe merre *hadith*-in, sepse unë jamë me *hadith*-in".

Prandaj, obligimi jonë është që të shkojmë rrugës së Kur'anit dhe *Sunnet*-it, ndërsa në ato gjëra që nuk i dimë, i marim prej dijetarëve. Pra, për ato gjëra që nuk i dimë, duhet të kthehemi tek dijetarët, me kusht, që mos të jemi ekstrem në mendimet e tyre.

*Shej'hul Islam* Ibn Tejmijjeh (*rahimehull-llah*) ka thënë: "Nëse dikush e merr një dijetarë dhe për çdo send e pason atë dhe mendon që ai është i pa gabueshëm, ai e ka ngritur atë në gradën e Muhammedit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*)".

# VENDIMET E SHERI'AT-IT

1. **Farz-i**

*Farz* (*fardh*) është: çdo gjë të cilën e ka urdhëruar *Sheri'at*-i në formë të prerë, dhe nëse e len (apo nuk e vepron), ka gjunah. Siç janë: falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit, kryerja e Haxhxhit, etj..

**Vaxhib-i**

Sipas *medhheb*-it hanefij, *farz*-i dhe *vaxhib*-i kanë pak dallim: *Farz*-i është një shkallë më lartë, ndërsa *vaxhib*-i është një shkallë pak më poshtë. Sipas tyre, nëse e len *farz*-in, ka gjunah më të madh, ndërsa nëse e len *vaxhib*-in, ka gjunah, por pak më i vogël se sa i *farz*-it.

Sipas tre *medh-heb*-eve tjera (malikij, shafi'ij dhe hanbelij), *farz*-i dhe *vaxhib*-i nuk kanë dallim, ato janë të njejta.

2. **Sunnet-i**

*Sunnet* është: çdo gjë të cilën e ka bërë Pejgammberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), e ka porositur, por jo në formë të prerë, apo e ka pëlqyer.

**Mustehab-i**

Sipas disa dijetarëve, *sunnet*-i dhe *mustehab*-i janë të njejta. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, ato kanë dallim. Dallimi është se, *sunnet* është ajo që e ka bërë Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), ndërsa *mustehab* don të thotë: e pëlqyer, është mirë të bëhet, por Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk e ka bërë direkt, por në bazë të argumenteve të përgjithshme, e kanë pëlqyer dijetarët.

Shembull: Të hysh në xhami me këmbën e djatht. Nuk ka asnjë transmetim se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë që të hyhet në xhami me këmbën e djatht, dhe nuk ka asnjë transmetim që Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka hyrë në xhami me këmbën e djatht. Por, kjo është marrur nga argumentet e përgjithshme. Transmeton 'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*) se Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e kishte mahnitur dhëna përparësi anës së djathtë gjatë veshjes, krehjes, pastrimit dhe të gjitha punëve.[11] Në bazë të kësaj, dijetarët kanë thënë: Përderisa Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e ka pëlqyer të djathtën në veshje, në krehjen e flokëve dhe në mbathjen e këpucëve, atëherë don të thotë se e djathta ka përparësi në punë të mira, ndërsa e majta në punë që nuk janë të mira. Për shembull, nëse hyn në xhami, hyn me të djathtën, nëse del, del me të majtën; nëse hyn në nevojtore, hyn me të majtën, nëse del, del me të djathtën; etj..

3. **Mubah-u**

*Mubah* është: një gjë e cila është e lejuar në *Sheri'at*, nëse e bën, nuk ke shërblim, e nëse nuk e bën, nuk ke gjunah.

4. **Mekruh-u**

*Mekruh* është: çdo gjë e cila është e ndaluar, por jo në formë të prerë. Për ndryshe, *mekruh* don të thotë: e papëlqyer, nëse e bën, nuk ka gjunah, por nuk është mirë që të bëhet.

5. **Haram-i**

*Haram* është: çdo send që *Sheri'at*-i e ka ndaluar në formë të prerë, dhe nëse e bën (nëse nuk e len), ka gjunah. Siç janë: pirja e alkolit, *zina*-ja, bixhozi, etj..

**Shart-i**

*Shart* bukfalisht don të thotë: kusht.

---

[11] Bu'hari: 168; Muslimi: 268 - Nga 'Aisheja.

Kushti (*shart*-i) është: nëse e ke atë, nuk don të thotë që e ke veprën, por nëse nuk e ke atë, nuk e ke as veprën.

Pra, nëse e ke kushtin, nuk don të thotë që e ke edhe *'ibadet*-in. Për shembull, për tu pranuar namazi, është kusht abdesi, por nëse merr abdes, nuk don të thotë që je falur; apo, për t'u pranuar namazi, është kushtë që të hyjë koha, por nëse hyn koha, është plotësuar vetëm kushti, por nuk don të thotë se është kryer edhe namazi. Dhe, nëse nuk e ke kushtin, nuk e ke as veprën. Për shembull, nëse nuk e ke abdesin, nuk e ke as namazin; nëse nuk hyn koha, nuk e ke as *'ibadet*-in; etj..

Të themi më shkurtë: *shart*-i (kushti) është jashtë (para) *'ibadet*-it.

**Rukn-i**

*Rukn* don të thotë: shtyllë.

*Rukn* është: nëse e ke atë, e ke veprën, e nëse nuk e ke atë, nuk e ke as veprën. Për shembull, brenda në namaz është *rukn* ta marrësh *tekbir*-in fillestarë (ta shqiptosh thënien "*All-llahu Ekber*"), nëse nuk e ke, nuk e ke as *'ibadet*-in; apo, është *rukn* të biesh në *ruku'*, e nëse nuk e ke *ruku'*-në, nuk e ke as namazin; etj..

Të themi më shkurtë: *rukn*-i është mbrenda *'ibadet*-it.

# UJËRAT

Ujërat ndahen në disa lloje:

1. Uji i pastër

2. Uji i përdorur

3. Uji i përzier me diçka të pastër

4. Uji i përzier me diçka të papastër

## Uji i pastër

Ky lloj uji është i pastër dhe me të njeriu mund të pastrohet. Në këtë lloj uji hynë:

1. *Të gjitha ujërat që dalin nga toka*

2. *Të gjitha ujërat që vinë nga qielli (uji i shiut, dëborës dhe breshërit)*

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... وَأَنزَلۡنَا مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءً طَهُورًا ﴿٤٨﴾

***"... dhe Ne lëshuam prej qiellit ujë të pastër."*** (*El-Furkan*: 48)

3. *Të gjitha ujëra e mëdhaja (lumenjtë, liqenet, detërat etj.)*

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse uji është "kul-letejn"*[12] *(200 litra) e më shumë, ai nuk bëhet i papastërt*".[13]

Këta janë ujërat për të cilat nuk ka *i'htilaf* në mesin e dijetarëve.

## Uji i përdorur

Kjo kategori ka të bëjë me ujin që kullon nga njeriu, pas marrjes së abdesit apo të *gusl*-it.

Dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre në lidhje me këtë lloj të ujit. Disa kanë thënë se ky lloj uji është i pastër, por me të nuk mundesh të pastrohesh. Ndërsa disa të tjerë kanë thënë se uji, edhe nëse përdoret, përsëri mbetet i pastër dhe lejohet pastrami me të.

Ata të cilët e ndaljonë përdorimin e ujit të përdorur, kanë thënë: Në kohën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), kur kanë marrur abdes, pse nuk e kanë shfrytëzuar ujin i cili ka ra? All-llahu në Kur'an thotë: ***"... dhe (nëse) nuk gjeni ujë, atëherë mësyjeni dheun e pastër (merrni tejemmum) ..."*** (*El-Maideh*: 6). Dhe sipas këtij kanë thënë se uji i përdorur nuk lejohet të përdoret.

Ata të cilët e lejojnë përdorimin e ujit të përdorur, kanë thënë: Në kohën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) uji nuk është shfrytëzua ashtu siç e shfritëzojmë ne sot, por ata kanë përdorur pak ujë.

Transmetohet se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), kur ka marrur abdes, ka harxhuar ujë sakur dy grushta.[14]

Thuhet se kur ka marur *abdes* Imam Ahmedi, asnjë pikë ujë nuk i ka ra në tokë.

Ajo që mendojmë se është e saktë, është se lejohet përdorimi i ujit të përdorur.

---

[12] Dijetarët kanë thënë se për në këtë kohë i bjen: 200 litra.
[13] Ebu Davudi: 63, 64, 65; Nesaiu: 1/64 dhe 175; Tirmidhiu: 67; Ibn Maxheh: 517 – Nga 'Abdull-llah ibn 'Umeri. *Hadith*-i është *sahih*, edhe pse disa e kanë kontestuar për shkak të ndonjë gjëje që nuk e meriton të shpallet *daif*. *Sahih* e kanë vlerësuar Ibn 'Huzejmeh: 92; Hakimi: 132; Ibn Hibbani: 1249; edhe Ahmed Shakir dhe Albani.
[14] Bu'hariu: 201; Muslimi: 325 - Nga Enes ibn Malik.

## Uji i përzier me diçka të pastër

Kjo kategori ka të bëjë me ujin që në të bjen ndonjë gjë si: sapuni, shamponi etj..

Sa ju përket lëngjeve, qumshit etj., nuk lejohet përdorimi i tyre për pastrim, ngase ato nuk konsiderohen ujë. Dijetarët kanë thënë se këtu është me rëndësi emri, nëse është ujë, ajo është diçka tjetër, ndësa nëse nuk është ujë, atëherë nuk lejohet përdorimi i tyre për pastrim. Argument është *ajet*-i, ku All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... فَلَمۡ تَجِدُواْ مَآءً ...

***"... dhe (nëse) nuk gjeni ujë, atëherë mësyjeni dheun e pastër (merrni tejemmum) ..."*** (*El-Maideh*: 6)

## Uji i përzier me diçka të papastër

Uji bëhet i papastër atëherë kur në të bie ndonjë papastërti, atëherë kur e ndryshon ngjyrën, erën ose shijen. Ky lloj uji nuk lejohet të përdoret për pastrim. Ndërsa, nëse uji rrin një kohë të gjatë (në ndonjë gjë të mbyllur) dhe pastaj i vjen ndonjë erë, atëherë lejohet përdorimi i tij, ngase në të nuk ka ra asgjë.

# PAPASTËRTITË

Papastërtitë kanë të bëjnë me lëndët e papastra, të cilave muslimani duhet t'u largohet dhe t'i pastrojë nëse ato ndotin rrobat, trupin etj.. Ato janë:

1. **Nevoja e madhe dhe ajo e vogël (urina)**

Me pajtimin e gjithë dijetarëve, nevoja e madhe apo ajo e vogël (urina) janë papastërti dhe nëse ato binë në ndonjë vend (robë, tepih apo diçka tjetër), vendi duhet të pastrohet dhe nuk lejohet që njeriu të falet në atë gjendje. Pastrimi bëhet me ujë.

Në kohën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), erdhi një njeri i fshatrave (shkretirës) dhe filloi të urinojë brenda në xhami. Kur e panë Sahabet, u ngritën menjëherë dhe deshën të shkonin ta ndërprenin. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Mos e ndërpritni*". Pasi ai personi e kreu nevojën, atëherë Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Merreni një enë me ujë dhe hedheni mbi atë vend*".[15]

Sa i përket urinës së foshnjeve, nëse foshnja është mashkull dhe pin vetëm qumësht, pastrimi bëhet vetëm duke e stërpikur vendin ku ka rënë urina, ndërsa nëse foshnja mashkull ushqehet edhe me gjëra tjera dhe nëse foshnja është femër, pastrimi duhet të bëhet me ujë.[16]

2. ***El-vedju* dhe *el-medhju***

*El-vedju* është një lëng, i cili rrjedh prej organit gjenital, kur njeriut i shkon mendja dikund me epshin e tij. Lëngu i till e prishë abdesin, por nuk e obligon *gusl*-in. Duhet të pastrohet me ujë vendi ku ka ra ky lëng.

---

[15] Bu'hariu: 219; Muslimi: 284; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibn Maxheh dhe Hakimi - Nga Enes ibn Malik dhe Ebu Hurajrah.

[16] Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Ibn Maxheh. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davu*" 378.

Për këtë çështje e pyetën Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe ai tha: "*Ai duhet ta pastrojë organin, duhet t'i pastrojë rrobat ku ka ra ky ujë dhe duhet të merr abdes*".[17]

I ngjajshëm është edhe lëngu *el-medhju*, por ky lëng rrjedh pas urinës.

3. **Gjaku i menstruacioneve**

Gjaku i menstruacioneve është i papastër dhe nëse bjen në rroba, rrobat bëhen të papastërta dhe duhet të pastrohen.[18]

4. **Sperma (*el-meni*)**

Sperma është lëngu që del fuqishëm me epsh, i cili nëse rrjedh, njeriun e bën të papastër dhe ai obligohet të merr *gusl*. Ndërsa, nëse sperma bjen në rroba, a bëhet rroba e papastër apo jo, këtu dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre.

Sipas *medhheb*-it hanefij dhe malikij, sperma e njeriut konsiderohet e papastër dhe nëse ajo bjen në rrobë, rroba bëhet e papastër dhe duhet të pastrohet, ngase Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), kur i ka ndodhur në rroba, thotë 'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*): "I kam fërkuar rrobat, i kam pastruar ato, e pastaj i ka veshur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe është falur".[19]

Sipas *medhheb*-it shafi'ij dhe hanbelij, sperma e njeriut konsiderohet e pastër, ngase prejardhja e njeriut është prej këtij uji. Ndërsa në transmetimin e 'Aishes ka ardhur se ajo vetëm i ka fërkuar, që ka dalur vetëm ajo që ka mbetur, ndërsa shenja ka pasur mundësi të mbetet në rrobë.[20] Dhe kanë thënë se me këto rroba lejohet të falet namazi. Dhe ajo që e kanë përmendur, kanë thënë se kjo ka ndodhur në kohë të Sahabeve, ndërsa Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk i ka obliguar që t'i pastrojnë rrobat.[21]

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se sperma konsiderohet e pastër dhe nëse ajo bjen në rrobë, rrob duhet të fërkohet dhe lejohet falja e namazit me to.

---

[17] Bu'hariu 269, pa pjesën "*duhet t'i pastrojë robat ku ka ra ky ujë*".
[18] Bu'hariu: 227, 307; Muslimi: 291 - Nga Ebu Hurajrah.
[19] Bu'hariu: 229; Muslimi: 288, 289, 290; Darakutni, Ebu Avaneh dhe Bezzari - Nga 'Aisheja.
[20] Bu'hariu: 229; Muslimi: 288, 289, 290 - Nga A'isheja.
[21] Shih "*Fetava*" 21/604-605 të Ibn Tejmijjes.

5. **Jargët e qenit**

Nëse qeni të prek me trupin e tij, me ato rroba lejohet falja e namazit. Ndërsa, nëse të prekin jargët e qenit, atëherë rrobat bëhen të papastërta dhe duhet të pastrohen.

Transmeton Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse në ndonjë enë pin qeni, ajo enë duhet të pastrohet shtatë herë, ndërsa hera e parë duhet të jetë me dhé*".[22]

6. **Gjaku**

Sa i përket gjakut, dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre. Disa kanë thënë se gjaku është i pastër, ndëra disa kanë thënë se është i papastër.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se gjaku konsiderohet i pastër.

'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*), duke u falur, e plagosën me shpatë në trupin e tij. Pasi u ngrit, tha: "Nuk ka hise në Islam ai i cili nuk falet!" Pastaj e fali namazin në atë gjendje.[23]

'Ubad ibni Bishr (*radijall-llahu 'anhu*), të cilin muslimanët e lan roje, duke qëndruar roje, filloi që të falë namaz nate. Duke u falur, i erdhi një shigjetë e armikut në shpinën e tij, ndërsa ky e vazhdoi namazin. Pastaj i erdhi shigjeta e dytë, ndërsa ky përsëri e vazhdoi namazin. Pastaj i erdhi edhe shigjeta e tretë, ndërsa ky përsëri e vazhdoi namazin. Pastaj e përfundoi namazin, e thirri shokun e tij që e kishte afër. Ai i tha: "Pse nuk më thirre me shigjetën e parë, por ke pritur tri herë". Ai tha: "E kisha filluar një *Surah* (kaptinë) dhe nuk mundesha ta ndërprejë atë".[24] Sikur gjaku të konsiderohej i papastër, për këtë do ta kishte lajmëruar Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).

7. **Vjellja**

Në *Sheri'at* vjellja konsiderohet e pastër dhe nëse ajo bjen në rroba, lejohet falja e namazit me to.

---

[22] Muslimi: 279/91; Ahmedi; Ebu Davudi; Bejhekiu - Nga Ebu Hurajrah.

[23] Maliku, Axhurij dhe Mervezij. *Shej'h* Albani thotë se transmetim është i vërtetë (*sahih*). Shih: "*El-Iman li ibn Ebi Shejbeh*" 103.

[24] Ebu Davudi, Ibn 'Huzejmeh dhe Bu'hariu në formën *mua'lak* - Nga 'Ubad ibn Bishr. Shih "*Silsiletul ehadith sahiha*" 1/299.

8. **Alkooli**

Sa i përket alkoolit, dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre. Sipas katër *medhheb*-eve, alkooli konsiderohet i papastër dhe nëse ai bjen në rrobë, nuk lejohet falja e namazit me to dhe rroba duhet të pastrohet. Këtë mendim e përkrah edhe *Shej'hul Islam* Ibn Tejmijjeh. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, alkooli konsiderohet i pastër.

Ata që alkoolin e konsiderojnë të papastër, e përdorin si argument *ajet*-in, ku All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِنَّمَا ٱلۡخَمۡرُ وَٱلۡمَيۡسِرُ وَٱلۡأَنصَابُ وَٱلۡأَزۡلَٰمُ رِجۡسٞ مِّنۡ عَمَلِ ٱلشَّيۡطَٰنِ فَٱجۡتَنِبُوهُ لَعَلَّكُمۡ تُفۡلِحُونَ ٩٠

***"O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall), janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar."*** (*El-Maideh*: 90)

Ndërsa ata që e konsiderojnë alkoolin të pastër, thonë: *Ajet*-i e përmend alkoolin, bixhozin, putat dhe kjo është në aspektin kuptimorë, e jo që nëse i prek bixhozin apo putat me rroba, rroba bëhet e papastër. Kështu All-llahu thotë edhe për mushrikët:

... إِنَّمَا ٱلۡمُشۡرِكُونَ نَجَسٞ ...

***"... vërtet idhujtarët janë të ndyrë ..."*** (*Et-Tevbeh*: 28)

"Janë të papastër" nënkupton: janë të papastër në aspektin e *iman*-it (besimit), e jo që nëse e përshëndet apo nëse të prek ndonjë mushrik në rrobë, rroba bëhet e papastër. Dhe ajo që e forcon më së shumti është, ngase All-llahu thotë: "***janë vepra të ndyta nga shejtani***", që don të thotë se pirja e alkoolit si vepër është e papastër, e jo alkooli si alkool.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se alkooli konsiderohet i pastër dhe nëse ai bjen në rrobë (apo nëse hedh parfum që në të përmban alkool), lejohet falja e namazit me ato rroba. Ky është mendimi i disa dijetarëve të mëhershëm dhe disa dijetarëve të mëvonshëm, si Imam Sheukanit, *Shej'h* Albanit, *Shej'h* Ibni Uthejminit dhe shumë dijetarëve tjerë. All-llahu e din më së miri.

# SUNNET-ET E NATYRSHMËRISË

*Sunnet*-et e natyrshmërisë i ka përendur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) në dy transmetime. Në një transmetim ka thënë: "*Sunnet-et e natyrshmërisë janë pesë …*"[25], ndërsa në një transmetim tjetër ka thënë: "*Sunnet-et e natyrshmërisë janë dhjetë …*"[26], pastaj i ka përmendur ato. Ne do të flasim për të dhjetat shkurtimisht. Ato janë:

1. **Synetimi (*el-'hitan*)**

Transmeton Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Është bërë synet Ibrahimi ('alejhis-selam) në moshën tetëdhjetë (80) vjeçare*".[27]

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) na ka lajmëruar se synetimi është prej *'ibadet*-eve të rëndësishme të muslimanit.

Disa dijetarë kanë thënë se synetimi duhet të bëhet në ditën e shtatë pas lindjes.[28] Disa të tjerë kanë thënë se synetija nuk ka kohë të caktuar, por më lehtë dhe më mirë është kur fëmiju është sa më i vogël.

Synetimi është obligim (*farz*). Nuk ka gjunah nëse synetimi vonohet deri sa fëmija të arrijë moshën madhore, ndërsa pasi të arrijë në moshën madhore, atëherë fillon gjunahu.

Nuk është prej Islamit që të bëhet ceremoni (dasëm) për syneti, ngase nuk ka asnjë argument që Sahabet e kanë bërë një gjë të tillë. Fëmiju duhet të bëhet synet dhe të vazhdojë jetën si çdo ditë, pa pasur kurfar dallimi.

---

[25] Bu'hariu, Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibn Maxheh dhe Hakimi - Nga Ebu Hurajrah.
[26] Muslimi: 260 - Nga 'Aisheja.
[27] Bu'hariu - Nga Ebu Hurajrah.
[28] Ky është mendimi i shafi'ijëve. Këta bazohen në disa transmetime, por transmetimet janë të dobëta (*daif*).

2. **Pastrimi pas kryerjes së nevojës (*intikasul ma'* ose *istinxha'*)**

Nëse muslimani e kryen nevojën e vogël (urinën) ose atë të madhe, patjetër duhet të pastrohet. Pastrimi duhet të bëhet me ujë, e nëse mungon uji, atëherë mund të bëhet edhe me gjëra tjera. Ndërsa, nuk ka nevoj të pastrohet nëse njeriu lëshon gazra.

3. **Pastrimi i dhëmbëve me *misvak* (*es-sivak*)**

Është *sunnet* i Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) që të pastrohen dhëmbët me *misvak*.

Transmeton Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Sikur mos të më kishte ardhur rëndë të ju mundoj juve, do t'ua kasha bërë obligim që t'i pastroni dhëmbët me misvak çdo herë që merni abdes*".[29] Në një transmetim tjetër: "*… çdo herë që ta falni namazin*".[30]

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), çdo herë kur ka hyrë në shtëpi, i ka pastruar dhëmbët me *misvak*. Gjithashtu, kur është zgjuar nga gjumi, i ka pastruar dhëmbët me misvak; etj..

Pra, është e pëlqyer që të pastrohen dhëmbët me *misvak* (ose së paku me brushë, siç përdoret te ne) në çdo kohë, por veçanarisht para abdesit, para namazit, para se të hymë në shtëpi, kur të zgjohemi nga gjumi, etj..

4. **Shkurtimi i thonjëve *(tatlimul ebthar)***

Çdo musliman mashkull apo femër duhet t'i shkurtojë thonjët e tij dhe është e ndaluar rritja e tyre. Koha maksimale është katërdhjetë ditë.

Enesi (*radijall-llahju 'anhu*) ka thënë: "*Koha maksimale që ne duhet të shkurtonim mustaqet, të prisnim thonjët, të shkulnim qimet e nën-sqetullave dhe të prisnim qimet në organet intime, ishte katërdhjetë netë*".[31]

---

[29] Muslimi: 252; Ahedi: 2/460, 516; Nesaiu: "*Sunenu Kubra*" 298; Ibn 'Huzejmeh: 140; Maliku, Shafi'iu, Bejhekiu dhe Hakimi - Nga Ebu Hurajrah. Ibnul Mulekini në "*Bedul Munir*" thotë: "Mbi njëqind *hadith*-e flasin për *misvak*-un".

[30] Bu'hariu: "*Fet'h*" 458 dhe 887 - Nga Ebu Hurajrah.

[31] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë - Nga Enesi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 4200.

Nuk ka ndonjë transmetim se si duhet të shkurtohen thonjët, nga duhet të fillohet shkurtimi i tyre, në çfarë kohe etj., por shkurtimi i tyre bëhet normal dhe kur të ketë mundësi.

Disa kanë thënë se pasi të shkurtohen thonjët duhet të futen dikund dhe të futen nën dhé, por nuk ka nevojë të veprohet një gjë e tillë.

5. **Shkurtimi i mustaqeve (*kas-sush-sharib*)**

Shkurtimi i mustaqeve është *vaxhib* dhe nuk lejohet që muslimani t'i rritë ato dhe t'i bien nëpër buzë.

Transmeton Ibn 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Dallohuni prej idhujtarëve, lëshoni mjekrat dhe shkurtoni mustaqet*".[32]

Enesi (*radijall-llahju 'anhu*) ka thënë: "*Koha maksimale që ne duhet të shkurtonim mustaqet, të prisnim thonjët, të shkulnim qimet e nën-sqetullave dhe të prisnim qimet në organet intime, ishte katërdhjetë netë*".[33]

Shkurtimi i mustaqeve mund të bëhet i tërësishëm ose vetëm për-rreth buzëve.

Sa i përket rruajtrjes së mustaqeve, ka *i'htilaf* në mesin e dijetarëve. Sipas *medhheb*-it malikij dhe shafi'ij, ndalohet rruajtja e mustaqeve. Ndërsa sipas *medhheb*-it hanefij dhe hanbelij, lejohet rruajtja e tyre.

Ne themi se lejohet rruajrta e mustaqeve, por më e mirë është shkurtimi i tyre, ngase Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*shkurtoni*".

6. **Rritja e mjekrës (*iefahun lihjeh*)**

Ka disa *hadith*-e që Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) na ka urdhëruar që t'i lëshojmë mjekrat.

Transmeton Ibn 'Umeri se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Dallohuni prej idhujtarëve, lëshoni mjekrat dhe shkurtoni mustaqet*".[34]

---

[32] Bu'hariu dhe Muslimi - Nga 'Abdull-llah ibn 'Umeri.
[33] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë - Nga Enesi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 4200.

Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se sundimtari i Jemenit, i vendosur nga perandori persian Kisra, kishte dërguar dy ambasadorë te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*). Kur arritën, ai pa se ata i kishin rruar mjekrat dhe kishin mustaqe të mëdha. Duke e urryer pamjen e tyre të shëmtuar, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e ktheu kokën anash dhe tha: "*Mjer për ju, kush ju tha të veproni kështu?*" Ata u përgjigjën: "Zotëria ynë (Kisra)". Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Por Zoti im, i lartësuar dhe i lavdëruar qoftë Ai, më ka urdhëruar që ta lë mjekrën dhe t'i shkurtoj mustaqet*".[35]

Lëshimi i mjekrrës është *vaxhib*, ndërsa rruajtja e saj është *haram* sipas gjithë dijetarëve.

Ibn Hazmi (*rahimehull-llah*) ka thënë: "Ka *ixhma'* (pajtim) në mesin e gjithë dietarëve se rruajtja e mjekrës është *haram*".

Sa i përket shkurtimit të mjekrës, ka *i'htilaf* në mesin e dijetarëve. Sipas disa dijetarëve, lejohet shkurtimi i mjekrës nëse është mbi një grusht, duke u bazuar në transmetimin e Bu'hariut, i cili thotë: "Sa herë që Ibn 'Umeri e kryente Haxhxhin apo 'Umran, ai e kapte mjekrën e tij me grusht dhe e priste pjesën që dilte jashtë grushtit të tij".[36]

Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, nuk lejohet shkurtimi i mjekrës asnjëherë dhe mendojmë se ky është mendimi më i saktë.

Pejgamberi ynë, Muhammedi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e ka pasur mjekrën e madhe[37], dhe gjatë gjithë jetës së tij (63 vjeçare), nuk e ka shkurtuar atë asnjëherë.

Transmetohet se Sahabet e kanë vërejtur nga mbrapa Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) duke lexuar Kur'an në namaz, nga lëvizja e mjekrës së tij.[38]

Gjithashtu, gjithë Pejgamberët e All-llahut kanë qenë me mjekra. All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) e ka përmendur në Kur'an, Harunin (*'alejhis-selam*), ku thotë:

قَالَ يَبْنَؤُمَّ لَا تَأْخُذْ بِلِحْيَتِى وَلَا بِرَأْسِىٓ ۖ ...

[34] Bu'hariu dhe Muslimi - Nga 'Abdull-llah ibn 'Umeri.
[35] Shënuar nga Ibn Xherir Et-Tabari, Ibn Sa'd dhe Ibn Bishrani. Sipas *Shej'h* Albanit transmetimi është *hasen*. Shih "*Fikhus-Sirah*" nga El-Gazali, faqe 359.
[36] Bu'hariu - Nga 'Abdull-llah ibn 'Umeri.
[37] Muslimi: 2344 - Nga Xhabir ibn Samurah.
[38] Bu'hariu: 746 – Nga Ebu Ma'mer.

***"Ai (Haruni) tha: "O bir i nënës sime, mos më kap as për mjekre as për flokë ..."*** (*Ta Ha*: 94)

"Mos më kap për mjekre" nënkupton se e ka pasur mjekrën e madhe.

Gjithashtu, gjithë Sahabet, gjithë dijetarët e tabi'inëve, gjithë dijetarët e *medhheb*-eve dhe gjithë dijetarët tjerë, të mëhershëm apo të mëvonshëm, gjithë kanë pasur mjekra të mëdhaja.

7. **Rruajtja e qimeve në organet intime (*el-istihdad*)**

Çdo musliman mashkull apo femër patjetër duhet t'i rruajë qimet në organet intime. Koha maksimale është katërdhjetë ditë.

Enesi (*radijall-llahju 'anhu*) ka thënë: "*Koha maksimale që ne duhet të shkurtonim mustaqet, të prisnim thonjët, të shkulnim qimet e nën-sqetullave dhe të prisnim qimet në organet intime, ishte katërdhjetë netë*".[39]

8. **Rruajtja e qimeve nën sqetulla (*netfush-sharil ibid*)**

Çdo musliman mashkull apo femër patjetër duhet t'i shkulë (apo rruajë) qimet nën sqetulla. Koha maksimale është katërdhjetë ditë.

Enesi (*radijall-llahju 'anhu*) ka thënë: "*Koha maksimale që ne duhet të shkurtonim mustaqet, të prisnim thonjët, të shkulnim qimet e nën-sqetullave dhe të prisnim qimet në organet intime, ishte katërdhjetë netë*".[40]

9. **Pastrimi në vendet ku mblidhet llomi (*guslil beraxhim*)**

Dijetarët kanë thënë se vendet ku mblidhet llomi janë: ndërmjet gishtave, te thonjtë, te gishtërinjtë e këmbëve, te veshët, si dhe çdo vend tjetër ku mblidhet llomi.

---

[39] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë - Nga Enesi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 4200.

[40] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë - Nga Enesi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 4200.

10. **Shpërlarja e gojës dhe hundës (*el-medmedah vel istinshak*)**

Është prej natyrës së pastër që muslimani të futë ujë në gojën dhe hundën e tij dhe t'i pastrojë ato. Për këto do të flasim më gjërësisht në temën e abdesit.

# ABDESI

Në gjuhën arabe, adesit i thonë: *el-vudu'*, që rrjedh prej fjalës *vedaeh*, që don të thotë: ndriçim.[41]

Abdesi është prej çështjeve - *'ibadet*-eve të rëndësishme. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) na lajmroi se në Ditën e Gjykimit do të ketë njerëz, të cilëve do t'u shëndrisin fytyrat, krahët, do t'u shëndrisin gjymtyrët e trupit, të cilët njerëz, janë ata që kanë marrur abdes.[42]

Gjithashtu, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Çka mendoni për një person, i cili kalon pranë një lumi pesë herë brenda ditës, dhe çdo herë që kalon pranë tij, pastrohet dhe del nga ana tjetër, a do ti mbetet ndonjë papastërti?*" I thanë: "Jo, o i Dërguari i All-llahut". Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Kështu është puna e atij i cili (merr abdes rregullisht dhe) e falë namazin*".[43]

Thuhet se një grua dijetare[44], kur e pyetën pë Imam Shafi'iun, ajo tha: "Imam Shafi'iu shumë mirë e ka marrur abdesin". Kur atyre nuk ju duk në rregull kjo lavdatë, për kundër gjithë atyre veprave të mëdhaja, autoritetit dhe vlerave të mëdhaja që i kishte ky dijetarë i madh, ajo tha: "Ju nuk e keni kuptuar! Ai i cili e merr mirë abdesin, ai edhe mirë e falë namazin, e ai i cili e falë mirë namazin, ai i ka punët e mira me All-llahun".

---

[41] Tek ne përdoret abdes, por nuk është në gjuhën shqipe. All-llahu e din kjo fjalë nga e ka prejardhjen.
[42] Bu'hariu: 136; Muslimi: 246 - Nga Ebu Hurajrah.
[43] Bu'hariu dhe Muslimi - Nga Ebu Hurajrah.
[44] Thuhet se kjo grua dijetare ka jetuar në kohën e Imam Shafi'iut, në lagjen *Rabi'a*, dhe njihet si gruaja e lagjes *Rabi'a*.

## Kushtet e abdesit

1. **Qëllimi (nijeti)**

Kjo ka të bëjë me dëshirën për ta kryer veprimin, me synimin e kënaqësisë së All-llahut (*subhanehu ve te'ala*), me anë të zbatimit të urdhërit të Tij. Nijeti bëhet me zemër (vendi i nijetit është zemra), ndërsa shqiptimi i nijetit nuk ka të bëjë fare me të dhe nuk ka bazë në *Sheri'at*.

2. **Përmendja e All-llahut (thënia *BISMIL-LAH*)**

Për këtë çështje dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre. Disa kanë thënë se nëse nuk thua *BISMIL-LAH*, abdesi nuk vlen. Argument e kanë marrur *hadith*-in, në të cilin Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) thotë: "*Nuk ka namaz pa abdes dhe nuk ka abdes pa e përmendur emrin e All-lahut (d.m.th. pa BISMIL-LAH)*".[45]

Shumë dijetarë kanë thënë se ky *hadith* është i dobët (*daif*) dhe nuk merret për argument, prandaj shumica e dijetarëve janë të mendimit se përmendja e All-llahut (thëia *BISMIL-LAH*) është *sunnet* e nuk është kusht.

Pra, më e saktë është se nëse nuk thua *BISMIL-LAH*, abdesi është në rregull, por më e mirë është të thuhet, nëse është vendi ku lejohet të përmendet All-llahu.

## Rukn-et e abdesit

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

[45] *Daif*. Ahmedi: 2/418; Ebu Davudi: 101; Ibn Maxheh: 399 - Nga Ebu Hurajrah. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Sunen Ebu Davud*" 101. Hafizi në "*Telhis*" ka thënë: "Shumica e *hadith*-eve tregojnë se ata kanë ndonjë fortësi dhe se kanë bazë". Të mirë e kanë vlerësuar Ibn Salahu dhe Ibn Kethiri. Të dobët e kanë vlerësuar Ahmedi. Ndërsa autentik e kanë vlerësuar Mundhiri, Ibnul Kajjimi, San'ani, Sheukani dhe Albani.

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا قُمۡتُمۡ إِلَى ٱلصَّلَوٰةِ فَٱغۡسِلُواْ وُجُوهَكُمۡ وَأَيۡدِيَكُمۡ إِلَى ٱلۡمَرَافِقِ وَٱمۡسَحُواْ بِرُءُوسِكُمۡ وَأَرۡجُلَكُمۡ إِلَى ٱلۡكَعۡبَيۡنِۚ ...

***"O ju që besuat! Kur doni të ngriheni për të falur namazin, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla; fërkoni kokat tuaja, e këmbët lani deri në dy zogjtë."***
(*El-Maideh*: 6)

1. **Larja e fytyrës**

Ky veprim përfshin larjen e fytyrës (së paku një herë) nga pjesa e sipërme e ballit (prej ku fillojnë të dalin flokët) deri në pjesë e poshtme të nofullës, si dhe nga njëri vesh deri tek tjetri.

Nuk është e nevojshme të lahen sytë brenda. Dijetarët kanë thënë se kjo është prej vesveseve. Kështu ka vepruar 'Abdull-llah ibn 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*), i cili i ka këshilluar tjerët dhe ka thënë: "Mos e bëni atë që jamë duke e bërë unë, ngase kjo është prej vesveseve".

Te larja e fytyrës egziston një *i'htilaf* në mesin e dijetarëve, ngase në fytyrë është edhe shpërlarja e gojës dhe e hundës. Disa kanë thënë se "laje fytyrën" nënkupton edhe gojën edhe hundën. Disa të tjerë kanë thënë se kjo është në një nivel më poshtë: *vaxhib*. Ndërsa disa kanë thënë se kjo është *sunnet*.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse ti mer abdes, shpërlaje gojën*".[46] Në një *hadith* tjetër: "*… shpërlaje hundën dhe me dorën tjetër shfryje (nxjerre ujin që e ke futur brenda)*".[47]

Më e saktë është se shpërlarja e gojës dhe e hundës në abdes është *vaxhib*, ngase në *hadith* ka ardhur urdhër.

Nëse lënia e shpërlarjes së gojës dhe hundës bëhet me harresë, abdesi është në rregull, por nëse lënia e tyre bëhet me qëllim, atëherë abdesi nuk vlen.[48]

---

[46] Ebu Davudi: 144 dhe Bejhekiu - Nga Lakit ibn Sabra. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Temamul Minneh*". *Hadith*-in e kanë saktësuar edhe Tirmidhiu dhe Neveviu.
[47] Bu'hariu: 161; Muslimi: 237; Ebu Davudi - Nga Ebu Hurajrah.

Sipas *medhheb*-it hanefij, së pari shpërlahet goja, pastaj hunda.[49] Sipas disa dijetarëve tjerë, mbushet grushti me ujë dhe futet edhe në gojë edhe në hundë përnjëherë.

Me e saktë është që të shpërlahen goja dhe hunda me grushtin me ujë përnjëherë.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) me të njejtin grusht që e ka mbushur dorën me ujë, e ka shpërlarë edhe gojën edhe hundën.[50]

2. **Larja e krahëve deri tek bërrylat**

Krahët duhet të lahen deri në bërryla. Edhe dy nyjet e bërrylave duhet të lahen patjetër, për ndryshe abdesi nuk vlen.

3. **Fshirja (dhënia *mes'h*) e kokës**

Sipas *medhheb*-it hanefij, *mes'h* i jepet pjesës parë të kokës. Sipas *medhheb*-it shafi'ij, i jepet *mes'h* cilës do pjesë të kokës, qoftë para, qoftë mbrapa, apo qoftë anash. Sipas disa dijetarëve tjerë, *mes'h* i jepet komplet kokës.

Sipas *sunnet*-it të Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), *mes'h* i jepet komplet kokës.

Transmeton 'Abdull-llah ibn Zejdi se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i ka lagur duart, me të dy duart i ka dhënë *mes'h* kokës prej para (prej ku fillojë flokët te balli) e deri mbrapa (deri ku mbarojë flokët te qafa), pastaj i ka kthyer duart përsëri mbrapa.[51]

---

[48] Këtu është një rregull: nëse *vaxhib*-i lihet me harresë, *'ibadet*-i është në rregull, por nëse lihet me qëllim, atëherë *'ibadet*-i nuk vlen. Ndërsa te *rukn*-i, qoftë nëse lihet me harresë, qoftë nëse lihet me qëllim, *'ibadet*-it përsëri nuk vlen.

[49] *Daif*. Ebu Davudi: 139 - Nga Talha ibni Musarrif. Hafizi në "*Telhis*" thotë: "Në zinxhirin e transmetuesve gjendet Lejth ibn Ebi Sulejmi, kurse ai është i dobët. Ibn Hibbani thotë për të: "Ai i përzien zinxhirët e transmetuesve, ai i lartëson zinxhirët e ndërprerë dhe transmeton prej transmetuesve të besueshëm ato që nuk janë fjalë të tyre. Prej tij nuk kanë transmetuar Ibn Kethiri, Ibn Me'ini dhe Ahmedi". Neveviu në "*Tehdhib esma'*" thotë: "Dijetarët janë në ujdi rreth dobësisë së tij". *Hadith*-et që e transmetojnë një gjë të tillë të gjitha janë të dobëta (*daif*).

[50] Bu'hariu: 185; Muslimi: 235 - Nga 'Abdull-llah ibn Zejdi.

[51] Bu'hariu: 185; Muslimi: 235; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibn Maxheh dhe Hakimi - Nga 'Abdull-llah ibn Zejdi.

Ka raste që Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), kur ka pasur të lidhur mbi kokë *amameh*[52], i ka dhënë *mes'h* kokës vetëm pak përpara (ballukes), pastaj i ka dhënë *mes'h amame*-s, pjesës që e ka pasur të lidhur mbi kokë.[53]

Pas fshirjes (dhënies *mes-h*) së kokës, me të njejtin ujë, duhet të fshihen veshët brenda dhe jashtë. Një veprim të tillë, disa dijetarë e konsiderojnë *rukn*, disa *vaxhib*, e disa *sunnet*.

4. **Larja e këmbëve deri në nyje**

Duhet të lahen këmbët, thembrat dhe zogu i këmbës patjetër.

Në *ajet*, All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë: "… ***fërkoni*** *(jepjuni mes'h)* ***kokat tuaja, dhe këmbët deri në dy zogjtë***" (*El-Maideh*: 6), dhe nëse meret *ajet*-i tekstualisht, atëherë nënkuptojmë se duhet t'u japim *mes'h* këmbëve e jo t'i lajmë ato; për atë shi'at, kur marin abdes, ju japin *mes'h* këmbëve dhe nuk i lajnë komplet.

Nëse ju jepet *mes'h* këmbëve, abdesi nuk vlen, por patjetër duhet të lahen këmbët, thembrat dhe nyjet, dhe këtë na e mëson tradita e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).

5. **Larja e këtyre pjesëve përnjëherë (*el-muvalah*)**

Kur merret abdes, nuk lejohet që një herë të lahen disa pjesë, e pastaj pjesët tjera, por patjetër duhet të lahen të gjitha pjesët përnjëherë.

Nese je duke maurrur abdes (dhe i ke larë vetëm disa pjesë) dhe të duhet patjetër ta kryesh ndonjë punë (të përgjigjesh në telefon, ta hapësh derën apo diçka tjetër), lejohet që ta ndërpresësh, dhe kur të kthehesh, ta vazhdosh abdesin atje ku ke mbetur. Kjo vlen deri sa pjesët që i ke larë ende janë të lagura, e nëse pjesët e lagura thahen, atëherë abdesi nuk vlen dhe duhet filluar nga fillimi.

---

[52] Pjesë, si shall, që e përdorin arabët, për ta lidhur kokën (rreth e rrotull), si mburojë nga nxehti apo diçka tjetër.

[53] Muslimi: 274 - Nga Mugira ibn Shu'beh.

6. **Renditja (*et-tertib*)**

Sipas disa dijetarëve, renditja është *rukn* dhe nëse pjesët e abdesit nuk lahen me rend, abdesi nuk vlen, ngase All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) i ka pëmendur me rend, e dhe Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i ka larë ato me rend. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, edhe nëse larja nuk bëhet me rend, abdesi është në rregull, por më e mirë është që të lahen me rend.

Ata që renditjen nuk e konsiderojnë *rukn*, argumentohen me një transmetim, ku Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), pasi i lau krahët, atëherë futi ujë në gojë dhe në hundë.[54]

Sa i përket këtij transmetimi, disa dijetarë kanë thënë se në këtë rast Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka harruar, ndërsa disa të tjerë kanë thënë se nuk ka harruar, prandaj *i'htilaf*-i është shumë i madh.

Ajo që mendojmë se është më e saktë dhe më e sigurtë, është që të lahen pjesët e abdesit me rend dhe një gjë e tillë është *rukn*.

## Sunnet-et e abdesit

Ka shumë gjëra që janë *sunnet* dhe është e pëlqyer që ato të veprohen para, gjatë abdesit dha pas tij. Prej tyre janë:

1. **Pastrimi i dhëmbëve me *misvak***

Për pastrimin e dhëmbëve me *misvak* kemi shpjeguar kur kemi folur për *sunnet*-et e natyrshmërisë.[55]

[54] Ahmedi dhe Ebu Davudi - Nga Mikdam MadiKerib. Sheukani thotë që ky është një transmetim i mirë. *Shej'h* Albani në "*Temamul Minneh*".
[55] Shih faqen 26.

2. **Përmendja e All-llahut (thënia *BISMIL-LAH*) para abdesit**

Thënia *BISMIL-LAH* para abdesit është e pëlqyer të thuhet, përveç në vendet ku nuk lejohet përmendja e All-llahut (si në WC, banjo etj.). Dijetarët kanë thënë se nëse merr abdes në banjo, ku në të njejtin vend kryhet edhe nevoja, atëherë *BISMIL-LAH* duhet të thuhet me zemër, ose nëse është afër, thuhet prej jasht *BISMIL-LAH*, pastaj hyn dhe merr abdes. E disa kanë thënë se nëse banjoja ka shole, nëse asaj i lëshohet uji dhe mbyllet me kapak, atëherë lejohet të thuhet *BISMIL-LAH* edhe aty.

3. **Larja e duarve në fillim**

Një gjë e tillë bazohet në hadithin e ʻAus ibn ʻAus El-Thekafiut, i cili ka thënë: "E pashë Pejgamberin (*sal-lall-llahu ʻeljhi ve sel-lem*) që po merrte abdes dhe ai i lau duart e tij tre herë".[56]

4. **Larja e të gjithë pjesëve nga tre herë**

Është *sunnet* që duart, fytyra, krahët dhe këmbët, të lahen nga tre herë, përveç kokës dhe veshëve, të cilave ju jepet *mes'h* vetëm një herë.

Është e lejuar që pjesët e abdesit të lahen edhe nga dy[57] apo edhe nga një herë[58] dhe një gjë e tillë është e transmetuar nga Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻeljhi ve sel-lem*), por më e mirë është që të lahen nga tre herë.

5. **Fillimi i çdo veprimi nga ana e djathtë**

Është e pëlqyer që çdo veprim në abdes të fillohet nga ana e djathtë.[59] Nëse fillohet me anën e majtë, abdesi është në rregull, por fillimi nga ana e djathtë është më e mirë.

---

[56] Ahmedi dhe Nesaiu - Nga ʻAus ibn ʻAus El-Thekafiu. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih En-Nesai*" 83.
[57] Bu'hariu 158 - Nga ʻAbdull-llah ibn Zejdi.
[58] Bu'hariu 157 - Nga Ibn ʻAbbasi.
[59] Transmetohet prej Ebu Hurajras se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur të merrni abdes, filloni me anën e djathtë të trupit tuaj*". (*Sahih*. Ebu Davudi: 4141; Ibn Maxheh: 402; Tirmidhiu: 1766, Nesaiu në veprën "*Sunenu Kubra*" 5/482; Ibn ʻHuzejmeh: 178. Ky është citati i Ibn Maxhes)

6. **Kalimi i gishtërinjëve nëpër mjekër**

Është *sunnet*, për atë që ka mjekër pak më shumë, kur ta lajë fytyrën, të merr ujë dhe ta lajë edhe mjekrën dhe t'i futë gishtat e tij nëpër mjekër.

Enesi (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), kur merrte abdes, merrte një grusht me ujë, e fuste poshtë mjekrës së tij dhe e fërkonte atë, dhe thoshte: "*Kështu më ka urdhëruar All-llahu az-ze ve xhel-le*".[60]

'Uthmani (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*) e krehte mjekrën me gishtërinjtë e tij.[61]

7. **Fërkimi i gjymtyrëve**

Është e pëlqyer që, kur të lahen gjymtyrët e abdesit, të fërkohen edhe me dorë, por lejohet edhe vetëm hedhja e ujit mby gjymtyrët e abdesit, por duke mos lënë ndonjë pjesë të gjymtyrëve pa e lagur.

Transmeron 'Abdull-llah ibn Zejdi (*radijall-llahu 'anhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*) mori *abdes* dhe pastaj i fërkoi krahët e tij.[62]

8. **Futja e gishtërinjëve të dorës ndërmjet gishtërinjëve të këmbës**

Është *sunnet* që, kur të lahen këmbët, gishtërinjtë e dorës të kalohen nëpër gishtërinjtë e këmbëve dhe të lahen mirë ato.

Transmeton Mustevrid ibn Sheded dhe thotë: "E kam parë Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*) duke larë gishtat e këmbëve me gishtin e tij të vogël".[63]

---

[60] Ebu Davudi - Nga Enesi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Ebu Davud*" 145.
[61] Ibn Maxheh; Tirmidhiu: 31; Ibn 'Huzejmeh: 1/78, 79 - Nga 'Uthmani. Tirmidhiu thotë se *hadith*-i është *hasen-sahih*, për shkak të shumë thënieve (më shumë se dhjetë) që e forcojnë atë.
[62] Bejhekiu në "*Sunen El-Kubra*" 978; Ebu Davud Et-Tajalisi, Ahmedi, Ibn Hibbani dhe Ebu Ja'la – Nga 'Abdull-llah ibn Zejdi. El-A'dhami ka thënë se zinxhiri i transmetimit është i saktë.
[63] Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Mustevrid ibn Sheded. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*.

9. **Lutja (*du'a*-ja) pas abdesit**

Pasi të merret abdes, është *sunnet* që të thuhet kjo *du'a*: *ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEH, VE ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDEN 'ABDUHU VE RASULUH* (Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç All-llahut, Një, i Vetëm dhe i pa shok, dhe dëshmoj se Muhammedi është rob dhe i Dërguar i Tij).

Transmeton 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse ndonjëri prej jush merr abdes dhe pastaj thotë: ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEH, VE ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDEN 'ABDUHU VE RASULUH, do t'i hapen tetë dyert e Xhennetit, për të hyrë ka cila derë të dëshiroj*".[64]

Në një transmetim tjetër qëndron edhe: "*ALL-LLAHUM-ME XHE'ALNI MINET-TEVABIN, VEXHE'ALNI MINL MUTETAH-HIRIN (o Zoti im, më bëj mua prej atyre që pendohen dhe prej atyre që pastrohen)*".[65]

10. **Falja e dy *rek'at*-eve namaz pas marrjes së abdesit**

Është *sunnet* që, pasi të merret *abdes*, të falen dy *rek'at*-e namaz.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*) i tha Bilalit (*radijall-llahu 'anhu*): "*O Bilal, më trego se çfarë ke bërë ti, ngase i kam dëgjuar nallet e tua duke ecur në Xhennet?*" Bilali (*rdijall-llahu 'anhu*) u përgjigj: "Nuk di ndonjë gjë, o i Dërguari i All-llahut, përveç se çdo herë kur kam marur abdes, i kam falur nga dy *rek'at*-e namaz".[66]

11. **Fshirja e abdesit**

Sa i përket fshirjes së abdesit, ka *i'htilaf* në mesin e dijetarëve. Sipas disave abdesi duhet të fshihet, ndërsa sipas disa të tjerëve duhet e kundërta.

---

[64] Muslimi: 234 - Nga 'Umer ibn 'Hattabi.

[65] Tirmidhiu: 55 dhe thotë: "Zinxhiri i transmetimit të këtij *hadith*-i është *mudterib* dhe nuk ka asgjë autentike në lidhje me të (lutjen) e që vlen të merret parasysh". Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Ahmed Shakir e ka vlerësuar të dobët, por edhe të tjerë. Mirëpo, ekzistojnë edhe *hadith*-e të tjera që e përforcojnë këtë shtojcë. Ato i përmendin Bezzari dhe Taberani në "*Evsat*" prej Theubanit, Ibn Maxheh prej Enesit, Hakimi në "*Mustedrak*" prej Ebu Se'idit dhe të tjerë, për çka këtë shtojcë e kanë vërtetuar Mubarekfuri dhe Albani.

[66] Bu'hariu: 1149; Muslimi 2458 - Nga Ebu Hurajrah.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*), pasi mori abdes, Mejmuneja ia ofroi një "peshqir" për tu fshirë, ndërsa Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*) e refuzoi një gjë të tillë dhe nuk e fshiu abdesin.[67]

Ata që thonë se abdesi më mirë është të mos fshihet, thonë: Përderisa Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka refuzuar që ta fshijë abdesin, nënkupton se një gjë e tillë është më e mirë. Ndërsa ata që thonë se abdesi është më mirë të fshihet, thonë: Përderisa Mejmuneja ia ka ofruar "peshqirin" Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*), nënkupton se ai (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*) çdo herë e ka fshirë abdesin, por vetëm në këtë ras e ka refuzuar një gjë të tillë.

Abdesi lejohet që të fshihet, por më së miri është që të mos fshihet, ngase në disa transmetime tjera qëndron se për çdo pikë të abdesit që bjen në tokë, falen gjunahet.[68] All-llahu e din më së miri.

12. **Dhënia *mes'h* qafës**

Sipas disa dijetarëve, është *sunnet* që me dorë të lagur t'i jepet *mes'h* qafës. Në realitet, një gjë e till nuk duhet të veprohet, ngase nuk ka asnjë transmetim të vërtetë që Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'eljhi ve sel-lem*) i ka dhënë *mes'h* qafës. Shumica e dijetarëve kanë thënë se një gjë e tillë është *bid'at* (risi në fé).

## Veprimet që e prishin abdesin

Te veprimet që e prishin abdesin, janë disa prej tyre për të cilat ka *ixhma'* (pajtim) në mesin e gjithë dijetarëve. Ato janë:

1. **Nevoja e madhe, nevoja e vogël (urina) dhe gazrat**

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

[67] Bu'hariu:249; Muslimi:317; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Mejmuneja.
[68] Muslimi: 244 - Nga Ebu Hurajrah.

... أَوْ جَآءَ أَحَدٌ مِّنكُم مِّنَ ٱلْغَآئِطِ ...

***"... ose ndonjëri prej jush vjen prej vendit të nevojës ..."*** (*El-Maideh*: 6)

2. ***El-meni* (sperma), *el-vedju* dhe *el-medhju***

*El-meni* (sperma) është lëngu që del fuqishëm me epsh, e cila e bën njeriun të papastër dhe ia obligon *gusl*-in (larjen e plotë të trupit). *El-vedju* është lëngu, i cili del kur njeriut i shkon mendja me epshin e tij, ndërsa *el-medhju* është një lëng, i cili del pas nevojës së vogël (urinës). Këto dy lëngje nuk e obligojnë *gusl*-in, por mjafton që të pastrohet vendi ku ka ra ky lëng dhe të merret abdes.

Në lidhje me spermën, Ibn 'Abbasi ka thënë se duhet të merret *gusl*, ndërsa për *el-vedju* dhe *el-medhju*, ai ka thënë se duhet të lahet organi seksual dhe të merret abdes.[69]

3. **Menstruacionet (*hajd*-i)**

*Hajd*-i (menstruacioni) është përiudha e pëmuajshme, e cila paraqitet te grate me anë të rrjedhjes së gjakut nga organi gjenital i femrës. Ky veprim e prishë abdesin dhe e obligon *gusl*-in. Për këtë temë do të flasim më vonë më gjërësisht.

4. **Mardhëniet intime**

Nëse burri me gruan bëjnë mardhënie intime, edhe duke mos arritur deri te ejkujalimi, edhe ky veprim e prishë abdesin dhe e obligon *gusl*-in.

5. **Humbja e vetëdijes**

Nëse njeriut i humbë vetëdija, qoftë edhe një moment të shkurtër, abdesi i tij prishet, ngase në ato momente njeriu nuk e din se çfarë ka ndodhur me të.

[69] Bejhekiu - Nga 'Abdull-llah ibn 'Abbasi.

Këto janë nëntë veprime, të cilat e prishin abdesin me *ixhma'* (pajtimin) e gjithë dijetarëve Islam. Ka edhe disa veprime tjera, të cilat e prishin abdesin, por për të cilat ka *i'htilaf* (mospajtime) në mesin e dijetarëve. Ato janë:

6. **Gjumi i thellë**

Sipas disa dijetarëve, gjumi i rëndë e prishë abdesin. Sipas disa të tjerëve, vetëm edhe nëse pak të kaplon gjumi, abdesi prishet. Sipas disa të tjerëve, nëse njeriu flen ulur, abdesi nuk prishet, por nëse shtrihet, atëherë trupi është i lirë dhe abdesi prishet. Dhe sipas disa të tjerëve, gjumi nuk e prishë abdesin.

*I'htilaf*-i ka filluar, ngase kanë ardhur disa transmetime të ndryshme.

Në një transmetim, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) përmendi se duhet të merr abdes, nëse njeriu e kryen nevojën e madhe, nevojën e vogël, apo nëse e zen gjumi.

Enesi (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë: "Shokët e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) prisnin për namazin e jacisë, derisa kokat e tyre fillonin të vareshin poshtë lartë (nga gjumi). Pastaj ato faleshin pa marrë përsëri abdes".[70]

Në një transmetim tjetër qëndron: "I kam parë shkët e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) të zgjoheshin për namaz, pasi t'i dëgjoje duke gërrhitur[71]. Ata ngriteshin për të falur namazin, pa marrë përsëri abdes".[72]

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se gjumi i thellë (i rëndë) e prishë abdesin, ndërsa gjumi i lehtë (që ka mundësi të kontrollohet vetja) nuk e prishë abdesin. All-llahu e din më së miri.

Në një transmetim tjetër qëndron se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ra të flejë natën, fjeti dhe iu dëgjua zhurma e të gërrhaturës. Bashkëshortja e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) thotë: "U ngrit Pejgamberi i All-llahut dhe u fal pa marrë abdes".

Nga ky transmetim nuk nënkuptohet se edhe gjumi i thellë nuk e prishë abdesin, ngase kjo është e vaçantë vetëm për Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).

[70] Shafi'iu; Muslimi: 376; Ebu Davudi: 200; Darekutni: 1/131; Tirmidhiu: 1/78 - Nga Enesi. Si autentik e kanë vlerësuar Tirmidhiu, Derekutni dhe Ibn Haxheri. Bejhekiu ka thënë: "Transmetuesit janë transmetues të "*Sahih*"-ut".
[71] Ibn El-Mubareku ka thënë: "Sipas mendimit tonë (të drejtë), kjo gjë ndodhte kur ata ishin ulur".
[72] Tirmidhiu - Nga Shu'beh.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Pejgamberëve të All-llahut ju flejnë sytë, por nuk ju flen zemra*".

7. **Ngrënia e mishit të deves**

Sipas disa dijetarëve, ngrënia e mishit të deves e prishë abdesin, ndërsa sipas disa të tjerëve, ngrënia e mishit të deves nuk e prishë abdesin.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se ngrënia e mishit të deves e prishë abdesin. Pra, nëse një person han mish të deves, abdesi i tij prishet.

Transmetohet prej Xhabir ibn Semuras se një person erdhi te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe e pyeti: "O i Dërguari i All-llahut, a duhet të marr abdes nëse ha mish të deves?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Po*". Personi e pyeti përsëri: "A duhet të marr abdes nëse ha mish të deles?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Nëse dëshiron*".[73]

## Veprimet që nuk e prishin abdesin

Ka disa veprime për të cilat njeriu mund të mendojë se ato e prishin abdesin, apo ka mendime të dijetarëve se ato veprime e prishin abdesin, por në realitet veprimet e tilla nuk e prishin abdesin. Ato janë:

1. **Prekja e organit gjenital**[74]

Sipas disa dijetarëve, prekja e organit e prishë abdesin, ndërsa sipas disa të tjerëve, prekja e organit nuk e prishë abdesin.

*I'htilaf*-i ekziston ngase kanë ardhur dy transmetime.

---

[73] Muslimi: 360 - Nga Xhabir ibn Semurah.
[74] Bëhet fjalë për prekjen e organit gjenital pa ndonjë pengesë (siç janë rrobat etj..) mes dorës dhe organit.

Busra ibn Safvan (*radijall-llahu ʻanhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kush e prekë orgain e tij, le të merr abdes*".[75]

Në një transmetim tjetër, erdhi një person te Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) dhe tha: "O i Dërguari i All-llahut, nëse dikush e prekë organin me dorën e tij, a duhet të merr abdes?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) tha: "*Ajo është një pjesë e trupit tend*".[76]

Atë që thonë se prekja e organit e prishë abdesin bazohen në transmetimin e parë, ndërsa ata që thonë të kundërtën bazohen në transmetimin e dytë.

Nëse vijnë dy *hadith*-e që e kundërshtojnë njëri-tjetrin, atëherë duhet të mundohemi që t'i bashkojmë argumentet. Dhe mendimi i tretë i dijetarëve, i atyre që i bashkuan argumentet, është se nëse organi preket me epsh dhe rrjedh diçka, abdesi prishet, ndërsa nëse organi preket pa epsh, është sikur ta prekësh një pjesë tjetër të trupit dhe abdesi nuk prishet.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se nëse organi preket me epsh dhe rrjedh diçka, abdesi prishet, ndërsa nëse organi preket pa epsh, është sikur ta prekësh një pjesë tjetër të trupit dhe abdesi nuk prishet. All-llahu e din më së miri.

2. **Prekja e gruas**

Kjo ka të bëjë me prekjen e gruas, apo përkëdheljen e saj, apo përshëndetjen për dore të çfarëdo gruaje tjetrër (qoftë nëna, motra etj.).

Sipas disa dijetarëve, prekja e gruas (kushdo qoftë ajo) e prshë abdesin. Ndërsa më e saktë është se një gjë e tillë nuk e prishë abdesin.

Transmeton ʻAisheja (*radijall-llahu ʻanha*) dhe thotë: "Unë flija përballë Pejgamberit (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) me këmbët e mija në drejtim të *Kible*-s (për të). Kur ai binte

---

[75] Ahmedi: 6/406; Ebu Davudi: 181; Tirmidhiu: 82; Nesaiu: 447; Ibn Maxheh: 479; Maliku: 93; Shafi'iu: 2/12; Ibn Hibbani: 1112 - Nga Busra ibn Safvani. Si autentik e kanë vlerësuar: Bu'hariu, Ahmedi, Ibn Me'ini, Tirmidhiu, Hazimi, Bejhekiu dhe të tjerë. Shih "*Telhisul habir*" 1/214. Edhe sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*.

[76] Ahmedi: 4/23; Ebu Davudi: 182; Tirmidhiu: 85; Nesaiu: 165; Ibn Maxheh: 483; Ibn Hibbani: 3/402; Darekutni: 1/149 - Nga Talak ibn ʻAlijj. Si autentik e kanë vlerësuar: Ibn Hibbani, Taberaniu, Ibn Hazmi dhe *Shej'h* Albanit. Të dobët e kanë vlerësuar: Shafi'iu, Ebu Hatimi, Ebu Zur'a, Darakutni, Bejhekiu dhe Ibnul Xheuzi. Ibn Hazmi në veprën "*Muhala*" 139 thotë se ky *hadith* është shfuqizuar me *hadith*-in lidhur me urdhërin e marrjes së abdesit, kurse All-llahu e din më së miri. Edhe sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 182.

në *sexhdeh*, më prekte dhe unë i lëvizja këmbët".[77] Në një transmetim tjetër thuhet: "Kur donte të binte në *sexhdeh*, ai prekte këmbët e mija".

Bile, në një transmetim, 'Aisheja (*radijall-llahu 'annha*) ka thënë: "Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i puthte disa nga gratë e tij dhe pastaj shkonte në namaz pa marrë abdes".[78]

Këtu hyn edhe përshëndetja për dore apo prekja e ndonjë femre me të cilën është e ndaluar përshëndetja për dore dhe prekja e saj dhe një gjë e tillë nuk e prishë abdesin, përveç nëse prejkja bëhet me epsh dhe rrjedh diçka, atëherë abdesi prishet.

Gjithashtu, një pyetje që parashtrohet shumë shpesh dhe që ka vesvese në të, është se, a prishet abdesi nëse nëna e pastron foshnjën e saj? Një veprim i tillë nuk ka të bëjë fare me prishjen e abdesit.

3. **Rrjedhja e gjakut**

Kjo ka të bëjë me rrjedhjen që mund të shkaktohet nga plagët, nga lëshimi i gjakut (*hixhame*-ja) apo edhe rrjedhja e gjakut nga hundët, pavarësisht nëse sasia është e vogël apo e madhe.

Sipas *medhheb*-it hanefij, rrjedhja e gjakut e prishë abdesin, ndërsa sipas të tjerëve, një gjë e tillë nuk e prishë abdesin.

Më e saktë është se rrjedhja e gjakut nuk e prishë abdesin. Argument është rasti i 'Umerit (*radijall-llahu 'anhu*), të cilin e plagosën duke qenë në namaz, e pastaj ai u ngrit dhe e fali namazin në atë gjendje (duke i rrjedhur gjak), pa marrur përsëri abdes.[79] Gjithashtu edhe rasiti i 'Ubad ibn Bishr, të cilin muslimanët e lan roje dhe duke u falur u qëllua me tre shigjeta, por ai përsëri e vazhdoi namazin.[80]

---

[77] Bu'hariu - Nga 'Aisheja.

[78] Ahmedi: 6/210; Nesaiu; Ebu Davudi: 178, 179; Tirmidhiu; Ibn Maxheh - Nga 'Aisheja. Të dobët e kanë vlerësuar Bu'hariu dhe shumë të tjerë: Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu, Darekutni, Bejhekiu dhe Ibn Hazmi. Shih "*Ilel*" prej Ibn Ebi Hatimit 110. Disa dijetarë e kanë përforcuar këtë *hadhith* me *hadith*-e të tjera, kurse prej atyre dijetarëve është edhe Abdul Hakku. Zejlei' thotë se zinxhiri i transmetimit është i mirë. Ahmed Shakir dhe Albani e kanë vlerësuar *sahih* për shkak të *hadith*-eve tjera që e përforcojnë. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 178, "*Sahih Sunen Tirmidhi*" 86 dhe "*Sahih Sunen Ibni Maxheh*" 502.

[79] Maliku, Axhurij dhe Mervezij. *Shej'h* Albani thotë se transmetim është i vërtetë (*sahih*). Shih: "*El-Iman li ibn Ebi Shejbeh*" 103.

[80] Ebu Davudi, Ibn 'Huzejmeh dhe Bu'hariu në formën *mua'lak* - Nga 'Ubad ibn Bishr. Shih "*Silsiletul ehadith sahiha*" 1/299.

Hasan El-Basriu ka thënë: "Muslimanët faleshin edhe pse ishin të plagosur".[81]

Ndërsa, të gjitha transmetimet që vinë se rrjedhja e gjakut e prishë abdesin, të gjitha janë të dobëta (*daif*).

4. **Të vjellat**

Pavarësisht nëse sasia e të vjellave është e vogël apo e madhe, nuk ka ndonjë *hadith* të fortë që vërteton se një gjë e tillë e prishë abdesin.

5. **Të qeshurit gjatë namazit**

Sipas *medhheb*-it hanefij, të qeshurit gjatë namazit e prishë edhe namazin edhe abdesin. Ndërsa në realitet, kjo nuk ka të bëjë fare me abdesin dhe nuk e prishë atë, ngase nuk ka ndonjë *hadith* që e konfirmon një gjë të tillë.

6. **Larja e të vdekurit**

Larja e ndonjë të vdekuri nuk e prishë abdesin, ngase transmetimet që thonë se një veprim i tillë e prishë abdesin janë të dobëta (*daif*).[82]

7. **Dyshimi**

Nëse ke marrur abdes, por më vonë dyshon nëse e ke prishur apo jo, një dyshim i till nuk e prishë abdesin, derisa ta vërtetosh sigurtë se e ke prishur. Abdesi është i vlefshëm, ngase siguria (që ke marrur abdes) është më e madhe se sa dyshimi (nëse e ke prishur apo jo).

---

[81] Bu'hariu.

[82] Transmetohet prej Ebu Hurajras se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kush e lanë të vdekurin, le të pastrohet, ndërsa kush e bartë, le të merr abdes*". (Ahmedi: 9554; Tirmidhiu: 993; Ibn Maxheh: 1463; Ibn Hibbani: 2/1080. Ahmedi dhe Ebu Davudu kanë treguar në dobësinë e këtij *hadith*-i. Ahmedi thotë: Nuk ka asgjë autentike në këtë kapitull". *Shej'h* Albani e ka vlerësuar *sahih* në "*Sahih Sunen Ibni Maxheh*".

Ka edhe disa veprime për të cilat mund të mendohet se ato e prishin abdesin, si sharja, dëgjimi i muzikës etj.. Sharja, dëgjimi i muzikës etj. janë mëkat, por nuk kanë të bëjnë fare me prishjen e abdesit dhe gjërat e tilla nuk e prishin ata.

## Veprimet për të cilat abdesi është arz

Ka vepra për të cilat është *farz* abdesi dhe pa të cilin ato vepra nuk pranohen. Prej tyre:

1. **Të gjitha llojet e namazeve**

Në këtë grup hyjnë të gjitha llojet e namazeve, si ato *farz*, *sunnet* apo edhe namazi i xhenazes. Për këtë ka *ixhma'* në mesin e dijetarëve.

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا قُمۡتُمۡ إِلَى ٱلصَّلَوٰةِ فَٱغۡسِلُواْ وُجُوهَكُمۡ وَأَيۡدِيَكُمۡ إِلَى ٱلۡمَرَافِقِ وَٱمۡسَحُواْ بِرُءُوسِكُمۡ وَأَرۡجُلَكُمۡ إِلَى ٱلۡكَعۡبَيۡنِۚ ...

***"O ju që besuat! Kur doni të ngriheni për të falur namazin, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla; fërkoni kokat tuaja, e këmbët lani deri në dy zogjtë."*** (*El-Maideh*: 6)

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*All-llahu nuk e pranon asnjë namaz pa abdes*".[83]

Nëse një person falet pa abdes me harresë (duke menduar se ka abdes), namazi i tij nuk vlen, dhe nëse i kujtohet më vonë, duhet ta përsërisë atë namazin edhe një herë. Ndërsa, nëse një person falet pa abdes me qëllim, sipas *medhheb*-it hanefi, ai bën *kufr*,

[83] Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh. Ngjajshëm qëndron edhe te: Bu'hariu: 135 dhe Muslimi: 225 - Nga Ebu Hurajrah.

ngase sipas tyre, ai bën tallje me namazin, ndërsa të tallesh me namazin është *kufr*. Ndërsa sipas shumicës së dijetarëve, ai person është gjunahqarë i madh.

Namazi është i vetmi *'ibadtet* për të cilin është *farz* abdesi, por janë edhe dy raste tjera për të cilat ka *i'htilaf* në mesin e dijetarëve, por më e sakta është se për ato veprime abdesi nuk është *farz*, por është i *sunnet*. Ato janë:

2. ***Tavaf*-i (rrotullimi) rreth Ka'bes**

Sipas disa dijetarëve, është *farz* abdesi për atë që dëshiron të bëjë *tavaf*. Sipas disa të tjerëve, lejohet që *tavaf*-i të bëhet pa *abdes*, por është *sunnet* të merret abdes.

Ata që thonë se abdesi është *fazr* për atë që dëshiron të bëjë *tavaf*, bazohen në fjalën e 'Abdull-llah ibn 'Abbasit (*radijall-llahu 'anhu*), i cili ka thënë: "Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Tavaf-i është në vetvete një lloj namazi, por All-llahu e ka lejuar të folurit gjatë tij*"."[84]

Ky *hadith* është *meukuf*[85], i cili nuk ngritet te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), por është fjalë e 'Abdull-llah ibn 'Abbasit. Dhe, nëse ka thënë 'Abdull-llah ibn 'Abbasi, nuk nënkupton se abdesi është *farz* për atë që dëshiron të bëjë *tavaf*, ngase në namaz ka shumë gjëra tjera, si *ruku'*, *sexhdeh* dhe të tjera gjëra që janë patjetër, e që nuk janë në *tavaf*. Prandaj, edhe nëse themi se *tavaf*-i është njësoj sikur namazi, vetëm se në *tavaf* lejohet të folurit, themi se nuk është kusht të jetë në gjitha aspektet i njejtë.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se lejohet që *tavaf*-i të bëhet pa abdes, por është e pëlqyer (*sunnet*) dhe më mirë të mirret *abdes*.

3. **Prekja e Kur'anit**

Sipas Imam Malikut, Shafi'iut, Ahmedit dhe shumicës së dijetarëve, është *farz* abdesi për atë që dëshiron ta prekë Kur'anin. Sipas tyre, është *haram* prekja e Kur'anit pa

---

[84] Tirmidhiu dhe Darekutni. Hakimi, Ibn Es-Sekeni dhe Ibn 'Huzjemeh e kanë klasifikuar si *hadith sahih*. Gjithashtu edhe sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Et-Tirmidhi*" 960.

[85] *Hadith meukuf* është ai *hadith*, i cili nuk ngritet te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), por është fjalë e ndonjë Sahabiju.

abdes. Ndërsa sipas Ebu Hanifes, Ibn Hazmit dhe disa dijetarëve tjerë, është e lejuar prekja e Kur'anit pa abdes, por prekja e tij me abdes është më mirë (*sunnet*).

Ata që thonë se është *haram* prekja e Kur'anit pa abdes, bazohen në *ajet*-in, ku All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

إِنَّهُۥ لَقُرْءَانٌ كَرِيمٌ ﴿٧٧﴾ فِى كِتَـٰبٍ مَّكْنُونٍ ﴿٧٨﴾ لَّا يَمَسُّهُۥٓ إِلَّا ٱلْمُطَهَّرُونَ ﴿٧٩﴾

***"Se me të vërtetë ai është Kur'an i famshëm. Është në një libër të ruajtur. Atë nuk e prek kush, vetëm të pastrit."*** (*El-Vaki'ah*: 77-79)

Sipas dijetarëve tjerë, "Atë nuk e prekin" nënkupton: nuk e prekin atë i cili është në *Leuhi Mahfudh*, dhe "vetëm të pastrit" nënupton: melaiket.

Ekziston edhe një *hadith*, ku Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nuk duhet ta prekë Kur'anin, përveç atij që është i pastër*".[86] Por, ky *hadith* është i dobët dhe nuk merret për argument.

Megjithatë, dijetarët kanë thënë se, edhe nëse themi se patjetër duhet me qenë i pastër, fjala është për pastërtinë e *iman*-it, e jo për pastërtinë e trupit. Muslimani është i pastër çdo herë, ndërsa të papastër janë mushrikët (idhujtarët), për të cilët All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... إِنَّمَا ٱلْمُشْرِكُونَ نَجَسٌ ...

***"... vërtet idhujtarët janë të ndyrë ..."*** (*Et-Teubeh*: 28)

"Janë të ndyrë (të papastër)" nënkupton: në aspektin e *iman*-it, dhe nuk lejohet që një mushrik (jomusliman) ta prekë Kur'anin, ndërsa muslimani nuk bëhet i papastër (në aspektin e *iman*-it) asnjëherë. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Muslimani kurrë nuk bëhet i papastër*".[87] Pra, "kurr nuk bëhet i papastër" në aspektin e *iman*-it.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se lejohet prekja e Kur'anit pa abdes, por të preket me abdes është më mirë dhe një gjë e tillë është *sunnet*.

---

[86] Këtë *hadith* e ka përmendut El-Hejthemi në "*Mexhmeu Ez-Zevaid*" dhe ka thënë se transmetuesit e tij janë njerëz të besueshëm. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahihul Xhami'* ".

[87] Bu'hariu, Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Ebu Hurajrah.

Sa i përket leximit të Kur'anit pa abdes, pa e prekur atë, është çështje e cila lejohet me pajtimin e gjithë dijetarëve.

## Veprimet për të cilat abdesi është sunnet

Ka veprime për të cilat abdesi është *sunnet*, pa pasur *i'htilaf* në mesin e dijetarëve. Ato janë:

1. **Kur përmendet All-llah**

Është *sunnet* që, nëse dikush dëshiron të bëj *dhikr* (ta përmednë All-llahun), të merr abdes.

Transmeton El-Muhaxhir ibn Kunfudhi (*radijall-llahu 'anhu*) se në një rast ai e ka përshëndetur me *selam* Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), ndërkohë që ai ka qenë duke marrur abdes dhe nuk ia ka kthyer *selam*-in. Pastaj Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nuk më ndaloi asgjë për t'iu përgjigjur selam-it tend, përveç se pata dëshirë që një gjë të tillë ta bëj me abdes*".[88]

Dikush mund të thotë se, përderisa Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk ia ka kthyer *selam*-in, atëherë nënkupton se përmendja e All-llahut pa abdes është e ndaluar (*haram*). Por, një gjë e tillë nuk është e vertetë, ngase atë e forcojnë edhe argumenetet tjera.

'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*) ka thënë: "Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e përmendte All-llahun në çdo gjendje".[89]

Me "çdo gjendje" nënkupton: me abdes dhe pa abdes, i pastër dhe i papastër (*xhunub*), në këmbë, ulur, shtrirë etj..

---

[88] Ebu Davudi – Nga El-Muhaxhir ibn Kunfushi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Ebu Davud*" 17.

[89] Bu'hariu e përmendë si *mu'alak*: 2/114 "*Fet'h*"; të bashkuar e përmendë Muslimi: 373; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibn Maxheh dhe Ahmedi - Nga 'Aisheja.

2. **Para gjumit**

Nëse dikush dëshiron të flejë, është *sunnet* që një gjë të tillë ta bëjë me abdes.

El-Bera' ibn 'Azib (*radijall-llahu 'anhu*) tregon se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse shkon në shtrat, merr abdes sikur që merr për namazi, shtrihu në anaën e djathtë dhe pastaj thuaj: "O All-llah, Ty ta dorzova shpirtin tim, Ty ta kam dorëzuar çështjen time dhe fytyrën time e ktheva nga Ti. Unë kam besuar në Librin që Ti e ke zbritur dhe në Pejgamberin që e ke dërguar". Nëse vdes gjatë asaj nate, atëherë do të jeshë në fitra-n (natyrshmërinë) tënde Islame. Bëni që ajo të jetë fjala juaj e fundit (e natës)*".[90]

3. **Nëse njeriu është *xhunub* dhe dëshiron të hajë, të pijë, të flejë apo t'i kthehet përsëri gruas së tij**

Nëse dikush është *xhunub* dhe dëshiron të hajë, të pijë, të flejë apo t'i kthehet përsëri gruas së tij, është *sunnet* që të merr *abdes*.

'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*) ka thënë: "Kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ishte *xhunub* dhe donte të hante apo të flinte, merrte abdes sikur për namaz".[91]

'Ammar ibn Jasir (*radijall-llahu 'anhu*) ka treguar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) lejoi të papastërtin (*xhunub*-in) të hante, të pinte apo të flinte, nëse ai merrte abdes përpara këtyre veprimeve, ashtu siç merr abdes për namaz.[92]

Ebu Se'id (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse ndonjëri prej jush kryen mardhënie me gruan e tij dhe don ta përsërisë aktin, atëherë duhet të merr abdes*".[93] Në një transmetim tjetër: "*Abdesi e bën kontaktin e dytë më të freskët*".[94]

4. **Para marrjes së *gusl*-it**

Nëse dikush është *xhunub* dhe dësiron të pastrohet (të merr *gusl*), është *sunnet* që një herë të merr abdes, e pastj të mërr *gusl* (ta lajë tërë trupin).

---

[90] Bu'hariu: "*Fet'hul Bari*" 11/113; Muslimi: 4/2081; Tirmidhiu dhe Ahmedi - Nga Bera' ibn 'Azib.
[91] Muslimi: 305 - Nga 'Aisheja.
[92] Ahmedi dhe Tirmidhiu - Nga 'Ammar ibn Jasir. Tirmidhiu thotë se *hadith*-i është *sahih*.
[93] Transmeton Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Ebu Se'idi.
[94] Ibn 'Huzejmeh, Ibn Hibbani dhe Hakimi.

ʻAisheja (*radijall-llahu ʻanha*) ka thënë: "Kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) merrte *gusl* pas kryerjes së mardhënieve seksuale, ai fillonte me larjen e duarve, pastaj me dorën e djathtë hidhte ujë në dorë e tij të majtë dhe më pas lante pjesën e tij të turpshme. Pastaj ai merrte abdes, siç merrte abdes për namaz".[95]

5. **Pas ngrënies së ushqimit të pjekur në zjarr**

Është *sunnet*, për atë që han mish të pjekur në zjarr, të merr *abdes*.

ʻAisheja (*radijall-llahu ʻanha*) transmeton se Pegamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Merrni abdes nga çdo gjë që është përgatitur mbi zjarr*".[96]

Në *hadith* ka urdhër: "merrni", dhe kur vjen urdhër, atëherë çështja bëhet *vazhib*. Çështja mbetet *vaxhib*, përderisa nuk vjen ndonjë argument tjetër. Ndërsa, nëse vjen ndonjë argument tjetër dhe e zbret atë, atëherë çështja bëhet *sunnet*.

Transmeton ʻAmr ibn ʻUmeje Damari (*radijall-llahu ʻanhu*), i cili ka thënë: "E pashë Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) duke prerë një cope nga shpatulla e një deleje (të pjekur) dhe duke e hëngër atë. Pastaj erdhi koha për t'u falur dhe ai e la thikën, u fal dhe nuk e përsëriti abdesin e tij".[97]

6. **Përsëritja e abdesit për secilin namaz**

Për atë që ka abdes, është *sunnet* që kur të vijë koha për ta falur namazin tjetër, të merr përsëri abdes (abdes mbi abdes). Abdesi është dritë mbi dritë.

Burajdeh (*radijall-llahu ʻanhu*) tregon se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) merrte abdes për çdo namaz. Ditën e çlirimit të Mekkes, ai mori abdes, i fshiju (ju dha *mes'h*) çorapet e tij dhe fali namazet vetëm me një abdes.[98]

---

[95] Bu'hariu, Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga ʻAisheja.
[96] Muslimi, Nesaiu, Ibn Maxheh dhe Ahmedi - Nga ʻAisheja.
[97] Bu'hariu dhe Muslimi - Nga ʻAmr ibn ʻUmeje Damari.
[98] Muslimi, Ahmedi dhe të tjerë - Nga Burajdeh.

7. **Pas prishjes së abdesit**

Është e pëlqyer për atë që e prishë abdesin, që pasi ta prishë, të merr abdes përsëri, edhe nëse më nuk do të falet apo nuk do të bëjë ndonjë *'ibadet* tjetër. Është e mirë që njeriu gjithnjë të qëndrojë me abdes.

8. **Pas të vjellave**

Pasi njeriu të vjell, është e pëlqyer (*sunnet*) që ai të merr *abdes*.

Transmetohet se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), pasi vjelli, u ngrit dhe mori abdes.

# MES'H-I MBI MESTE

Te ne ju thuhen *meste*, ndërsa në gjuhën arabe *mes'h* don të thotë: të përshkosh diçka.

Me meste te ne nënkupton: veshje e lëkurës, e cila vishet në këmbë dhe e cila e mbulon pjesën që duhet të lahet gjatë abdesit, që kësaj t'i jepet *mes'h*.

Mestet kanë bazë në Islam dhe ka disa *hadith*-e që Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ju ka dhënë *mes'h* këmbëve, duke i pasur ato të mbuluara.

## Vendimi i Sheri'at-it mbi mestet

Sipas *medhheb*-it hanefij, malikij dhe shafi'ij, dhënia *mes'h* mesteve është e lejuar, por më mirë është që të lahen këmbët. Ndërsa sipas *medhheb*-it hanbelij, më mirë është që t'u jepet *mes-h* mesteve, ngase këtë e ka praktikuar Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*). Disa dijetarë tjerë i kanë bashkuar të dy mendime dhe kanë thanë: Nese mbathen mestet duke pasur abdes, më mirë është që t'u jepet *mes'h* atyre, ndërsa nëse mbathen mestet pa pasur *abdes*, atëherë nuk ka diskutim se duhet të nxirren ato dhe të lahen këmbët.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se varet prej gjendjes: nese mestet mbathen pa abdes, patjetër se duhet të lahen këmbët, ndërsa nëse mestet mbathen duke pasur abdes, atëherë më mirë është që t'u jepet *mes'h* atyre dhe një gjë e tillë është *sunnet* i Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).[99]

[99] Ky është mendimi i *Shej'hul Islam* Ibn Tejmijjes. Shih "*El-Ihtijarat*" 13.

## Kohëzgjatja e mesteve

'Alijju (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë: "*Na e ka caktuar Pejgammberi (sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem) për atë që është udhëtarë tre ditë dhe tre netë, ndërsa për atë që nuk është udhëtarë një ditë dhe një natë*".[100]

Sipas Imam Malikut, lejohet që t'u jepet *mes'h* mesteve sa të kesh dëshirë (pa limit), me kusht, që mos të kesh xhunubëllëk. Këtë e mbështet në një transmetim, ku thuhet: Erdhi një person te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe i tha: "O i Dërguari i All-llahut, i kam mbathur mestet, a bën që t'u jap *mes'h* një ditë?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Bën*". I tha: "A bën dy ditë?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Bën edhe dy ditë*". I tha: "A bën tre ditë?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Bë sa të duash*".[101] Por, ky transmetim është i dobët (*daif*).

Mendimi më i saktë është se kohëzgjatja e mesteve është: për udhëtarin tre ditë dhe tre netë, ndërsa për atë që është vendas një ditë dhe një natë.

## Kur fillojnë mestet?

Sa i përket asaj se kur fillojnë mestet, dijetarët janë ndarë në pesë mendime. *I'htilaf*-i është shumë i madh, prandaj ne do të përmendim vetëm mendimin që mendojmë se është më afër të vërtetës.

Mendimi që mendojmë se është më i saktë, është se prej momentit të parë që ju jepet *mes'h* mesteve, prej atij momenti fillojnë mestet.[102]

---

[100] Muslimi: 276; Ahmedi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga 'Alijju.
[101] *Daif*. Ebu Davudi: 158 - Nga 'Ubej ibn 'Imare. *Hadith*-i është i dobët dhe si të tillë e kanë vlerësuar: Bu'hariu, Ebu Hatimi, Darekutni, Ibn 'Abdul Berri, Neveviu dhe Ibn Haxheri ("*Telhisul habir*" 1/162). Neveviu në "*Sherh muhedh-dhebe*" e përmend kompleksitetin e dijetarëve musliman rreth dobësisë së këtij *hadith*-i.
[102] Ky është mendimi i Imam Ahmedit, Euza'it, Neveviut dhe këtë mendim e ka përkrahur edhe *Shej'h* Ibn Uthejmini.

Kjo është më afër, duke u bazuar në *hadith*-et e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), ku ai çdo herë e pëmendë: "*dhe kur jepet mes'h*", apo: "*dhe pasi t'i japësh mes'h*", etj.. Pra, e gjithë çështja lidhet kur i jep *mes'h*.

## Kushhtet e mesteve

Mestet e kanë vetëm një kusht, ai është:

1. **Mbathja e mesteve të jetë duke pasur abdes**

Transmeton Mugirah ibn Shu'beh (*radijall-llahu 'anh*u) dhe thotë: "Një natë isha me të Dërguarin e All-llahut dhe i hedhja ujë për të marrë abdes. Ai lau fytyrën, krahët e tij dhe pastaj fërkoi kokën. Më pas unë desha t'ia hiqja atij çorapet, kurse ai më tha: "*Lëri, sepse i kam veshur në gjendje të pastër (me abdes)*". Kështu që ai vetëm mori *mes'h* mbi to".[103]

* * *

Këtu do të përmendim një çështje që e kanë diskutuar dijetarët, e ajo është: Nëse dikush merr abdes, e lan njërën këmbë (të djathtën) dhe e vesh njërën meste, pastaj e lan këmbën tjetër (të majtën) dhe e veshë mesten tjetër, a lejohet që t'u jep *mes'h*?

Ne përmendëm se mestet duhet të mbathen duke pasur abdes, ndërsa nëse lahet njëra këmbë dhe veshet njëra meste, faktikisht mesteja e parë vishet pa abdes, ngase abdesi nuk është i saktë pa larjen e të dy këmbëve!

Sipas *medhheb*-it malikij, shafi'ij dhe hanbelij, në rast të till nuk lejohet t'u jepet *mes'h*, ngase kur mbathet mesteja e parë, mbathet pa abdes (sepse abdesi nuk është i saktë pa larjen e të dy këmbëve), ndërsa është kusht që të kesh abdes. Ndërsa sipas *medhheb*-it hanefij, lejohet t'u jepet *mes'h* edhe në rast të tillë.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është mendimi i Ebu Hanifes, se lejohet t'u jepet *mes'h* edhe në këtë rast, por t'i iket *i'htilaf*-it është më e mirë. Pra, më mirë është që të lahen një herë të dy këmbët e pastaj të mbathen mestet.

---

[103] Bu'hariu:206; Muslimi: 274; Ahmedi - Nga Mugirah ibn Shu'beh.

## Vendi i mes'h-it mbi meste

Sipas *medhheb*-it malikij dhe shafi'ij, *mes'h* ju jepet edhe pjesës së sipërme edhe pjesës së poshtme të mesteve.

Ajo që është e saktë, është se marrja e *mes'h*-it bëhet mbi pjesën e sipërme të mesteve.

'Alijju (*radijall-llah 'anhu*) ka thënë: "Nëse feja do të ishte me logjikë, atëhrë *mes'h*-i do të ishte më i përshtatshëm të merrej në pjesën e poshtme të mesteve, por unë e kam parë Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) duke iu dhënë *mes'h* në pjesën e sipërme të tyre".[104]

## Kur prishen mestet?

Mestet prishen në disa raste:

1. Nëse njeriu bëhet *xhunub*

2. Nëse ju kalon koha

3. Nëse i nxjerrë mestet dhe e prishë abdesin

* * *

Këtu do të përmednim një çështje, për të cilën dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre. Ajo është: A prishet abdesi nëse prishen mestet?

Sipas disa dijetarëve, nëse prishen mestet, prishet edhe abdesi. Ndërsa sipas disa të tjerëve, abdesi nuk prishet me prishjen e mesteve.

---

[104] Ebu Davudi: 162; Bejhekiu dhe Darakutni me zinxhirë *hasen* ose *sahih* - Nga 'Alijju. Hafidhi në "*Telhis*" ka thënë: "Rreth kësaj çështje ekziston edhe *hadith*-i i 'Alijjut dhe zinxhiri i transmetuesve është autentik". Sipas *Shej'h* Albanit transmetimi është *sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 162.

Më e saktë është se me prishjen e mesteve nuk prishet abdesi. Për shembull, nëse kalon koha e mesteve, abdesi nuk prishet, por më nuk lejohet t'u jepet *mes'h* atyre.

## Mes'h-i mbi mestet e grisura

Sipas disa dijetarëve, nuk lejohet *mes'h*-i mbi mestet që janë të grisura, qoftë edhe me një birë të vogël. Sipas disave, nuk lejohet nëse janë sa një monedhë (e hekurt). Ndërsa sipas disa të tjerëve, nuk lejohet nëse shumica është e grisur.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se nëse mestet rrinë në këmbë, nëse mund të mbathen ato, lejohet t'u jepet *mes'h* atyre.

Në kohën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), Sahabet i kanë pasur kushtet e vështira, kanë pasur fukarallëk të madh dhe shumica e tyre kanë pasur problem edhe me veshjet e tyre dhe përsëri ju kanë dhënë *mes'h*.[105]

## Mes'h-i mbi çorape

Sipas disa dijetarëve, mestet duhet të jenë vetëm të lëkurës. Sipas disave, lejohet *mes'h*-i mbi çorape, nëse ato janë të trasha. Dhe, sipas disa të tjerëve, lejohet t'u jepet *mes'h* edhe çorapeve, çfardo qofshin ato, me kusht, që ato ta mbulojnë këmbën.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se lejohet t'u jepet *mes'h* edhe çorapave, edhe nëse nuk janë të trasha. Me rëndësi është që ato ta mbulojnë këmbën.

Mugirah ibn Shu'beh (*radijall-llahu 'anhu*) ka transmetuar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) merrte abdes dhe poashtu merrte *mes'h* mbi çorapet dhe pantoflat (këpucët) e tij".[106]

---

[105] Një gjë e tillë është thënë nga Eth-Theuri.

Gjithashtu, transmetohet se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ju jepte *mes'h* çorapeve dhe nalleve të tij.[107]

* * *

Këtu mund të përmendet çështja se, a lejohet *mes'h*-i mbi çorapet që janë të shkurtëra, siç kanë dalur në kohën moderne të sodit?

Mendojmë se lejohet *mes'h*-i mbi çorapet e tilla dhe çështja ndërlidhet me atë që e përmendëm më lartë, mbi lejimin e *mes'h*-it mbi mestet që janë të grisura.

Gjithashtu, lejohet *mes'h*-i, nëse pasi kemi marrur *mes'h* mbi çorape, veshim mbi to çorape tjera. Ndërsa koha llogaritet me dhënien *mes'h* çorapeve të para.

## Mes'h-i mbi mbulesën e kokës

Sa i përket *mes'h*-it mbi mbulesën e kokës, do të përmendim disa çështje:

### 1. ***Mes'h*-i mbi *'amame***

Sa i përket *'amame*-s, lejohet që t'i jepet *mes'h* asaj dhe për këtë ka argument. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e ka vepruar një gjë të tillë.

'Amr ibn 'Umejjeh (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë: "E pashë Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) duke e fshirë *'amame*-n (çallmën) dhe këpucët".[108]

Mugirah ibn Shu'beh (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) mori abdes, dha *mes-h* mbi pjesën e ballukes - *'amames* (çallmës) dhe çorapeve të tij.[109]

---

[106] Ahmedi, Tahaviu, Ibn Maxheh, Ebu Davudi dhe Tirmidhiu - Nga Mugirah ibn Shu'beh. Tirmidhiu thotë se *hadith*-i është *hasen-sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *hasen*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 159. Në lidhje me qëndrimin e Ebu Davudit për dobësinë e këtij *hadith*-i, e ka shtjelluar *Shej'h* Albani në librin e tij: "*Irua El-Galil*", vëllimi 1, faqe 138.

[107] Bu'hariiu.

[108] Bu'hariu, Ahmedi dhe Ibn Maxheh - Nga 'Amr ibn 'Umejjeh.

[109] Muslimi: 274 - Nga Mugirah ibn Shu'beh.

2. ***Mes'h*-i mbi kapuç**

Shumica e dijetarëve nuk e lejojnë *mes'h*-in mbi kapuç, ngase kapuçi është një mbulesë e cila hiqet shumë lehtë, për kundër *'amame*-s, e cila është shumë vështirë për t'u hequr dhe për ta lidhur përsëri. Ndërsa disa dijetarë tjerë e lejojnë një gjë të tillë.[110]

Ajo që mendojmë se është më e saktë dhe më e sigurtë, është se nuk leohet dhënia *mes'h* kapuçit. All-llahu e din më së miri.

3. ***Mes'h*-i mbi shami (për gratë)**

Për *mes'h*-in mbi shami (për gratë), ka *i'htilaf* në mesin e dijetarëve.

*Shej'hul Islam* Ibn Tejmijjeh ka thënë se Ummu Selemeh (*radijall-llahu 'anha*) i ka dhënë *mes'h* shamisë së saj.

Nëse gruaja është në ndonjë situate që e ka vështirë ta heqë shaminë (për shkak të fitneve apo të ndonjë arsyeje tjetër), lejohet që t'i jep *mes'h* shamisë së saj, por më e mirë është që t'u jep *mes'h* flokëve në fillim (ballukes), e pastaj t'i jep *mes'h* edhe shamisë. Kjo është më e mirë dhe për të cilën nuk ka *i'htilaf*.

Shamia është e ngjajshme me *'amame*-n (është e vështirë për t'u lidhur dhe e vështirë për t'u hequr), prandaj dijetarët e kanë lejuar *mes'h*-in mbi të, dhe përderisa ekziston transmetimi i Ummu Selemes, një gjë e tillë nuk diskutohet.

Sa i përket dhënies *mes'h* shamisë (për gratë), nuk është kusht që lidhja e saj të ketë qenë duke pasur abdes dhe *mes'h*-i mbi të nuk ka kohë të caktuar.

## Mes'h-i mbi pjesët e lidhura që janë të lënduara

Sa i përket dhënies *mes'h* mbi pjesët e lidhura për shkak të ndonjë lëndimi, dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre. Sipas katër *medhheb*-eve dhe shumicës së dijetarëve, gjatë abdesit duhet t'i jepet *mes'h* asaj, nëse nuk ka mundësi të hiqet ajo (si gipsi apo diçka tjetër e ngjajshme), apo nëse ajo mund të hiqet, por mund të ketë rrezik me larjen

[110] I këtij mendimi është edhe *Shej'hul Islam* Ibn Tejmijjeh.

e saj. Ndërsa sipas Ibn Hazmit dhe një pakice të vogël të dijetarëve, nëse pjesa e lidhur nuk mund të lahet, atëherë nuk ka nevojë t'i jepet *mes'h* pjesës së lidhur mbi të, por lihet ashtu siç është dhe ajo llogaritet sikur nuk e ke atë pjesë të trupit fare. Sipas tyre, nuk ka ndonjë argument të vërtetë që e vërteton dhënien *mes'h* në raste të tilla.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se nuk ka nevoj t'i jepet *mes'h* pjesës së lidhur mbi vendin e lënduar, nëse ajo nuk mund të hiqet, apo nëse ajo mond të hiqet, por egzistn rrezik me larjen e asaj pjese.

# GUSL-I

*Gusl*-i është larja e plotë e trupit. All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... وَإِن كُنتُمۡ جُنُبٗا فَٱطَّهَّرُواْۚ ...

***"Nëse jeni xhunub, atëherë pastrohuni (lahuni)!"*** (*El-Maideh*: 6)

## Rëndësia e gusl-it

*Gusl*-i është prej temave që patjetër duhet ta din çdo musliman, ngase është një gjë e cila kërkohet vazhdimisht, është një gjë që njeriu nuk mundet t'i ikë asaj dhe pa të cilën nuk pranohen disa *'ibadet*-e.

Nëse dikush (i cili jeton në mesin e muslimanëve) nuk e din *gusl*-in dhe ndoshta falet duke marrur vetëm abdes, ndërsa në realitet është dashur të merr *gusl*, ai person ka përgjegjësi para All-llahut (*subhanehu ve te'ala*) pse nuk e ka ditur *gusl*-in. Dijetarët kanë thënë: Prej momentit që njeriu hyn në moshë madhore (bylig), personit i bëhet *farz* ta din *gusl*-in, abdesin, namazin etj., ngase atij i bëhen *farz* t'i vepron ato.

Nëse ne e shohim gjendjen, për fat të keq, do të gjejmë shumë njerëz, që i thonë vetes musliman, jetojnë në mesin e muslimanëve, që ndoshta falin ndonjë namaz, agjërojnë etj., ndërsa kanë problem me *gusl*-in. Ky është një problem shumë serioze, ngase ai (njeriu) ka mundësi t'i bëjë disa *'ibadet*-e, ndërsa në realitet, ato *'ibadet*-e nuk i pranohen. Bile, disa prej njerëzve kanë edhe turp, ju vjen turp të bëjnë pyetje, ndërsa turpi më i madh është ai të jetojë ashtu, duke i thënë vetes musliman, duke jetuar në mesin e muslimanëve dhe duke mos i ditur gjërat kryesore të fesë. Një rast i till ka ndodhur në

Egjip, të ciln rast e tregon *Shej'h* Muhammed Hasani dhe thotë: "Më erdhi një person pesëdhjetë vjeçarë dhe më tha: "O *Shej'h*, e kam një pyetje për ty". I thash: "Urdhjëro, fol". Më tha: "A vërtetë në Islam, njeriu, pasi të bëjë mardhënie me gruane e tij, duhet ta lajë trupin komplet?!" Desh më doli mendja! I thash: "A e ke me gjith mend apo je duke u tallur?" Tha: "*VALL-LLAHI*, më kanë thënë se duhet të marr *gusl*, ndërsa unë kam marur vetëm abdes"." Kjo ka ndodhur në Egjipt, ku ka hoxhallarë dhe dijetarë më shumë, ku ka aktivitete më shumë, ku ka Islam më shumë, dhe ka njerëz të këtij lloji, e çka mbetet për në vendet tona?! All-llahu e din më së miri sa mund të ketë kësi lloj njerëzish në vendin tonë, ne nuk mund të flasim për këtë, por megjathatë, ka njerëz që nuk dinë të marrin *gusl*.

Mosnjohja e gjërave kryesore është fatkeqësi, për atë, duhet të mësohet feja, e pataj të adhurohet All-llahu (*subhanehu ve te'ala*). Nëse nuk e mësojmë fenë, nuk kemi mundësi ta adhurojmë All-llahun ashtu siç duhet, dhe ndoshta dikush mund të falet pesëdhjetë vite apo më shumë, e kur të del para All-llahut (*subhanehu ve te'ala*), ta pyes All-llahu atë se pse nuk është falur, ndërsa në realitet ai është falur, e pastaj të arsyetohet se nuk e ka ditur, ndërsa nuk ka arsye te All-llahu (*subhanehu ve te'ala*). Te All-llahu ka arsye atëherë kur njeriu nuk ka mundësi ta dijë. Për shembull, dikush jeton në xhungël, në shkretëtirë apo në ndonjë vend, ku e ka pranuar Islamin, e pataj mundohet ta kërkojë të vërtetën, por nuk mundet ta gjejë atë, shkaku i mugesës së hoxhallarëve, xhamiave, librave etj.. Ky njeri ka mundësi të mos e dijë. Por, të jetosh në mesin e muslimanëve, në mesin e xhamiave, në mesin e hoxhallarëve, e pastaj mos ta dish *gusl*-in, kjo është fatkeqësi e madhe dhe nuk ka arsye për të.

## Veprat që e bëjnë farz gusl-in

*Gusl*-i bëhet *farz* në pesë raste, me pajtimin e gjithë dijetarëve. Ato janë:

1. **Pas dalja së spermës me epsh gjatë gjumit apo në gjendje të zgjuar, qoftë nga burri apo nga gruaja**

Me pajtimin e gjithë dijetarëve, nëse prej organi të njeriut rrjedh *el-meni* (sperma), si rezultat i nxitjes (epshit), si gjatë kohës kur është zgjuar ashtu edhe gjatë gjumit, për të

bëhet *farz gusl*-i.[111] Ndërsa, nëse te ndonjë person rrjedh spermë, por jo si ri rezultat i nxitjes (epshit), por nga ndonjë sëmundje etj., ai nuk e ka *farz gusl*-in, por mjafton të merr vetëm abdes.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) u pyet dhe i thanë: "O i Dërguari i All-llahut, nëse dikush prej neve flen dhe kur zgjohet sheh shenja në rrobat e tij, por nuk i kujtohet asgjë, çka duhet të bëjë?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) tha: "*Ai duhet të merr gusl*". Pastaj e pyetën dhe i than: "Po nëse dikujt i kujtohet (se ka parë endërr), ndërsa në realitet, në rrobat e tij nuk sheh asgjë?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) tha: "*Ai nuk ka nevojë të merr gusl*".[112]

2. **Pas takimit të dy organeve gjenitale me njëri-tjetrin**

Një takim i tillë realizohet me futjen e pjesë së përparme[113] të organit seksual të mashkullit në atë të femrës. Nëse ndodh ky kontakt, atëherë *gusl*-i është *farz* për të dy bashkëshortët, edhe në rastin kur nuk ndodhë ejakulimi.[114]

ʻAisheja (*radijall-llahu ʻanhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse dy organet seksuale takohen me njëri-tjetrin, atëherë obligohet gusl-i*".[115]

Këtu duhet sqaruar se duhet të ndodhë kontakti seksual i vërtetë, duke depërtuar organi i mashkullit në atë të femrës. Ndërsa, nëse ndodhë vetëm prekja e tyre (organeve) me njëri-tjetrin, atëherë *gusl*-i nuk është *farz* për asnjërin prej bashkëshortëve. Me këtë bien dakord të gjithë dijetarët.

---

[111] Tirmidhiu në "*El-Mugni*" 1/198 ka thënë: "Për këtë çeshtje nuk dimë që ka mospajtim (në mesine dijetarëve)".

[112] Sih "*Sahihul Bu'hari*" 282 dhe "*Sahihul Muslim*" 313.

[113] Fjala është për pjesën që zbulohet pas synetllëkut.

[114] Transmeton Ebu Hurajrah (*radijall-llahu ʻanhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur (mashkulli) merr pozitën ndërmjet katër gjymtyrëve (të gruas), pastaj kryen marrëdhënie seksuale me të, e ka për obligim gusl-in*". (Bu'hariu: 291; Muslimi: 347) Muslimi shton: "… *edhe nëse nuk ejakulon*".

[115] Ibn Maxheh - Nga ʻAisheja. Gjithashhtu transmeton Ahmedi dhe Maliku me versione të ndryshme - Nga Sejid ibn El-Musejeb, i cili transmeton se Ebu Musa El-Esh'ariu pë një gjë të tillë e ka pyetur ʻAishen (*radijall-llahu ʻanha*), e cila ia ka dhënë të njejtën përgjigje. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i ështhtë *sahih*. Shih "*Sahih Ibn Maxheh*" 608.

3. **Pas periudhës së *hajd*-it (menstruacioneve) te grate**

Nëse gruas i kalon koha e *hajd*-it (menstruacioneve), atëherë asaj i bëhet *farz gusl*-i dhe nuk i lejohet të falet dhe t'i afrohet burrit (për mardhënie intime), deri sa të merr *gusl*. All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

وَيَسۡـَٔلُونَكَ عَنِ ٱلۡمَحِيضِۖ قُلۡ هُوَ أَذٗى فَٱعۡتَزِلُواْ ٱلنِّسَآءَ فِي ٱلۡمَحِيضِ وَلَا تَقۡرَبُوهُنَّ حَتَّىٰ يَطۡهُرۡنَۖ فَإِذَا تَطَهَّرۡنَ فَأۡتُوهُنَّ مِنۡ حَيۡثُ أَمَرَكُمُ ٱللَّهُۚ ...

***"Të pyesin ty për të menstruacionin (hajd-in). Thuaj: "Ajo është gjendje e neveritur, andaj largohuni prej grave gjatë menstruacionit dhe mos iu afroni atyre (për marrëdhënie) derisa të pastrohen. E kur të pastrohen, atëherë afrohuni atyre ashtu siç u ka lejuar All-llahu."*** (*El-Bekarah*: 222)

"Mos iu afroni atyre" nënkupton: mos bëni mardhënie duke qenë në atë gjendje.

4. **Pas periudhës së *nifas*-it (gjakderdhjes pas lindjes)**

Pasi gruaja të lindë, është një kohë, e cila varet se sa zgjatë (sipas disa dijetarëve katërdhjetë ditë[116]), pas kësaj gjakderdhje, kur të përfundon, atëherë asaj gruaje i bëhet *farz gusl*-i.

5. **Pasi njeriu të vdes**

Sipas gjithë dijetarëve, pasi njeriu të vdes, bëhet *farz* larja e trupit të tij (apo të saj) prej njerëzve tjerë.

Këto janë rastet kur *gusl*-i është *farz* me pajtimin e gjithë dijetarëve. Ndërsa janë edhe dy raste tjera që ka *i'htilaf* për to. Ato janë:

---

[116] Kjo është një temë për të cilën do të flasim më vonë, në kapitullin mbi *nifas*-in.

6. **Në ditën e *xhumu'ah***

Sipas disa dijetarëve, *gusl*-i në ditën e *xhumu'ah* është *farz*, ndërsa sipas disa të tjerëve është *sunnet*.

Ebu Se'idi (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Gusl-i në ditën e xhumu'ah është vaxhib (detyrim) për çdo të rritur*".[117]

Ata që thonë se *gusl*-i në ditën e *xhumu'ah* është *farz*, e marrin për argument këtë *hadith*.

Sipas shumicës së dijetarëve, fjala "*vaxhib*" në këtë *hadith* nuk e ka kuptimin e *vaxhib*-it që e kanë përdorur dijetarët më vonë, që nëse e len ka gjunah për të. Për shembull, kur All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) në Kur'an flet për *zina*-në, thotë:

وَلَا تَقْرَبُوا۟ ٱلزِّنَىٰٓ ۖ إِنَّهُۥ كَانَ فَٰحِشَةً وَسَآءَ سَبِيلًا ﴿٣٢﴾

***"Dhe mos iu afroni imoralitetit (zina-së), sepse vërtet ai është vepër e shëmtuar dhe është një rrugë shumë e keqe."*** (*El-Isra'*: 32)

E pastaj thotë:

كُلُّ ذَٰلِكَ كَانَ سَيِّئُهُۥ عِندَ رَبِّكَ مَكْرُوهًا ﴿٣٨﴾

***"E keqja e të gjitha këtyre është e urrejtur (mekruh) te Zoti yt."*** (*El-Isra'*: 38)

Pra, në këtë *ajet*, All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) për *zina*-në thotë se është *mekruh*, por nuk nënkupton në atë që e përdorin dijetarët si shpjegim, që nëse e vepron nuk ke gjunah. Pra, All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë se *zina*-ja është *mekruh*, ndërsa në realitet ajo është *haram* dhe nuk ka diskutim për këtë.

Prandaj, nëse Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë "*vaxhib*", nuk ka thënë në aspektin që e përdorin dijetarët e *Fikh*-ut apo *Usulul-fikh*-ut, që nëse e len ke gjunah.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Ai i cili merr abdes në ditën e xhumu'ah, ka vepruar shumë mirë, veç ai që merr gusl, ka vepruar edhe më mirë*".[118]

---

[117] Bu'hariu: 879; Muslimi: 8460; Ebu Davudi: 341; Nesaiu: 1375; Ibn Maxheh: 1089; Ahmedi: 3/60 - Nga Ebu Se'idi.

Ajo që mendojmë se është më afër, është se *gusl*-i në ditën e *xhumu'ah* është *sunnet*. All-llahu e din më së miri.

7. **Nëse një jomusliman hyn në Islam**

Sipas disa dijetarëve, nëse një jomusliman hyn në Islam, e ka *farz* të merr *gusl*. Sipas disa të tjerëve, një veprim i tillë është *sunnet* dhe nuk është *farz*. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerëve, nëse ai ka qenë *xhunub*, e ka *farz* të merr *gusl*, ndërsa nëse nuk ka qenë *xhunub*, nuk e ka *farz* të merr *gusl*.

Ata që thonë se jomuslimani i cili hyn në Islam e ka *farz* të merr *gusl*, argumentohen me disa (pak) raste, që Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i ka urdhëruar të marrin *gusl* disa që e kanë pranuar Islamin.[119] Sipas tyre, përderisa Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i ka urdhëruar ata që të marrin *gusl*, nënkupton se secili që hyn në Islam, e ka *farz* të merr *gusl*.

Sipas *medhheb*-it hanefij dhe disa dijetarëve tjerë, ai i cili hyn në Islam, kurrë nuk e ka *farz* të merr *gusl*. Sipas tyre, në kohën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) kan hyrë në Islam me mijëra njërëz dhe Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk ju ka thënë gjithëve se kush hyn në Islam duhet të merr *gusl*. E, përdserisa Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk ju ka thënë gjithëve se kush hyn në Islam duhet të merr *gusl*, nënkupton se nuk është *farz*, por është *sunnet*.

Sipas *medhheb*-it shafi'ij, nëse ai që hyn në Islam ka qenë *xhunub*, e ka *farz* të merr *gusl*, ndërsa nëse nuk ka qenë *xhunub*, nuk ka nevojë të merr *gusl*.

Ajo që mendojmë se është më afër, është mendimi i fundit, se nëse një jomusliman hyn në Islam, nuk e ka *farz* të merr *gusl*, por një gjë e tillë është *sunnet*.

---

[118] Ahmedi: 19585; Ebu Davudi: 354; Tirmidhiu: 497; Nesaiu: 1380; Ibn Maxheh: 1091 - Nga Semurah. *Shej'h* Albani e ka vlerësuar autentik në "*Sahih xhami'u sager*" 5/6056.

[119] Shih "*Sahih Et-Tirmidhi*" 605. Sipas *Shej'h* Albanit transmetimi është *sahih*. Gjithashtu, transmetohet prej Ebu Hurajras në ngjarjen lidhur me Thumameh ibni Uthalen kur e kishte pranuar Islamin, se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e kishte urdhëruar të merrte *gusl*. (Bu'hariu: 462; Muslimi: 1764; Abdur-Razaku: 9834; Bejhekiu: 9/66; Ibn 'Huzejmeh: 17125)

## Veprimet për të cilat gusl-i është sunnet

Me pajtimin e gjithë dijetarëve, *gusl*-i është *sunnet* në këto raste:

1. **Në ditën e Bajramit**

Në ditën e Bajramit, qoftë në Fitr Bajram apo qoftë në Kurban Bajram, është *sunnet* që muslimani të merr *gusl* dhe të del ta falë namazin e Bajramit me trupin e pastër dhe me rrobat e pastërta.

2. **Pas humbjes së vetëdijes**

Nëse një personit i humbet vetëdija, është *farz* për të që të merr *abdes*, nëse dëshiron të falet, ndërsa është *sunne*t që të merr *gusl*.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), në kohën e fundit të jetës së tij, ku ishte shumë i sëmurë, i humbi vetëdija (i ra të fikët) dhe kur u ngrit, mori *gusl*.

Përderisa një gjë të tillë e ka vepruar Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), nënkupton se është *sunnet*.

3. **Para veshjes së *ihram*-it**

Sipas dijetarëve, është *sunnet* të merr *gusl* ai që dëshiron ta veshë *ihram*-in, për ta kryer Haxhxhin apo Umren.

4. **Gjatë *istihada*-së**

*Istihada* është gjaku që rrjedh për shkak të sëmundjes, jashtë kohës së *hajd*-it (menstruacioneve) apo *nifas*-it (kohës pas lindjes) te gratë. Nëse ndodhë kjo, është *sunnet* që të merret *gusl* çdo herë. Kjo vlen për te grate, ndërsa një rast tjetër vlen për burrat.

5. **Pas larjes së xhenazes**

Sipas shumë dijetarëve, është *sunnet* për atë që e lanë xhenazen të merr *gusl* pas larjes së saj, duke u bazuar në një *hadith*, për të cilin disa dijetarë kanë thënë se është i dobët e disa kanë thënë se është i vërtetë.

Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Ai që lanë një xhenaze, duhet të merr gusl, ndërsa ai që bartë një xhenaze, duhet të merr abdes*".[120]

## Kushtet e gusl-it

1. **Nijeti (qëllimi)**

Dijetarët kanë thënë: Nijeti e ndrron adetin prej *'ibadet*-it. Nijeti është çështje e zemrës.

[120] Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu, Ibn Maxheh dhe të tjerë - Nga Ebu Hurajrah. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Ebu Davud*" 3136. Megjithatë, egzistojnë kritika në lidhje me këtë *hadith*. 'Alijj ibn El-Medeni, Ahmedi, Ibn Mundhiri, Rafiu dhe të tjerë, thonë se dijetarët nuk kanë cilësuar diçka autentike në lidhje me këtë temë. Por, Ibn Haxheri citon Tirmidhiun dhe Ibn Hibbanin dhe thotë: "Tirmidhiu e klasifikoi këtë *hadith* si *hasen*, ndërsa Ibn Hibbani si *sahih*. Dhe, për shkak të zinxhirit të shumtë të tij, ky *hadith* është më tepër se *hasen*". Neveviu e kundërshton atë çfarë ka thënë Tirmidhiu, por kjo është e papranueshme. Ndërsa Dhehebiu thotë: "Zinxhirët e këtij transmetimi janë më të fortë se zinxhirët e shumë *hadith*-eve, të cilat i përdorin si argument dijetarët". Tek *hadith*-i rregulli nënkupton referencë. Kjo bazohet në atë çka është transmetuar nga 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*), i cili ka thënë: "Ne e kishim zakon t'i lanim të vdekurit. Disa prej nesh merrnin *gusl* e disa jo". (Transmeton El-Hatibi me zinxhirë *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit ky *hadith* është *sahih*. Shih "*Temmamul Minneh*")

## Rukn-et e gusl-it

1. **Larja e tërë trupit**

Ky veprim ka të bëjë me larjen e tërë trupit me ujë, qoftë duke hedhur ujë mbi trup, apo qoftë duke e hedhur trupin në ujë (si për shembull: hedhja në lum, në detë etj.).

## Sunnet-et e gusl-it

Sipas *Sunnet*-it të Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-le*m), mënyra e plotë e marrjes së *guslit* është si vijon:

1. **Larja e duarve tre herë**

2. **Larja e organit gjenitalë**

3. **Marrja e plotë e abdesit (sikur për namaz)**

4. **Hedhja ujë mbi të gjithë trupin, duke filluar prej te koka, një herë anën e djathtë e pastaj anën e majtë**

5. **Fërkimi i trupit**

6. **Larja e këmbëve** - Dijetarët kanë thënë: Nëse vendi është i papastër, larja e këmbëve bëhet në fund, ndërsa nëse vendi është i pastër, atëherë larja e këmbëve bëhet gjatë abdesit.

Një renditje e tillë bazohet në *hadith*-in e transmeuar nga 'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*), e cila ka thënë: "Kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) merrte *gusl*, pas kryerjes së mardhënieve seksuale, ai fillonte me larjen e duarve, pastaj me dorën e djathtë hidhte ujë në dorë e tij të majtë dhe lante organin e tij gjenital, pastaj ai merrte abdes, siç merrte abdes për namaz, pastaj merrte pak ujë dhe i vendoste gishtërinjët e tij

në rrënjët e flokëve, deri sa e shihte se lëkura lagej, më pas hidhte ujë mbi kokën e tij tre herë dhe pastaj mbi pjesën tjetër të trupit, pastaj i lante këmbët”.[121]

## Çështje që lidhen me gusl-in

1. **Ai që merr *gusl*, a ka edhe abdes?**

Nëse dikush merr *gusl* për tu pastruar nga xhunubllëkun (për shembull, pas mardhënieve intime, apo gruaja pas periudhës së *hajd*-it apo *nifas*-it), me pajtimin e gjithë dijetarëve, ai person ka *abdes*, ngase ai e ka larguar papastërtinë e madhe dhe nuk bëhet fjalë për papastërti e vogël. Pra, *gusl*-i i mjafton atij dhe nuk ka nevojë të merr abdes.

Ndërsa, nëse dikush merr *gusl*, por jo për tu pastruar nga xhunubllëku, por pse është *sunnet* (për shmbull, për në *Xhumu'ah*, Bajram etj.), këtu ka *i'htilaf* në mesin e dijetarëtëve. Sipas disa dijetarëve, *gusl*-i atij i mjafton dhe ai ka edhe abdes. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerëve, *gusl*-i atij nuk i mjafton, por duhet të merr edhe abdes.

*I'htilaf*-i egziston, ngase për të pasur abdes nevojitet *tertib*-i (renditja). Pra, abdesi duhet të mirret me rend, ashtu siç ka porositur All-llahu dhe ashtu siç e ka praktikuar Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), duke filluar me larjen e fytyrës, krahëve, kokës etj..

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se personi i cili merr *gusl*, duke mos qenë *xhunub*, ai nuk ka abdes, ngase prej *rukn*-eve të abdesit është renditja.

2. **Nëse gjatë marrjes së *gusl*-it kryhet nevoja e vogël (urina) apo lëshohen gazra**

Nëse dikush gjatë marrjes së *gusl*-it e kryen nevojën e vogël (urinën) apo lëshon gazra, sipas gjithë dijetarëve, *gusl*-i i tij është në rregull, por ai person nuk ka abdes.

[121] Bu'hariu: 248; Muslimi:316; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga A'isheja.

3. **Nëse vinë dy obligime për të marrur *gusl***

Kjo ka të bëjë, për shembull, nëse gruaja duhet të merr *gusl*, si shkak i përfundimit të periudhës së *hajd*-it (apo *nifas*-it) dhe për largimin e xhunubllëkut. Në këtë rast, ajo nuk ka nevojë të merr *gusl* dy herë, por një *gusl* i mjafton asja.

Ndërsa, nëse dikush duhet të merret *gusl* për dy raste (apo më shumë), ku për njërin rast është *farz* e për tjetrin *sunnet* (për shembull, edhe për pastrim nga xhunublluke edhe për *xhumu'ah* apo Bajram), sipas shumicës së dijetarëve, mjafton që ai person të merr *gusl* vetëm një herë (me nijet edhe për pastrin nga xhunubllëku edhe për *xhumu'ah*) dhe i vlen për të dyja rastet. Ndërsa sipas një pakice të dijetarëve, ai person duhet të merr *gusl* dy herë: një herë për ta larguar xhunubllëkun dhe herën tjetër për *xhumu'ah* (apo Bajram) etj..

4. **Vonimi i *gusl*-it**

Nëse dikush është *xhunub*, por nuk është koha e namazit (për shembull, është koha pas namazit të jacisë), ai lejohet që ta vonon *gusl*-in dhe për këtë nuk ka gjunah, bile as nuk është *mekruh*.

Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*), pasi doli në rrugë, e pa Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe u kthye shpejtë në shtëpi. Kur doli më vonë, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i tha: "*Pse ike, o Eba Hurajrah?*" Ai tha: "O i Dërguari i All-llahut, isha i papastër (*xhunub*) dhe nuk doja të të përshëndesja në atë gjendje". Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Muslimani kurrë nuk bëhet i papastër*".[122]

Pra, vonimi i *gusl*-it është i lejuar, përderisa nuk është koha e namazit, ndërsa nëse hyn koha e namazit, atëherë duhet të merret *gusl* patjetër, ngase duhet të falet namazi. Mirëpo, më mirë është që *gusl*-i të mirret menjëherë, nëse janë mundësitë.

Kur e pyetën 'Aishen (*radijall-llahu 'anha*) për guslin e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), ajo tha: "Ndonjëherë merrte *gusl* menjëherë e ndonjëherë merrte më vonë".

[122] Bu'hariu, Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Ebu Hurajrah.

5. **Të fjeturit, ngrënia, pirja etj. në gjendje *xhunub***

Nëse një person është *xhunub*, atij i lejohet të flejë, të hajë, të pijë, të del të shëtisë apo të kryej ndonjë punë etj., por është mirë që së paku të merr abdes.

6. **Hyrja në xhami e personit që është *xhunub* apo i grave me *hajd***

Sa i përket kësaj çështje, ka shum *i'htilaf* në mesin e dijetarëve. Sipas disa dijetarëve, është e ndaluar hyrja në xhami e personit që është *xhunub* apo i grave me *hajd*. Sipas Imam Ahmedit dhe Imam Shafi'iut, me një gjendje të tillë lejohe hyrja në xhami vetëm për të marru diçka, duke dalur shpejtë, ndërsa ulja në xhami dhe qëndrimi në të është e ndaluar. Ndërsa sipas Ibn Hazmit dhe disa të tjerëve, lejohet hyrja në xhami dhe qëndrimi në të nga personat e tillë.

Ata që e ndalojnë hyrjen në xhami të personave *xhunub* apo të grave me *hajd*, i marrin disa argumente. Prej tyre:

1. All-llahu (*subhanehu ve te'a*la) thotë:

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَقۡرَبُواْ ٱلصَّلَوٰةَ وَأَنتُمۡ سُكَٰرَىٰ حَتَّىٰ تَعۡلَمُواْ مَا تَقُولُونَ وَلَا جُنُبًا إِلَّا عَابِرِي سَبِيلٍ حَتَّىٰ تَغۡتَسِلُواْۚ ...

***"O ju që besuat, mos iu afroni namazit duke qenë të dehur, derisa të dini se ç'flitni, e as duke qenë xhuhub (të papastër) derisa të laheni ..."*** (*En-Nisa'*: 43)

Sipas tyr, "mos iu afro namazit" don të thotë: mos hyn në vendin ku falet namazi (në xhami).

Dijetarët tjerë e kundërshtojnë këtë mendim duke thënë se *ajet*-i vlen për namazin, që don të thotë se njeriut nuk i lejohet (e ka *haram*) të falet *xhunub*, e jo që të hyjë në xhami.

Pra, ky *ajet* nuk vlenë, ngase flet për namazin dhe nuk flet për xhaminë.

2. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nuk i lejohet të hyjë në xhami atij i cili është xhunub dhe asaj e cila është me hajd*".[123]

Shumica e dijetarëve apo gati gjithë dijetarët kanë thënë se ky *hadith* është i dobët (*daif*) dhe nuk merret për argument.

3. Transmeton Ummu 'Atijjeh (*radijall-llahu 'anha*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "Na ka thënë Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) që në ditën e Bajramit, kur të vimë në *musalah* (namazgja), t'u bashkangjitemi muslimanëve, të bëjmë dhikër etj., përveç se të largohemi prej namazit".

Ky *hadith* është njejtë sikur *ajet*-i që e komentuam më herët. Pra, flitet për namazin e jo për xhaminë. Dhe, nëse ndalohet namazi, nuk don të thotë se ndalohet edhe hyrja në xhami.

Ata që e lejojnë hyrjen në xhami të personave *xhunub* apo të grave me *hajd*, i marrin disa argumente. Prej tyre:

1. Muslimani e ka të lejuar të hyjë në xhami çdo herë dhe një gjë e cila është e lejuar në esencë, nuk mund të bëhet e ndaluar, përveç se me argument, ndërsa nuk ka asnjë argument të vërtetë që e ndalonm një gjë të tillë.

2. Në kohën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka pasur raste që Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i ka future në xhami mushrikët, e përderisa lejohet të hyjë në xhami mushriku, si mund të ndalohet të hyjë në të muslimani i cili është *xhunub* apo ajo me *hajd*.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e futi në xhami Thumameh ibni 'Uthalin. Thumameja ishte një kryetarë i fisit, i cili ju bënte shumë zullum muslimanëve. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), kur e pa se atë e kishin zënë muslimanët, ju tha që ta merrnin dhe ta lidhnin në xhami. Pasi e lidhën, pas një kohe, shkoi Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe i tha: "*O Thumameh, a ka diçka të re te ti?*" Ai tha: "Jo, përveç se, nëse më liron, ta paguaj sa të duash; nëse më vret, dije se ka kush hakmerret për mua; ndërsa nëse dëshiron të më falësh, këtë të mirë nuk do ta harroj asnjëherë". Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e vazhdoi rrugën dhe nuk foli me të. Ditën e dytë, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) shkoi te Thumameja dhe i tha: "*Çka ka te ti, o Thumameh?*" Ai ia përsëriti të njejtat fjalë, sikur herën e parë. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) përsëri e vazhdoi rrugën dhe nuk foli me të. Ditën e tretë, përsëri

[123] *Daif*. Ebu Davudi: 232; Ibni 'Huzejmeh: 1327; dhe tjerë - Nga A'isheja. *Shej'h* Albani e ka vlerësuar të dobët. Shih: "*Daif Sunnen Ebu Davud*" 232, "*Daif xhami'u sager*" 6117, "*Irvaul galil*" 193.

erdhi Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) te Thumameja, i cili qëndronte i lidhur në xhami dhe i tha: "*A ka diçka të re te ti, o Thumameh?*" Ai i tha: "Jo, përveç se ato që t'i kam thënë më herët". Atëherë Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ju tha që ta zgjidhnin dhe ta lironin të shkonte. Ata pastaj e zgjidhën dhe e lan të lirë. Thumameja, duke shkuar rrugës, u ndal dhe mendonte, deri sa e kuptoi se Muhammedi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk ishte tjetër, përveç se Pejgamberi i All-llahut. Atëherë u kthye te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe e pranoi Islamin.

3. Në kohën e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka pasur prej Sahabeve të cilët kan jetuar në xhami. E përderisa ata kanë jetuar në xhami, ka pasur raste që kan qëndruar në të edhe duke qenë xhunub, etj..

Ata që e kanë kundërshtuar këtë mendim thonë se kjo ka ndodhur nga zori, ngase ata nuk kanë pasur tjetër zgjidhje.

Nëse tubohen të gjitha argumentet, e shohim se *i'htilaf*-i është shumë i madh. Për shembull, edhe disa prej argumenteve:

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i tha 'Aishes që t'i sjellte një diçka në xhami. Ajo i tha: "O i Dërguari i All-llahut, po unë jam me *hajd*". Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Hajdi jot nuk është në dorën tënde*". Në një transmetim tjetër, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ishte në xhami, ndërsa 'Aisheja vetëm ia ofroi atë dhe nuk hyri në xhami.

Pra, *i'htilaf*-i është shumë i madh dhe argumumentet egzistojnë kah të dyja anët. Por, megjithatë, nuk kemi mundësi të themi se e kanë të ndaluar (*haram*) personat *xhunub* apo gratë me *hajd* që të hynë në xhami, përderisa argumentet nuk janë të prera dhe të qarta.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se lejohet të hyjë në xhami personi i cili është *xhunub* apo gruaja me *hajd*. Sidomos gratë të cilat janë me *hajd*, ngase *hajd*-i nuk është në dorën e tyre dhe ato nuk mundet ta largojë atë për momentin. Ndërsa ajo që është më e mirë, është që në xhami të hyhet duke qenë të pastër.

# TEJEMMUM-I

Nga ana e *Sher'at*-it, pastrimi është tre lloje:

1. *Abdesi*

2. *Gusl-i*

3. *Tejemum-i*

*Tejemmum*-i në fenë e All-llahut (*subhanehu ve te'ala*) është pastrim.

## Argumentet për ligjshmërinë e tejemmum-it

*Tejemmum*-i është i ligjshëm sipas Kur'anit, *Sunnet*-it dhe *ixhma'*-it (pajtimit) të të gjithë dijetarëve.

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... فَلَمۡ تَجِدُواْ مَآءً فَتَيَمَّمُواْ ...

***"... e nuk gjeni ujë, mësyjeni dheun (merrni tejemmum) ..."*** (*En-Nisa'*: 43)

Argument janë edhe *hadith*-et që di ti përmendim më tutje.

Gjithashtu, egziston *ixhma'* në mesin gjithë dijetarëve se *tejemmum*-i është një pjesë e ligjshme e *Sheri'at*-it Islam.

## Rastet në të cilat lejohet marrja e tejemmum-it

*Tejemmum*-i lejohet të merret në tre raste:

1. **Nëse njeriu nuk ka ujë dhe nuk mundet të gjejë dikund afër**

'Imran ibn Husjeni (*radijall-llahu 'anhu*) tregon: "Ishim me Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) gjatë një udhëtimi. Kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i priu njerëzit për në namaz, një burrë qëndroi menjanë. Pasi përfunduam namazin, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e pyeti: "*Çfarë të pengoi ty që nuk u fale?*" Ai u përgjijg: "Jam *xhunub* dhe nuk ka ujë". Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i tha: "*Merr tejemmum, sepse ai të mjafton*"."[124]

2. **Nëse njeriu është i sëmurë apo i dëmtuar**

Nëse një njeri është i sëmurë apo ka plagë në trup dhe me përdorimin e ujit i shtohet sëmundjen, atëherë ai mund të merr *tejemmum*.

Nëse dikush e ka të lënduar vetëm një pjesë të trupit (për shembull, krahun etj.), atij nuk i lejohet të merr *tejemmum*, por ai duhet të merr abdes apo *gusl*, vetëm se pjesën që e ka të lënduar duhet ta len pa larë.

Dijetarët e *medhheb*-it hanefi dhe shumë dijetarë tjerë kanë thënë: Nëse shumica e pjesëve që duhet të lahen kanë plagë, lejohet të merret *tejemmum*. Nëse shumica e pjesëve që duhet të lahen nuk kanë plagë, atëherë nuk lejohet të merret *tejemmum*.

3. **Nëse njeriu ka ujë dhe është i shëndoshë, por e din se nëse merr abdes apo *gusl* me atë ujë, rrezikohet jeta apo shëndeti i tij**

Kjo është, për shembull, nëse dikush është në ndonjë vend dhe është *xhunub*, por koha është shumë e ftohtë dhe uji është shumë i ftohtë, ndërsa koha e namazit është ka

[124] Bu'hariu dhe Muslimi - Nga 'Imran ibn Husejni.

fundi, e nëse larja me atë ujë të ftohtë në atë kohë të ftohtë është rrezik, atëherë lejohet që të merr *tejemmum*. Pra, nëse ka rrezik serioz, e jo për pak diçka të lehtë.

Transmeton ʻAmr ibn ʻAsi (*radijall-llahu ʻanhu*), për në një luftë, e njohur si "*Dhatus-Selasil*" dhe thotë: "U bëra *xhunub* në një natë shumë të ftohtë dhe u frikësova se po të lahesha do të vdisja. Prandaj mora *tejemmum* dhe e fala me shokët e mi namazin e sabahut (si *imam*). Kur u kthyem te Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*), shokët i treguan atij për këtë gjë e ai më tha: "*O ʻAmr, a vërtetë ke marrur tejemmum, duke pasur ujë?*" I thashë: "Po. E kujtova thënien e All-llahut:

... وَلَا تَقۡتُلُوٓاْ أَنفُسَكُمۡۚ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ بِكُمۡ رَحِيمٗا ﴿٢٩﴾

***"... dhe mos mbytni veten tuaj. Vërtet, All-llahu është i mëshirueshëm për ju."*** (*En-Nisa'*: 29)

Atëherë Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) buzëqeshi dhe nuk tha asgjë".[125]

Nëse dikush e sheh se pak më larg ka ujë, por e sheh se nëse shkon deri atje rrezikohet (për shembull, siç kanë thënë dijetarët, nëse ka egërsira etj.), edhe atëherë lejohet të merr *tejemum*.

## Mënyra e marrjes së tejemmum-it

Transmeton ʻAmmar ibni Jasir (*radijall-llahu ʻanhu*) dhe thotë: "Njëherë u bëra *xhunub* dhe nuk kisha ujë, kështuqë u rrokullisa përtokë (nëpër dhé) e pastaj u fala. Këtë gjë ia tregova Pejgamberit (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) e ai më tha: "*Kjo do të kishte qenë e mjaftueshme*": pastaj e goditi tokën me shuplakat e duarve një herë, pastaj e fërkoi me dorën e majt të djathtën, pjesën e jashtme të duarve të tij dhe fytyrën".[126] Në verzionin të cilin e transmeton Bu'hariu, thuhet: "... e qëlloi me pëllëmbët e tij token, fryu në to, pastaj me to e fërkoi fytyrën dhe duart e tij".[127]

---

[125] Ahmedi, Ebu Davudi, Hakimi, Darakutni, Ibn Hibbani dhe Bu'hariu në formën e tij *mu'alak*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Ebu Davud*" 343.
[126] Bu'hariu: 347; Muslimi: 368 - Nga ʻAmmar ibni Jasir. Citati është i Muslimit.
[127] Bu'hariu: 338.

Pra, duhet të goditet toka (dheu, pluhuri, zalli etj.) me shuplakat e duarve, duhet të fryhen ato, pastaj duhet të fërkohet fytyra dhe duart deri në kyçe.

Disa dijetarë kanë thënë se duhet të fërkohen edhe krahët, ngase në abdes veprohet kështu.

*Tejemmum*-i dhe abdesi nuk janë të njejtë. Në abdes lahen krahët, i jepet *mes'h* kokës, lahen edhe këmbët etj., prandaj gjatë *tejemmum*-it nuk ka nevojë të fërkohen edhe krahët, ngase *tejemmum*-i është krejtësisht diçka tjetër prej abdesit. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "fytyrën dhe duart", e jo: "fytyrën dhe krahët". Ka *ajet*-e dhe *hadith*-e, që kur përmendet "dora", nënkupton dorën, dhe kur përmendet "krahët", nënkupton krahët. Në *ajet*-in, ku All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) flet për abdesin, thotë:

... وَأَيۡدِيَكُمۡ إِلَى ٱلۡمَرَافِقِ...

***"... dhe duart tuaja deri në bërryla ..."*** (*El-Maideh*: 6)

ndërsa kur flet për *tejemum*-in, thotë:

... فَٱمۡسَحُواْ بِوُجُوهِكُمۡ وَأَيۡدِيكُمۡۗ ...

***"... fërkoni me të fytyrën dhe duart."*** (*En-Nisa'*: 43)

Dijetarët që thonë se duhet të fërkohen edhe krahët, bazohen edhe në disa *hadith*-e, por *hadith*-et janë të dobët (*daif*).

Më e saktë është se duhet të fërkohet fytyra dhe duart deri në kyçe dhe nuk ka nevojë të fërkohen edhe krahët.

## Çfarë e prishë tejemmum-in?

*Tejemmum*-in e prishë gjithçka çfarë e prishë abdesin, vetëm se ka edhe diçka shtesë, e ajo është: nëse vjen uji, prishet *tejemmum*-i.

## Çështje që lidhen me tejemmum-in

1. Nëse dikush ka marrur *tejemmum* dhe dëshiron të hyjë në namaz, ndërsa para se të hyjë në namaz vjen uji?

Në këtë rast *tejemmum*-i prishet dhe ai duhet të merr abdes e pastaj ta falë namazin.

2. Nëse dikush e ka falur namazin me *tejemmum*, ndërsa më vonë vjen uji dhe ende është koha e atij namazi?

Sipas shumicës së dijetarëve, ai nuk ka nevojë ta përsërisë namazin.

3. Nëse dikush e ka falur namazin me *tejemmum*, por ka harruar se ka pasur ujë (që e ka fshehur - strehuar në ndonjë vend), e pastaj i kujtohet?

Sipas dijetarëve, në këtë rast, ai më mirë është që ta përsërisë namazin.

4. Nëse dikush ka marrur *tejemmum* dhe ka hyrë në namaz, ndërsa duke u falur (në *rek'at*-in e parë apo të dytë etj.) vjen uji?

Këtu ka një *i'htilaf* të madh në mesin e dijetarëve. Sipas disa dijetarëve, ai duhet ta prishë namazin, duhet të merr abdes dhe pastaj duhet ta falë namazin, ngase kur vjen uji, abdesi prishet. Sipas disa dijetarëve tjerë, ai duhet ta vazhdojë namazin, ngase është e ndaluar të dilet nga namzi pa arsye.

Ne më shumë anojmë nga ajo se ai duhet të vazhdohojë namazin dhe namazi në këtë rast është në rregull.

5. Nëse dikush ka abdes dhe koha e namzit është afër (për shembull, edhe 10 minuta apo 15 etj.), por dëshiron ta prishë abdesin. A është më mirë që ta mban abdesin me zor, apo më mirë është që ta prishë abdesin e pastaj të merr *tejemmum* dhe të falet me *tejemmum*?

Në këtë rast, më mirë është ai që ta prishë abdesin, të merr *tejemmum* dhe ta falë namazin i qetë.

6. A lejohet që burri dhe gruaja të kenë mardhënie intime, duke e ditur se nuk kanë ujë për të marrur *gusl*?

Dijetarët kanë thënë se nuk ka ndonjë problem nëse ato bëjnë marrdhënie intime, duke e ditur se nuk kanë ujë për të marrur *gusl*. Pra, një gjë e tillë është e lejuat.

7. Nëse ndodhë që nuk ka ujë, dhe e kemi një xhenaze, dhe e kemi një person që është *xhunub*, dhe e kemi një grua e cila është me *hajd* dhe duhet të merr *gusl*, ndërsa ujë gjejmë vetëm për një person, atëherë cili nga këto të tre ka përparësi?

Dijetarët kanë thënë se më shumë duhet t'i jepet përparësi atij që është i vdekur, ngase për të kjo më është hera e fundit.

Këtu na jep të kuptojmë edhe atë se, nëse vdes një musliman dhe nuk kemi ujë për t'ia larë xhenazen, atëherë duhet t'i japim *tejemmum*.

8. A është më mirë të vonohet namazin, për ta pritur ujin dhe për ta falur me abdes, apo më mirë është që të falet në kohën e parë me *tejemmum*?

Më mirë është që namazi të falet në kohën e parë, edhe nëse është me *tejemmum*.

9. Nëse dikush nuk mundet të merr as *gusl*, as abdes e as *tejemmum*?

Kjo është, për shembull, nëse dikush është i paralizuar etj. dhe nuk ka dikënd që t'i jep atij *gusl*, abdes apo *tejemmum*, atëherë, në këtë rast, ai duhet ta falë namazin në atë gjendje dhe për këtë nuk ka përgjegjësi. Njejtë vlen edhe për atë që është i lidhur, për atë që është në burg, etj..

# HAJD-I (MENSTRUACIONI)

*Hajd*-i është një lloj gjaku, të cilin All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) e ka caktuar te gratë.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*All-llahu këtë (hajd-in) e ka caktuar te të gjithë bijat e Ademit*".

'Abdull-llah ibn 'Abbasi (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë: "*Hajd*-i ka filluar prej momentit që Hava, gruaja e Ademit (*'alejhis-selam*), ka zbritur prej Xhennetit në tokë".

## Kohëzgjatja e hajd-it

Disa dijetarë kanë thënë se *hajd*-i, më së paku është një ditë, ndërsa më së shumti është pesëmbëdhjetë ditë. Ndërsa disa dijetarë tjerë kanë thënë se *hajd*-i nuk ka kohë, as më pak e as më shumë, ajo krejt varet prej personit (gruas).

Ajo që mendojmë se është më afër, është se *hajd*-i nuk ka kohë të caktuar, por krejt varet prej personit (gruas). Te dikush mund të jetë më gjatë e te dikush mund të jetë më shkurtë.

*Hajd*-i fillon me rrjedhjen e parë të pikës së gjakut, ndërsa përfundon prej momentit që vjen një lëng i bardhë (menstruacioni i bardhë).

Gratë shkonin te A'isheja (*radijall-llahu 'anha*) dhe me vete i mernin edhe robat e tyre me njolla të verdha. Ajo u thoshte: "Mos nxitoni, deri të shihni rrobat e pastërta (lëngun e bardha)".[128]

[128] Maliku dhe Muhammed ibn El-Hasani, si dhe Bu'hariu në formën *mu'alak*. Sipas *Shej'h* Albanit transmetimi është *hasen*, për shkak të përforcimit nga *hadith*-e të tjera dhe konisderohet si *hadith merfu'*. Shih "*Temamul Minneh*".

*Hajd*-i dallohet në bazë të ngjyrës dhe erës. Nëse ngjyra e gjakut është e rëndë e zezë dhe era është e rëndë, nënkupton se ky është gjak i *hajd*-it.

Pasi të kalon koha e *hajd*-it, pasi që të vjen lëngu i bardhë, *hajd*-i mbaron dhe nënkupton që femra është pastruar dhe ajo duhet (e ka *farz*) të merr *gusl*, ndërsa nëse nuk ka ujë, atëherë duhet të merr *tejemmum*, që pastaj të falet dhe t'i bën gjërat tjera.

## Çështje që lidhen me hajd-in

1. Për shembull, ajo që e ka kohën e *hajd*-it gjashtë ditë në çdo muaj, nëse kalojnë dy ditë dhe gjaku ndërpritet, ndërsa ditën e nesërme fillon rrjedhja e gjakut, brenda kësaj kohe, a duhet të falet apo jo (a është pastruar apo jo)?

Këtu dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre. Disa kanë thënë se ajo duhet të pastrohet (të merr *gusl*) dhe të falet. Ndërsa disa të tjerë kanë thënë se, edhe nëse gjaku ndërprehet, nëse ajo e ka të rregullt *hajd*-in, për shembull, gjashtë ditë, ajo duhet ta vazhdojë deri në fund.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se *hajd*-i vazhdon, edhe nëse gjaku ndërpritet gjatë asaj kohe.

2. Gruaja shtatëzënë, a ka *hajd* apo jo?

Në shumicën e rasteve, në përgjithësi, gratë shtatëzëna nuk kanë *hajd*, ngase prej gjakut të *hajd*-it formohet fëmiju. Ndërsa, nëse gjatë kësaj kohe rrjedh gjak, atëherë dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre. Disa kanë thënë se ajo duhet ta llogaritë atë çregullim. Disa të tjerë kanë thënë se duhet ta llogaritë *hajd*. Ndërsa disa të tjerë kanë thënë se gjaku duhet të shikohet, nëse është i njejtë sikur gjakun i *hajd*-it, atëherë duhet ta llogaritë *hajd*, e nëse jo, atëherë duhet ta llogaritë çregullim.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se gjaku duhet të shikohet, nëse është i njejtë sikur gjakun i *hajd*-it, atëherë duhet ta llogaritë *hajd*, e nëse jo, atëherë duhet ta llogaritë çregullim.

3. Nëse *hajd*-i vjen gjatë kohës së namazit

Nëse hyn koha e namazit dhe pas hyrjes së kohës gruas i paraqitet *hajd*-i, pasi të përfundojë koha e *hajd*-it, pasi të pastrohet, sipas disa dijetarëve, ajo nuk ka nevojë që ta falë atë namaz, ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, ajo duhet që ta falë atë namaz.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se ajo grua, pasi të pastrohet, duhet që ta falë atë namaz.

Ndërsa, nëse pastrohet, për shembull, në kohën e akshamit, ku edhe pak hyn koha e jacisë, dhe duke u pastruar hyn koha e jacisë, atëherë ajo duhet ta falë edhe namazin e akshamit edhe atë të jacisë. Bile, disa dijetarë kanë thënë se, edhe nëse pastrohet pas jacisë, ajo është mirë që ta falë edhe namazin e akshamit edhe atë të jacisë, apo nëse pastrohet pas ikindisë, është mirë që ta falë edhe namazin e drekës edhe atë të ikindisë, ngase akshami dhe jacia ose dreka dhe ikindia bashkohen, dhe në raste të caktuara lejohet që të bashkohen.

## Veprimet që ndalohen për gratë me hajd

Gjatë kohës së *hajd*-it, grave ju ndalohen disa gjëra. Prej tyre:

1. **Namazi**

Nëse gruaja është me *hajd*, e ka të ndaluar (*haram*) të falet, dhe nëse falet, ka gjunah te All-llahu (*subhanehu ve te'ala*). Ndërsa, pasi të pastrohet, nuk ka nevojë t'i kompenzojë namazet që nuk i ka falur gjatë kohës së *hajd*-it.

2. **Agjërimi**

Nëse gruas i paraqitet *hajd*-i gjatë muajit të Ramazanit, ajo e ka të ndaluar (*haram*) të agjërojë, dhe nëse agjëron, ka gjunah te All-llahu (*subhanehu ve te'ala*). Ndërsa, pasi të pastrohet, duhet t'i kompenzojë ditët që nuk i ka agjëruar.

Një grua i tha ʻAishes (*radijall-llahu ʻanha*): "Oj ʻAisheh, pse namazin nuk duhet ta kompenzojmë, ndërsa agjërimin po?" Ajo u përgjijgjur: "Ngase Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) na ka urdhëruar ta kompenzojmë agjërimin e mos ta kompenzojmë namazin".[129]

3. **Mardhëniet intime me burrin**

Gjatë kohës së *hajd*-it gruaja e ka të ndaluar (*haram*) të bën marrdhënie me burrin e saj, dhe nëse bën marrdhënie, ka gjunah të madh te All-llahu (*subhanehu ve te'ala*).

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... فَٱعۡتَزِلُواْ ٱلنِّسَآءَ فِي ٱلۡمَحِيضِ وَلَا تَقۡرَبُوهُنَّ حَتَّىٰ يَطۡهُرۡنَ ...

***"... largohuni prej grave gjatë menstruacionit dhe mos iu afroni atyre (për marrëdhënie) derisa të pastrohen."*** (*El-Bekarah*: 222)

Nëse një musliman nuk e pranon një gjë të tillë dhe beson se marrëdhëniet intime duke qenë gruaja me *hajd* janë të lejuara, ai bën *kufr* dhe del nga feja (bëhet jobesimtarë - kafir). Ndërsa, ai i cili gabon apo nga mosdija bën marrdhënie me gruan e tij, duke qenë ajo me *hajd*, ai duhet të pendohet te All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) dhe, sipas disa dijetarëve, duhet të jep *sadaka*, siç ka ardhur në *hadith*: "*gjysë apo një dinarë ari*[130]".[131] Ndërsa sipas disa dijetarëve, nuk ka nevojë të jep *sadaka*, ngase *hadith*-i është i dobët.

Gjat kohës kur gruaja është me *hajd*, burrit i lejohet që t'i afrohet asaj, ta përkë atë dhe gjithçka tjetër, përveç marrëdhënieve intime.

---

[129] Bu'hariu, Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Mu'adhja.

[130] Dijetarët kanë diskutuar dhe për në këtë kohë i bjen 4 gram ari.

[131] EbuDavudi: 264; Tirmidhiu:136; Nesaiu: 153; Ibn Maxheh:630; Ahmedi: 2112; Hakimi: 1/278 - Nga Ibn'Abbasi. Dijetarët musliman kanë mendime të ndryshme rreth pranimit të këtij *hadith*-i. Albani e ka vlerësuar autentik. Ai thotë: "Imam Ahmedi e ka konsideruar të forte. Ai ka thënë: "*Hadith* i mirë!"." Ai ishte pyetur: A vepron sipas tij?" Kishte thënë: "Po". Autentik po ashtu e kanë konsideruar: Hakimi, Dhehebiu, Ibn Dekik El-Idi, Ibnul Kajjimi. Ndërsa të dobët e kanë konsideruar: Ibn Sekeni, Ibn Salahu, kurse Neveviu madje e përmendë konsensusin e dijetarëve musliman rreth këtij *hadith*-i. Mirëpo, kjo është e tepruar dhe kjo thirrje e *ixhma'*-së refuzohet. Ibn Haxheri thotë: "Ka shumë çregullime në zinxhirin e transmetuesve dhe në vetë tekstin e *hadith*-it". Po ashtu, kanë mendime të ndryshme rreth mendimit juridik të Imam Ahmedit lidhur me këtë *hdith*. Tirmidhiu thotë: "Dijetarët e shumë vendeve janë të mendimit se nuk ka kompensim dhe ky është argument se nuk duhet të veprohet sipas këtij *hadith*-i". ("*Teuhidul ahkam*" 1/456)

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Bëni gjithçka me to (gratë), përveç mardhënieve intime*".[132]

4. ***Tavaf*-i**

Nëse një grua shkon në Haxhxh, gjatë kohës së Haxhxhit, nëse ajo është me *hajd*, e ka të ndaluar (*haram*) të bëj *tavaf* rreth Ka'bes.

Pjgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Bëre ti gjithë atë që e bëjnë haxhxhilerët, përveç tavaf-it rreth Ka'bes*".[133]

Pastaj dijetarët kanë diskutuar për kohën më vonë, për në këtë kohë, që njerëzit shkojnë me aeroplan, me mijëra kilometra. Në rastet kur aeroplani kthehet, ndërsa gratë ende nuk e kanë kryer *tavaf*-in, për shkak të *hajd*-it, atëherë dijetarët kanë thënë se, nëse nuk mundet të presë deri sa të pastrohet, ngase aeroplani shkon dhe nuk e pret atë, atëherë në këtë rast i lejohet që ta bën *tavaf*-in edhe në atë gjendje (me *hajd*), ngase *tavaf*-i në Haxhxh është *rukn*, dhe nëse nuk e bën, Hxhxhi nuk pranohet.

Këto janë katër rastet që gruas i ndalohen t'i kryej gjatë kohës së *hajd*-it, me pajtimin e gjithë dijetarëve. Ndërsa, është edhe një rast, për të cilin ka *i'htilaf* në mesin e dijetarëve. Ai është:

5. **Leximi dhe prekja e Kur'anit**

Sipas shumicës së dijetrëve, prekja dhe leximi i Kur'anit nga ana e gruas me *hajd* është e ndaluar (*haram*). Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, një gjë e tillë i lejohet asaj.[134]

Ajo që mendojmë se është më afër, është se gruas me *hajd* i lejohet leximi dhe prekja e Kur'anit dhe argumentet që e ndalojnë një gjë të tillë nuk janë të mjaftueshme.[135] All-llahu e din më së miri.

---

132 Muslimi: 302; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Enesi.
133 Bu'hariu: 305; Muslimi: 1211 - Nga A'isheja. *Hadith*-i është më i gjatë.
134 Për këtë çështje kemi folur më gjërësisht në temën e abdesit dhe *gusl*-it.
135 Ky është mendimi i Bu'hariut, Kurtubiut, Ibn Hazmit dhe disa dijetarëve tjerë.

# NIFAS-I (LEHONIA)

*Nifas*-i është një lloj tjetër i gjakut, i cili rrjedh te gratë, pas kohës së lindjes.

Sipas shumicës së dijetarëve, *nifas*-i më së shumti zgjatë katërdhjetë ditë.

Ajo që mendojmë se është më afër, është se *nifas*-i nuk ka kohë të caktur, por ajo varet prej personit (gruas).

*Nifas*-i dallohet në bazë të ngjyrë dhe erës. Gjaku i *nifas*-it është i njejtë me atë të *hajd*-i*t*.

Nëse fillon gjakderdhja pas lindjes, ajo llogaritet *nifas*. Disa dijetarë kanë thënë se te disa gra gjakderdhja mundet të ndodhë edhe para lindjes. *Shej'h* Ibn Uthejmini ka thënë: "Ka mundësi që tre ditë më herët të fillojë gjakderdhja".

Gjatë kohës së *nifas*-it janë të ndaluara të gjitha gjërat që janë të ndaluar gjatë kohës së *hajd*-it. Këtu është edhe një dallim, se gjatë kohës së *hajd*-it, burri e kanë të ndaluar ta lëshon (shkurorzon) gruan e tij.

### A llogaritet *nifas* edhe kur ka abort?

Sa i përket kësaj çështjeje, dijetarët kanë thënë: Nëse është katërdhjetë ditë (fillimi i shtatëzënisë) dhe aborton, ajo nuk llogaritet *nifas*. Nëse është tetëdhjetë ditë e andej, atëherë llogaritet *nifas*. Ndërsa ndërmjet katërdhjetë ditëve dhe atyre tetëdhjetë, këtu ka diskutim në mesin e dijetarëve. Kanë thënë se më mirë është të shiqohet, nëse ka filluar të formohet diçka, atëherë llogaritet *nifas*, ndërsa nëse nuk ka filluar të formohet asgjë, atëherë nuk llogaritet *nifas*.

# ISTIHADA

*Istihada* është një gjak tjetër, i cili rrjedh te disa gra (jo te të gjitha). Kjo është një lloj problemi që shkaktohet te dikush prej grave, për shkak të çregullimit.

Gjatë këtij gjaku, gruaja duhet të falet, të agjërojë, i lejohet të bëjë *tavaf*, i ka të lejuara marrdhëniet intime me burrin etj., dhe nuk duhet që këtë lloj gjaku ta llogaritë *hajd*, ngase kjo është krejtësisht diçka tjetër.

Gjatë kësaj kohe gruas i obligohen të gjitha gjërat dhe ajo llogaritet e pastër, si në kohën që nuk rrjedh gjaku, ashtu edhe në kohën kur rrjedh gjaku.

Gjaku i *istihada*-s është gjak normal, nuk është i zi dhe nuk ka erë të rëndë. Kjo duhet të dallohet dhe nuk duhet të ngatërrohet me gjakun e *hajd*-it dhe *nifas*-it.

# NAMAZI

Në gjuhën arabe, namazit i thonë: *es-salah*.[136]

Në aspektin gjuhësorë, fjala *salah* don të thotë: lutje. All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... وَصَلِّ عَلَيۡهِمۡۖ ...

***"... lutu për ta ..."*** (*Et-Teubeh*: 103)

Në aspektin fetarë, *es-salah* (namaz) don të thotë: *'Ibadet* i cili bëhet ndaj All-llahut, me fjalë të caktuara, me veprime të caktuara, që fillon me *tekbir* dhe përfundon me *selam*.

## Rëndësia dhe veçoritë e namazit

Namazi në fenë e All-llahut e ka një rrëndësi shumë të madhe, saqë All-llahu (*subhanehu ve te'ala*), menjëherë pas *Shehadet*-it, e caktoi kusht (themel) kryesorë namazin.

Namazi dallon prej shumë *'ibadet*-eve.

Namazi është prej obligimeve që është përmendur më së shumti në Kur'an.

Namazi është prej obligimeve më të shpeshta që bëhet në jetën e muslimanit.

[136] Te ne njihet si *namaz*, ndërsa kjo fjalë nuk është në gjuhen shqipe. All-llahu e din kjo fjalë nga e ka prejardhje. Thuhet se prejardhjen e ka prej persishtes.

Namazi është prej obligimeve i cili nuk pranon arsye.

Namazi është prej obligimeve i cili është bërë *farz* në qiell, direkt prej All-llahut (*subhanehu ve te'ala*), për dallim prej zekatit, Haxhxhit, agjërimit etj., të cilat janë bërë *farz* në tokë dhe nëpërmjet Xhibrilit (*'alejhis-selam*).

Enesi (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë: "Namazi iu bë obligim Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) gjatë ngritjes së tij në qiell".[137]

Namazi është fjala e fundit e Pejgaberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), i cili, në momentet e fundit të jetës së tij, tha: "*namazin, namazin*".

Namazi është pyetja e parë për të cilën do të llogariten njerëzit.

'Abdull-llah ibn Karti ka transmetuar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Vepra e par për të cilën do të llogaritet njeriu në Ditën e Gjykimit do të jetë namazi*".[138]

Si dhe shumë veçori tjera.

## Personi që nuk e falë namazin

Nëse dikush e mohon apo tallet me namazin, ai nuk llogaritet musliman. Në lidhje me këtë nuk ka mospajtime në mesin e dijetarëve.

Ndërsa, nëse dikush e pranon namazin si *farz*, por nuk e falë atë, nga përtacia apo diçka tjetër, që në *Sheri'at* nuk llogaritet arsye, për këtë dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre.

Sipas disa dijetarëve, ai i cili e len namazin është musliman, por është gjunahqarë i madh; më gjunahqarë se ai i cili vjedh, se ai i cili bën *zina*, se ai i cili pin alkool, se ai i cili vret musliman, etj.. Ky është mendimi i Imam Ebu Hanifes, Imam Malikut, Imam Shafi'iut (në një transmetim) dhe disa dijetarëve tjerë. Sipas Imam Malikut, Imam Shafiut dhe disa të tjerëve, ai i cili e len namazin, duhet të kërkohet prej tij që të

[137] Ahmedi, Nesaiu dhe Tirmidhiu - Nga Enesi. Tirmidhiu thotë se *hadith*-i është *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih En-Nesai*" 449.

[138] Tabaraniu - Nga 'Abdull-llah ibn Karti. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*, vetëm se transmetuar nga Enes ibn Malik. Shih "*Temamul Minneh*".

pendohet, e nëse nuk pendohet, atëherë duhet të vritet. Ndërsa sipas Imam Ebu Hanifes, atij duhet t'i jepet një dënim dhe të burgoset.

Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, ai i cili e len namzin, edhe nëse e pranon atë si *farz*, ai nuk llogaritet musliman. Ky është mendimi i Imam Ahmedit, Imam Shafi'iut (në një transmetim), Ibrahim En-Ne'haiut, Is'hak ibni Rahavejit, 'Abdull-llah ibn Mubarekut, Ibn Hazmit dhe shumë dijetarëve tjerë.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se ai i cili e len namzin, edhe nëse e pranon atë si *farz*, ai nuk llogaritet musliman.

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

۞ فَخَلَفَ مِنۢ بَعۡدِهِمۡ خَلۡفٌ أَضَاعُواْ ٱلصَّلَوٰةَ وَٱتَّبَعُواْ ٱلشَّهَوَٰتِۖ فَسَوۡفَ يَلۡقَوۡنَ غَيًّا ﴿٥٩﴾ إِلَّا مَن تَابَ وَءَامَنَ وَعَمِلَ صَٰلِحٗا فَأُوْلَٰٓئِكَ يَدۡخُلُونَ ٱلۡجَنَّةَ وَلَا يُظۡلَمُونَ شَيۡـٔٗا ﴿٦٠﴾

***"E pas tyre (të mirëve) erdhën pasardhës të këqij, që e lanë namazin e u dhanë pas kënaqësive (trupore), e më vonë do të hidhen në çdo të keqe (ose në Gajja[139]). Me përjashtim të atij që pendohet dhe beson e bën vepra të mira, të tillët do të hyjnë në Xhennet dhe atyre nuk u bëhet kurrëfarë e padrejtë."*** (*Merjem*: 59-60)

Në një *ajet* tjetër, thotë:

فَإِن تَابُواْ وَأَقَامُواْ ٱلصَّلَوٰةَ وَءَاتَوُاْ ٱلزَّكَوٰةَ فَإِخۡوَٰنُكُمۡ فِي ٱلدِّينِۗ ...

***"Po, nëse ata pendohen, e falin namazin dhe e japin zeqatin, atëherë i keni vëllezë në fé."*** (*Et-Teubeh*: 11)

Gjithashtu thotë:

۞ مُنِيبِينَ إِلَيۡهِ وَٱتَّقُوهُ وَأَقِيمُواْ ٱلصَّلَوٰةَ وَلَا تَكُونُواْ مِنَ ٱلۡمُشۡرِكِينَ ﴿٣١﴾

***"(Përqëndrohuni në atë fé) Të kthyer sinqerish tek Ai, kini frikë prej Atij dhe faleni namazin e mos u bëni nga mushrikët (idhujtarët)."*** (*Er-Rum*: 31)

[139] *Gajja* është një pus në fund të Xhehennemit.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Ndërmjet njeriut, shirkut dhe kufrit është lënia e namazit*".[140]

Burajdeh (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Marëveshja (dallimi) ndërmjet neve (muslimanëve) dhe atyre (jomuslimanëve) është namazi, ai i cili e len atë ka bërë kufr*".[141]

'Abdull-llah ibn Shekik (*rahimehull-llah*) ka thënë: "Kanë qenë gjithë Sahabet e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'aeljhi ve sel-lem*), që nuk kanë parë ndonjë vepër, që nëse ndokush e len bën *kufr*, përveç namazit".[142]

Muhammed ibn Nasr El-Mervezi (*rahimehull-llah*) tregon se e ka dëgjuar Is'hak ibni Rahavejin duke thënë: "Është vërtetuar prej Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'aeljhi ve sel-lem*), se ai i cili e len namzin qëllimisht bën *kufr*, dhe ki është mendimi i dijetarëve prej kohës së Sahabeve, prej kohës së Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'aeljhi ve sel-lem*), e deri në këtë ditë".

Ibn Hazmi (*rahimehull-llah*) ka thënë: "Është thënë nga 'Umeri, 'Abdurrahman ibn 'Aufi, Mu'adh ibn Xhebeli, Ebu Hurajrah dhe Sahabet tjerë, se kushdo që nuk e falë edhe një namaz *farz*, deri sa koha e tij ka mbaruar, bëhet femohues (*kafir*) dhe heretik (*murtedd*). Ndërmjet tyre nuk egziston ndonjë ndryshim opinion në lidhje me këtë çështje".[143]

Pra, sipas gjithë argumenteve, ai i cili e len namazin del nga feja dhe nuk llogaritet musliman. Dhe prej atij momenti, atij i ndalohen disa gjëra në dunja, disa gjëra kur vdes dhe disa gjëra në A'hiret. Në dunja: ai nuk ka të drejtë të martohet me muslimane; nëse e there një kafshë, nuk lejohet ngrënia e mirshit të saj. Nëse vdes: nuk i lahet xhenazja, nuk i falet xhenazja dhe nuk varroset te varrezat e muslimanëve. Dhe kur do të del para All-llahut: ai është përgjithmonë në Xhehennem.

---

140 Muslimi.

141 Ahmedi, Nesaiu, Hakimi dhe Tirmidhiu - Nga Burajdeh. Tirmidhiu thotë se *hadith*-i është *hasen* (i mirë). Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih* (i vërtetë). Shih: "*Sahih tergib ve terhib*" 1/226 dhe "*Sahih Et-Tirmidhi*" 2621.

142 Tirmidhiu, Hakimi dhe Imam Neveviu. Hakimi thotë se transmetimi është në pajtim me kushtet e vendosuara nga Bu'hariu dhe Muslimi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*El-Mexhmu'*" 3/19 dhe "*Sahih Tergib ve Terhib*" 1/227.

143 Kjo është përmendur nga El-Mundhiri në "*Et-Tergib vet-Terhib*".

## Për kë është detyrim namazi?

Namazi është detyrim për tre kategori njerëzish:

1. **Për atë që është në moshë madhore**

'Amr ibn Shu'ajbi transmeton nga babai i tij e ky nga gjyshi i tij se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Urdhëroni fëmijët tuaj që të falin namaz kur ata të kenë arritur moshën shtatë vjeçare. Rrihni ata (nëse nuk falen) kur të kenë arritur moshën dhjetë vjeçare*".[144]

2. **Për atë që është mentalish i shëndoshë**

Njeriu i çmendur, i cili nuk din t'i dallon gjërat, ai nuk e ka *farz* namazin.

'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Lapsi është ngritur për tre persona (që don të thotë: nuk ka detyrim për tre grupe personash): personi që fle, deri sa të zgjohet; fëmija, deri sa të arrijë moshën e pubertetit; dhe personi që nuk është i shëndoshë mentalish, deri sa të shërohet*".[145]

3. **Për atë që është musliman**

Sipas disa dijetarëve, jomuslimanët nuk e kanë *farz* namazin. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, edhe jomuslimanët e kanë *farz* namazin.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se edhe jomuslimanët e kanë *farz* namazin, si dhe të gjithë obligimet tjera.

---

[144] Ahmedi, Ebu Davudi dhe Hakimi - Nga 'Amr ibn Shu'ajbi. Hakimi e klasifikon *hadith*-in *sahih* duke iu referuar kritereve të Muslimit. Sipas *Shej'h* Albanit, Hakimi e ka verifikuar këtë *hadith* si *sahih* duke iu referuar kritereve të Muslimit nëpërmjet një rruge tjetër transmetimi, megjithëse transmetimi i sipërpërmendur nuk i plotëson kriteret e Muslimit. Shih "*Temamul Minneh*".

[145] Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu, Ibn Maxheh dhe Hakimi - Nga A'isheja. Hakimi e cilëson *hadith*-in si *sahih* sipas kushteve të Bu'hariut dhe Muslimit. Tirmidhiu e klasifikon si të besueshëm. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *hasen*. Shih: "*Temamul Minneh*".

## Llojet e namzit

Namazi është dy lloje:

1. Namaz i cili është *farz*

2. Namaz i cili është *nafileh*

## Rek'at-et e namazeve

Kur flitet për *rek'at*-et e namazeve, bëhet fjalë për *farz*-et, e pastaj *sunnet*-et janë gjë vullnetare dhe një temë në vete, për të cilën do të flasim më vonë.

Namazet e njohura janë pesë: namazi i drekës (*edh-dhuhr*), namazi i ikindisë (*el-'asr*), namazi i akshamit (*el-magrib*), namazi i jacisë (*el-isha*) dhe namazi i sabahut (*el-fexhr*).

Enesi (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë: "Namazet ju bënë detyrim Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) gjatë ngritjes së tij në qiell. Në fillim ata ishin pesëdhjetë, por numri i tyre u ul disa herë, deri sa mbetën pesë. Pastaj iu tha: "***O Muhammed, urdhëri nuk ka ndryshuar. Këto pesë namaze janë të barazvlefshme me pesëdhjetë të tilla!***"."[146]

Namazi i drekës i ka 4 *reka't*-e; gjithashtu edhe namazi i ikindisë i ka 4 *rek'at*-e; namazi i akshamit i ka 3 *rek'at*-e; namazi i jacisë i ka 4 *rek'at*-e; dhe *namazi* i sabahut i ka 2 *rek'at*-e.

[146] Ahmedi, Nesaiu dhe Tirmidhiu - Nga Enesi. Tirmidhiu thotë se *hadith*-i është *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih En-Nesai*" 449.

# KOHËT E NAMAZIT

Kohët e namazit janë një ndër gjërat më të rëndësishme të namazit. Prandaj, çdo namaz e ka kohën e përcaktuar brenda së cilës ai duhet të falet. All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... إِنَّ ٱلصَّلَوٰةَ كَانَتۡ عَلَى ٱلۡمُؤۡمِنِينَ كِتَٰبٗا مَّوۡقُوتٗا ١٠٣

***"... namazi është obligim (për kohë) i caktuar për besimtarët."*** (*En-Nisa'*: 103)

Kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) u pyet: "Cila vepër është më e mirë?", tha: "*Namazi në kohën (fillimin e kohës) e tij*".[147]

Gjithashtu, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Do të vinë më vonë (pas jush) udhëheqës që do ta vdesin namazin*". (Në një transmetim tjetër: "*... që do ta vonojnë namazin*".) I thanë: "O i Dërguari i All-llahut, po ne çka të bëjmë?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Ju faleni namazin në kohën e vet, e pastaj, kur ta falë ai (kur të del imam udhëheqësi), faluni edhe ju pas tij, e kjo e dyta ju llogaritet nafileh*".

E, All-llahu (*subhanehu ve te'ala*), për ata që e vonojnë namazin, thotë:

فَوَيۡلٞ لِّلۡمُصَلِّينَ ٤ ٱلَّذِينَ هُمۡ عَن صَلَاتِهِمۡ سَاهُونَ ٥

***"Pra (mjer) shkatërrim është për ata që falen, të cilët ndaj namazit të tyre janë të pakujdesshëm."*** (*El-Ma'un*: 4-5)

Kohët e namzit apo ndarja e tyre filloi prej momentit që Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) iu bë *farz* namazi në *Mi'raxh*. Pas *Mi'raxh*-it, All-llahu (*subhanehu ve*

---

[147] Bu'hariu: 5270; Muslimi: 85 - Nga Ibn Mes'udi. Ngjajshëm transmetohet prej Ibni Mes'udit, i cili ka thënë: "I Dërguari i All-llahut (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Vepra më e mirë është namazi i kryer në fillim të kohës së tij*". (Tirmidhiu: 173; Hakimi: 1/188)

*te'ala*) e dërgoi Xhibrilin (*'alejhis-selam*) te Muhammedi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) që t'ia mësonte atij kohët e namazit.

Xhabir ibn 'Abdull-llahu (*radijall-llahu 'anhu*) tregon se Xhibrili (*'alejhis-selam*) shkoi te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe i tha atij: "*Çohu dhe falu!*" Ai e fali namazin e drekës[148], kur dielli e kishte kapluar pikën e tij kulmore. Pastaj, shkoi Xhibrili (*'alejhis-selam*) te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) për namazin e ikindisë dhe i tha: "*Çohu dhe falu!*" Ai e fali namazin e ikindisë, ndërkohë që hija e një objekti ishte e njejtë me gjatësinë e tij. Pastaj, Xhibrili (*'alejhis-selam*) shkoi në perëndim të diellit dhe i tha: "*Çohu dhe falu!*" Ai e fali namazin e akshamit, kur dielli sapo ishte zhdukur. Pastaj, Xhibrili (*'alejhis-selam*) shkoi në jaci, kur muzgu nuk ishte më. Ai erdhi përsëri në kohën e agimit dhe e fali namazin e sabahut. Xhibrili (*'alejhis-selam*) shkoi ditën tjetër në mesditë dhe i tha: "*Çohu dhe falu!*" Kështu, fali *namzin* e drekës, atëherë kur hija e një objekti ishte sa gjatësia e tij. Pastaj, Xhibrili (*'allejhis-selam*) shkoi për namazin e ikindisë dhe i tha: "*Çohu dhe falu!*" Ata u falën, ndërkohë që hija e një objekti ishhte sa dy herë gjatësia e tij. Pastaj, ai shkoi në të njejtën kohë (sikur një ditë më parë) për namazin e akshamit, pa anjë ndryshim. Më pas ai shkoi për namazin e jacisë, pasi kishte kaluar gjysma e natës (apo tha ai: "një e treta e natës"). Më vonë ai shkoi në kohën kur qielli ishte shumë i verdhë dhe i tha: "*Çohu dhe falu!*" Kështu ai e fali namazin e sabahut. Në fund, Xhibrili (*'alejhis-selam*) i tha: "*Këto janë kohët gjatë të cilave mund të falet namazi*"."[149]

## Koha e namazit të drekës (edh-dhuhr)

Pasi të lind dielli e deri në kupën e qiellit, është koha e namazit *Duha*[150].

Pasi lind dielli, ai fillon duke ardhur kah mesi i qiellit. Çdo send ka hije, dhe duke ardhur dielli kah mesi i qiellit, hija fillon të shkurtohet. Kjo hije e cila vjen duke u shkurtuar, deri të arrin afër, është koha e namazit *Duha*. Kur dielli vjen në mes të qiellit dhe çdo sendit i bjen nga lartë, atëherë nuk mbetet më hije, apo mbetet vetëm pak hije. Nëse nuk ka hije, kjo është koha që njeriu e ka të ndaluar të falë namaz *nafileh*. Dijetarët

---

[148] Xhibrili (*'alejhis-selam*) falej, ndërsa Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) pas tij e mësonte namazin dhe kohët e tij, që pastaj ai tua përcillte shokëve të tij, dhe kështu, gjeneratë pas gjenerate.

[149] Ahmedi, Nesaiu dhe Tirmidhiu - Nga Xhabir ibn 'Abdull-llahu. Bu'hariu thotë se ky është transmetimi më autentik në lidhje me kohët e namzit.

[150] Për namazin e *Duha*-së do të flasim në temat e ardhëshme më gjërësisht.

kanë thënë se kjo kohë është shumë e shkurtër, përafërsisht 5 apo 10 minuta. Pastaj, dielli fillon të dalë nga ana tjetër, duke shkuar nga perendimi. Si të fillojë të del hija nga ana tjetër, qoftë edhe sa një qime floku, atëherë hyn koha e namazit të drekës.

Kjo është fillimi i kohës së namazit të drekës, ndërsa fundi i saj është atëherë kur hija e sendit bëhet sa vetë gjatësia e sendit.

Ështe e preferuar që namazi i drekës të falet në fillm të kohës së tij dhe kjo është më e mira, ndërsa është e lejuar që të vonohet deri në fund të kohës së saj. Ndërsa, nëse koha është shumë e nxehtë, atëherë preferohet që të shtyhet namazi, deri sa të freskohet koha.

Enesi (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton dhe thotë: "Nëse koha ishte tepër e ftohtë, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) falej herët (në fillim të kohës së namazit), ndërsa nëse koha ishte tepër e nxehtë, ai priste deri sa ajo të freskohej dhe pastaj falej".[151]

Ebu Derri (*radijal-llahu 'anhu*) tregon: "Ishim me Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) në një udhëtim. Kur erdhi koha e namzit, muezini deshti të thërriste ezanin. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Le të freskohet pak koha!*" Kjo gjë ndodhi dy apo tre herë, deri sa ne pamë hijet e kodrave. Atëherë Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Nxehtësia është nga aroma e Xhehennemit. Nëse koha është kaq e nxehtë, atëherë shtyjeni namazin deri sa të freskohet*"."[152]

## Koha e namazit të ikindisë (el-'asr)

Koha e namazit të ikindisë fillon atëherë kur hija e sendit është në të njejtën gjatësi me sendin.

Namazi i ikindisë i ka dy kohë: njëra kohë është në të cilën ke të drejtë të zgjedhësh për t'u falur, ndërsa koha tjetër është në raste urgjente apo imponimi. Koha e zgjedhjes është prej në atë moment që hija e sendit është sa vet gjatësia e sendit, deri sa hija e sendit bëhet sa dy herë gjatësia e sendit. Pas kësaj kohe, është *mekruh* që të vonohet

151 Bu'hariu - Nga Enesi.
152 Bu'hariu dhe Muslimi - Nga Ebu Dherri.

namazi i ikindisë, përveç me arsye. Ndërsa koha e namazit të ikindisë përfundon me perendimin e diellit.

## Koha e namazit të akshamit (el-magrib)

Koha e namazit të akshamit fillon me perendimin e diellit, atëherë kur dielli nuk duket më.

‘Abdull-llah ibn ‘Amr (*radijal-llahu ‘anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ‘alejhi ve sel-lem*) ka thënë: “*Koha e namazit të akshamit fillon kur dielli nuk duket më në horizont dhe zgjat deri në mbarimin e muzgut*”.[153]

Në *hadith*-in që e përmendëm më lartë, kur Xhibrili (*‘alejhis-selam*) erdhi t’ia mësonte kohët e namazit Pejgamberit (*sal-lall-llahu ‘alejhi ve sel-lem*), përmendet se në namazin e akshamit, Xhibrili (*‘alejhis-selam*) erdhi në të njejtën kohë, si në ditën e pare, ashtu edhe në të dytën. Për këtë, dijetarët kanë thënë: Kjo ka ndodhur, ngase është mirë (*sunnet*) që namazi i akshamit mos të vonohet.[154]

Sa’id ibn Jezidi (*radijal-llahu ‘anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ‘alejhi ve sel-lem*) ka thënë: “*Do të vazhdojnë ummet-i im të jenë në ‘hajr (rrugë të drejtë), deri sa nuk e vonojnë namazin e akshamin*”.[155]

---

[153] Muslimi - Nga ‘Abdull-llah ibn ‘Amr.

[154] Te ne, kjo gjë është keqkuptuar shumë, dhe sipas tyre, ezani duhet të thirret shpejtë dhe namazi duhet të falet shpejtë dhe shkurt. Kjo nuk ka të bëj fare me *Sunnet*-in e Pejgamberi (*sal-lall-llahu ‘alejhi ve sel-lem*). Kuptimi është se namazi duhet të falet sa më shpejtë, në kohën e parë dhe mos të vonohet, e jo që të shpejtohet.

[155] Ahmedi dhe Tabaraniu - Nga Sa’id ibn Jezidi.

## Koha e namazit të jacisë (el-isha)

Koha e namazit të jacisë fillon atëherë kur ngjyra e kuqe e muzgut zhduket. Dijetarët kanë thënë se nëse nuk mundet të dallohet, përafërsisht 1 orë e 15 minuta pas akshamit fillon koha e namazit të jacisë.

Sa i përket përfundimit të kohës së namazit të jacisë, dijetarët janë ndarë në tre mendime:

1. Sipas disa dijetarëve, koha e namazit të jacisë përfundon në kohën e parë prej tre pjesëve të natës[156].

2. Sipas disa dijetarëve tjerë, koha e namazit të jacisë vazhdon deri në gjysmën e natës. Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve.[157]

3. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, koha e namazit të jacisë vazhdon deri në kohën e namazit të sabahut.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se koha e namazit të jacisë është deri në gjysmën e natës.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë se koha e namzit të jacisë është deri në gjysmën e natës.

Është e preferuar (*sunnet*) që të shtyhet (vonohet) falja e namazit të jacisë, deri sa të jetë e mundur, deri në mesnatë, por pa kaluar gjysma e natës.[158]

Ebu Hurajrah (*radijal-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse nuk do të ishte mundim për ummet-in tim, atëherë do t'i urdhëroja që ta shtynin namazin e jacisë deri sa të ketë kaluar një e treta apo gjysma e natës*".[159]

Transmeton 'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*) dhe thotë: "Një natë, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e fali namazin e jacisë pasi kishte kaluar një pjesë e madhe e natës

---

[156] Koha e natës fillon prej perendimit të diellit e deri në lindjen e tij.
[157] Të këtij mendimi janë edhe tre dijetarët bashkëkohorë: *Shej'h* Ibn Bazzi, *Shej'h* Ibni Uthejmini dhe *Shej'h* Albani.
[158] Muslimi: 613 - Nga 'Abdull-llah ibn 'Amri.
[159] Ahmedi, Ibn Maxheh dhe Tirmidhiu - Nga Ebu Hurajrah. Tirmidhiu thotë se *hadithi* është *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadithi* është *sahih*. Shih "*Sahih Et-Tirmidhi*" 167.

dhe kur shumica e njerëzve në xhami ishin të përgjumur. Pastaj ai doli, u fal dhe tha: "*Kjo do të ishte koha më e mirë (për faljen e namazit të jacisë), nëse nuk do të ishte gjë e vështirë për ummet-in tim*"."[160]

Ndërsa, nëse jeton në një vend ku namazi i jacisë me *xhema'at* (në xhami) falet në kohën e parë (në fillim të kohës), atëherë më mirë është të falet në xhami. Por, nëse të ikë namazi me *xhema'at* në xhami dhe falesh në shtëpi, dhe kjo sidomos vlen për gratë, atëherë preferohet shtyerja e namazit të jacisë sa të jetë mundësia, deri kah mesi i natës.

Nëse kalon koha e namazit të jacisë (gjysma e natës), dijetarët kanë diskutuar. Sipas *medhheb*-i hanefij dhe disa dijetarëve tjerë, pas kësaj kohe është *mekruh* vonimi i namazit të jacisë. Sipas disa dijetarëve tjerë, pas kësaj kohe është *haram* vonimi i namazit të jacisë, ngase koha e tij ka kaluar. Përveç, sipas disa dijetarëve, nëse është me inponim, sikur në kohën e ikindisë.

Ndërsa, prej kësaj kohe, prej mesit të natës e deri në kohën e namazit të sabahut, është koha e namazit të natës (pjesa e tretë e natës).

## Koha e namazit të sabahut (el-fexhr)

Koha e namazit të sabahut fillon në agim.

Agimi është dy lloje:

1. *Agimi i rrejshëm (el-fexhrul kadhib)* - Ky lloj agimi është atëherë kur del një vijë e bardhë, (kur fillon të zbardhet) prej lartë poshtë. Ky është agimi i rrejshëm, në të cilin nuk hyn (fillon) koha e namazit të sabahut.[161]

2. *Agimi i vërtetë* - Ky lloj agimi është atëherë kur del një vijë e bardhë dhe fillon të zbardhet në mënyrë horizontale (anash). Ky është agimi i vërtetë, në të cilën fillon koha e namazit të sabahut.[162] All-llahu (*subhnaehu ve te'ala*) thotë:

---

[160] Muslimi: 638; dhe Nesaiu - Nga 'Aisheja.
[161] Hakimi: 1/191 - Nga Xhabiri.
[162] Hakimi: 1/191 - Nga Xhabiri.

… حَتَّىٰ يَتَبَيَّنَ لَكُمُ ٱلۡخَيۡطُ ٱلۡأَبۡيَضُ مِنَ ٱلۡخَيۡطِ ٱلۡأَسۡوَدِ مِنَ ٱلۡفَجۡرِۖ …

***"… derisa qartë të dallohet peri i bardhë nga peri i zi[163] në agim …"*** (*El-Bekarah*: 187)

Koha e namazit të sabahut përfundon me lindjen e diellit.

Sipas *medhheb*-it hanefij, është më e preferuar që namazi i sabahut të falet në kohën e tij të fundit, deri pak para lindjes së diellit. Ndërsa sipas *medhheb*-it malikij, shafi'ij dhe hanbelij, më e preferuar është që namazi i sabahut të falet në fillim të kohës së tij.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se namazi i sabahut është më mirë të falet sa më herët, në fillim të kohës së tij. Ndërsa, nëse jeton në një vend ku namazi i sabahut me *xhema'at* (në xhami) falet në kohën e fundit të tij, atëherë më mirë është që të falet në xhami dhe me *xhema'at*.

'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*) ka thënë: "Besimtaret e falnin namazin e sabahut me Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) duke qenë të mbuluara me rrobat e tyre. Ato ktheheshin në shtëpitë e tyre pas namazit dhe askush nuk i dallonte për shkak të errësirës (së agimit)".[164]

Ebu Mes'ud El-Ensari (*radijall-llahu 'anhu*) ka transmetuar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e falte namazin e sabahut në errësirë (në kohën e fillimit të agimit). Një herë tjetër ai e fali këtë namaz atëherë kur agimi po shkëlqente. Pas kësaj, ai gjithmonë falej në errësirë (koha e fillimit të agimit), deri sa ndërroi jetë".[165]

## Falja e një rek'at-i brenda kohës së namazit

Ai që falë një *rek'at* të namazit përpara se koha e tij të mbarojë, atëherë ai e ka falur të gjithë namazin në kohën e duhur.

---

[163] Peri i bardhë është drita e cila del në agim, ndërsa peri i zi është terri i cili mbetet.
[164] Bu'hariu, Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga 'Aisheja.
[165] Ebu Davudi dhe Bejhekiu - Nga Ebu Mes'ud El-Ensari. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 394.

Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) trasnmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Personi që e kap një rek'at nga namazi, atëherë ai e ka falur të gjithë namazin e tij*".[166]

Në një transmetim tjetër, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kush e arrin sexhden, e ka arritur namazin*".[167]

## Ai që e arrin kohën e namazit dhe pastaj i vjen një arsye

Kush e arrin kohën e namazit, e pastaj sëmuret (në gjendje kome etj.), pasi të kthehet në gjendje që mund ta falë namazin, duhet ta falë atë namaz. Për shembull, nëse hyn koha e namazit të drekës, dhe gruaja, duke marrur abdes apo duke e shtyer për pak më vonë namazin, i paraqitet *hajd*-i (menstruacionet). Kjo grua, pasi të pastrohet nga *hajd*-i, duhet ta falë atë namaz (namazin e drekës që i mbeti pa e falur javën e kaluar).

## Arsyet për të cilat lejohet vonimi i namazit jashtë kohës së tij

Në *Sheri'at*-in e All-llahut (*subhanehu ve te'ala*) egzistojnë disa gjëra, që nëse për shkak të tyre njeriu e vonon namazin, ato llogariten arsye. Ato janë:

1. **Harresa (*en-nisjan*)**

Harresa është prej gjërave e cila bëhet pa qëllim dhe ajo llogaritet arsye, si për çështjet e dunjasë ashtu edhe për ato të fesë.

Nëse dikush harron ta falë ndonjë namaz të caktuar dhe pas një kohe i kujtohet kjo gjë, ai duhet ta falë atë namaz menjëherë.

---

[166] Bu'hariu: 579; Muslimi: 608; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Ebu Hurajrah.
[167] Muslimi: 609 - Nga 'Aisheja.

Enesi (*radijall-llahu ʻanhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kushdo që e harron një namaz, duhet ta falë atë sapo t'i kujtohet dhe nuk ka shpagim për të, përveç kësaj gjëje*".[168]

2. **Gjumi**

Nëse dikënd e zen gjumi dhe pasi të zgjohet e sheh se koha e namazit i ka kaluar, ai duhet ta falë namazin që i ka kaluar menjëherë. Kjo, nëse ndodhë duke i marrur të gjitha *sebeb*-et (shkaqet).

Ebu Katade ka trasnmetuar se përgjumja në kohën e faljes së namazit iu përmend Pejgamberit (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) dhe ai tha: "*Nuk ka pakujdesi në gjum, por pakujdesia është atëherë kur personi në fjalë është zgjuar. Nëse ndonjëri prej jush e harron një namaz apo flen gjatë kohës së tij, atëherë ai duhet ta falë atë kur t'i kujtohet*".[169]

Gjatë kthimit nga një luftë, Sahabet bashkë me Pejgamberin (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) u ndalën të pushonin. Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) tha: "*Kush do të qëndrojë dhe të na thërrasë për namazin e sabahut?*" Bilali (*radijall-llahu ʻanhu*) e mori këtë përgjegjësi. Pasi ranë të flejnë, pas një kohe, e zuri gjumi edhe Bilalin. Pastaj, nuk ju doli gjumi, përveç se prej nxehtësisë së diellit. Pasi ju drejtuan Bilalit, ai tha: "O i Dërguari i All-llahut, ajo që ju zuri juve më zuri edhe mua". Atëherë, Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) i tuboi Sahabet, e urdhëroi Bilalin ta thërriste ezanin dhe e falën namazin.[170]

3. **Nëse njeriu ka imponim, rrezik apo frikë të madhe dhe nuk mundet të falet**

Ky rast është, për shembull, nëse dikush bije në dorën e zullumqarëve, nga të cilët torturohet shumë dhe nuk mundet ta kontrollon as veten e tij dhe as të koncentrohet. Këtij personi, nëse i ikë koha e ndonjë namazi, ai ka arsye dhe duhet ta falë atë namaz apo namazet që i kanë ikur kur të ketë mundësi.

---

[168] Bu'hariu dhe Muslimi - Nga Enesi.

[169] Transmeton Nesaiu dhe Tirmidhiu - Nga Ebu Katade. Tirmidhiu thotë se *hadithi* është *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Et-Tirmidhi*" 177.

[170] Ngjajshëm transmeton Ahmedi dhe të tjerë - Nga Ibn ʻImran Husjeni.

4. **Nëse dikush është në pyetje për ta shpëtuar jetën e vet apo të dikujt tjetër**

Ky rast është, për shembull, në këtë kohë, për mjekët të cilët bëjnë operimin e njerëzve dhe që operimi zgjatë më shumë se sa është koha e namazit. Ky person ka arsye dhe duhet ta falë namazin që i ka ikur atëherë kur të ketë mundësi.

## Namazi kaza (falja e namazit pas kohës së tij, pa arsye të Sheri'at-it)

Nëse dikush e len pa falur namazin, pa arsye të *Sheri'at*-it, a duhet ta falë atë pas kohe (*kaza*) apo jo, dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre. Sipas disa dijetarëve, *kaza*-ja lejohet. Ata thonë se ai që e len namazin pa aryse dhe më vonë dëshiron ta falë atë, ai duhet ta falë atë namaz. Sipas tyre, ai ka gjunah para All-llahut, por megjithatë namazin e ka falur. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, *kaza*-ja nuk lejohet. Ata thonë se nëse namazit i kalon koha e tij, më ai namaz nuk mund të falet asnjëherë, e edhe nëse falet, nuk bën dobi.

Argumentet që i përdorin ata që e lejojnë *kaza*-në:

1. Ata argumentohen me *hadith*-in, i cili flet për atë që ka harruar ta falë namazin.

*Kundërpërgjigje*: Atij të cilit i ka ikur namazi nga koha e tij me harresë, nuk mund të krahasohet me atë që e len t'i ikë namazi nga koha e tij pa asnjë arsye të shëndoshë apo me qëllim. Pranadaj, ky argument nuk qëndron.

2. Argument tjetër e përdorin rastin e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) në luftën e Hendekut. Në këtë luftë, ndodhi një rrezik i madh për muslimanët. Ata u rrethuan në Medineh dhe nga të gjitha anët ju erdhën jomusliamnët. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) bashkë me Sahabet mundoheshin që ta bënin një hendek, që mos të hynin jomuslimanët në Medineh dhe të zhdukeshin muslimanët. Aq shumë u angazhuan, aq shumë patën frikë dhe rrezik, saqë ju iku namazi i drekës, namazi i ikindisë dhe hyri koha e namazi të akshamit. Pastaj e thirrën ezanin, e thirrën *ikamet*-in dhe e falën namazin e drekës; pastaj e thirrën *ikamet*-in dhe e falën namazin e ikindisë; pastaj e thirrën *ikamet*-in dhe e falën namazin e akshamit.

*Kundërpërgjijge*: Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk e vonoi namazin e drekës dhe atë të ikindisë pa arsye, por këtë e bëri me një prej arsyeve që i përmendëm më lartë, nga frika dhe rreziku i madh. Pranadaj, nuk mund të krahasohet ai i cili është i rrethuar prej jomuslimanëve dhe është në rrezik jete, me atë që bën qejfe dhe e len namazin pa arsye. Këto dy raste nuk janë të njejta në asnjë mënyre, prandaj ky argument nuk qëndron. Gjithashtu, ky rast ka ndodhur para zbritjes së *ajet*-it të frikës. Pasi zbriti *ajet*-i i frikës, më nuk ka të drejtë askush që ta vonojë namzin, as edhe ata që janë në luftë dhe ballë për ballë me armikun. All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

وَإِذَا كُنتَ فِيهِمْ فَأَقَمْتَ لَهُمُ ٱلصَّلَوٰةَ فَلْتَقُمْ طَآئِفَةٌ مِّنْهُم مَّعَكَ وَلْيَأْخُذُوٓا۟ أَسْلِحَتَهُمْ فَإِذَا سَجَدُوا۟ فَلْيَكُونُوا۟ مِن وَرَآئِكُمْ وَلْتَأْتِ طَآئِفَةٌ أُخْرَىٰ لَمْ يُصَلُّوا۟ فَلْيُصَلُّوا۟ مَعَكَ وَلْيَأْخُذُوا۟ حِذْرَهُمْ وَأَسْلِحَتَهُمْ ۗ ...

***"Kur të jesh ti (Muhammed) bashkë me ta dhe ju falë namazin, një grup prej tyre, duke i bartur armët, le të vijë e le të falet me ty (grupi tjetër në roje), e kur të bien në sexhdeh (të kryejnë një reqatë), këta le të qëndrojnë mbrapa jush (në roje) e le të vijë grupi tjetër, që nuk është falur, e të falet me ty dhe le t'i bartin armët dhe të jenë në gjendje gadishmërie."*** (*En-Nisa'*: 102)

Pastaj thotë:

فَإِذَا قَضَيْتُمُ ٱلصَّلَوٰةَ فَٱذْكُرُوا۟ ٱللَّهَ قِيَٰمًا وَقُعُودًا وَعَلَىٰ جُنُوبِكُمْ ۚ فَإِذَا ٱطْمَأْنَنتُمْ فَأَقِيمُوا۟ ٱلصَّلَوٰةَ ۚ إِنَّ ٱلصَّلَوٰةَ كَانَتْ عَلَى ٱلْمُؤْمِنِينَ كِتَٰبًا مَّوْقُوتًا ﴿١٠٣﴾

***"Kur të kryeni namazin (e frikës) përmendeni All-llahun, kur jeni në këmbë, ulur, të mbështetur. E kur të qetësoheni (nga lufta), atëherë faleni namazin në mënyrë të rregullt, pse namazi është obligim (për kohë) i caktuar për besimtarët."*** (*En-Nisa'*: 103)

Pra, më e saktë është se *kaza*-ja (falja e namazeve të ikura pa arsye pas kohe) nuk lejohet dhe argumentet për lejueshmërinë e saj nuk qëndrojnë. Por, ai njeri të cilit i kanë ikur namazet pa arsye të *Sheri'at*-it, apo ai të cilit i kanë mbetur pa falur shumë namaze

gjatë jetës së tij, siç është zakon tek ne, ai person duhet të pendohet sinqerisht, të fillojë ta falë namazin rregullisht dhe t'i shtojë namazet *nafileh* (vullnetare).

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Pyetja e parë që do t'i bëhet robit në Ditën e Gjykimit është namazi. Nëse namazin e ka mirë, ai ka shpëtuar. Por, nëse namazin nuk e ka mirë, mjer për të kur të del para All-llahut. E atij që i mungon diçka prej farzeve, All-llahut thotë: "**Shikojeni robin tim a ka nafileh?**" E nëse ka nafileh, All-llahu ia zëvendëson mungesën që i ka mbetur prej farz-eve*".[171]

## Falja e namazeve të mbetura sipas rendit

Nëse dikujt i ikë ndonjë namaz me arsye (për shkak të gjumit, nga harresa etj.), ai në fillim duhet ta falë namazin që i ka mbetur pa e falur, e pastaj ta falë namazin që është në rend (në kohë).

Ka raste që ka mundësi të prishet rendi. Për shembull, nëse koha në të cilën është, nuk ka kohë më. Ja disa raste:

1. Nëse dikush ka harruar ta falë namazin e drekës dhe e vonon namazin e ikindisë deri sa afrohet koha e namazi të akshamit, saqë mbetet kohë për ta falur vetëm një namaz, e në atë moment i kujtohet që ka harruar ta falë namazin e drekës. Në këtë rast, ai një herë duhet ta falë namazin e ikindisë e pastaj atë të drekës, ngase nëse i ikë namazi i ikindisë, i ikë pa arsye, ndërsa për namazin e drekës ka arsye, ngase e ka vonuar atë me harresë.

2. Në ditën e *xhumu'ah*. Nëse dikush ka harruar ta falë namazin e sabahut, dhe pasi e dëgjon *'hutbe*-n e *xhumu'a*-së, pasi bëhet *ikamet*-i, atij i kujtohet që nuk e ka falë namazin e sabahut. Në këtë rast, ai një herë duhet ta falë namazin e *xhumu'a*-së e pastaj ta falë namazin e sabahut, ngase nëse i ikë namazi i *xhumu'a*-së, atë më nuk mundet ta falë vetë.

3. Nëse dikush ka harruar ta falë namazin e akshamit, dhe pasi e falë namazin e jacisë, pastaj i kujtohet që nuk e ka falur namazin e akshamit. Në këtë rast, ai duhet ta falë namazin e akshamit dhe nuk duhet ta përsërisë namazin e jacisë edhe një herë.

[171] *Hadith*-i është përmendur më parë.

## Namazi i cili ka mbetur pa u falur duhet të falet në formën në të cilën është dashur të falet

Kjo është, për shembull, nëse dikush është udhëtarë dhe pas namazit të drekës kthehet për në vendin e tij, dhe kur kthehet, arrin në kohën e namazit të ikindisë. Ai një herë duhet ta falë namzin e drekës e pastaj atë të ikindisë. Në këtë rast, namazin e drekës duhet ta falë dy *rek'at*, ngase kështu e ka pasur obligim sa ishte udhëtarë (sepse në udhëtim namazet shkurtohen dhe ai me katër *rek'at* falet dy *rek'at*), e pastaj duhet ta falë namazin e ikindisë katër *rek'at*.

## Kohët në të cilat është e ndaluar falja e namazeve

Ka disa kohëra, në të cilat është e ndaluar të falet namaz. Ato kohëra, disa dijetarë i kanë ndarë në tre, e disa i kanë ndarë në pesë kohë, edhe pse kur të bashkohen komplet, shohim se ato janë tre kohë. Ato janë:

1. **Pas faljes së namazit të sabahut e deri sa të lindë dielli dhe të ngritet sa një shtizë**

Pasi falet namazi i sabahut, njeriu nuk ka të drerjtë të falë namaz, deri sa të lindë dielli dhe të ngritet sa një shtizë. Dijetarët kanë thënë se, prej kur lindë dielli e deri të ngritet sa një shtizë, përafërsisht janë 16 minuta. Pas kësaj kohe, atëherë njeriu ka të drejtë të falet.

'Amr ibn 'Abese tregon se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i ka thënë: "*Fale namazin e sabahut dhe pastaj mos u fal deri sa të lindë dielli dhe të ngrihet, sepse ai lindë ndërmjet brinave të shejtanit. Kjo është koha kur atij i gjunjëzohen jobesimtarët*".[172]

[172] Muslimi dhe Ahmedi - Nga 'Amr ibn 'Abese.

2. **Kur dielli është në zenit**

Kjo është në kohën e drekës, kur dielli është në zenit, në atë kohë kur nuk ka hije. Dijetarët kanë thënë se kjo kohë zgjatë, përafërsisht, prej 5 deri në 9 minuta. Gjatë kësaj kohe është e ndaluar të falet namaz.

ʻAmr ibn ʻAbese tregon (në *hadith*-in e lartëpërmendur) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) i ka thënë: "*Pas kësaj (kur dielli është në zenit), ndaloje faljen, sepse në këtë kohë Xhehennemi ushqehet me lëndën e tij djegëse*".[173]

3. **Pas faljes së namazit të ikindisë e deri sa të perendojë diellit**

Pasi të falet namazi i ikindisë e deri sa të perendojë dielli, njeriu e ka të ndaluar të falë namaz.

ʻAmr ibn ʻAbase tregon (në *hadith*-in e lartëpërmendur) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) i ka thënë: "*Pas tij, largohu nga falja deri sa të perendojë dielli, sepse ai perendon ndërmjet brinave të shejtanit dhe ajo është koha kur jobesimtarët i gjunjëzohen atij*".[174]

## Namazet të cilat lejohen të falen gjatë kohëve në të cilat është e ndaluar falja e namazeve

Gjat kohëve në të cilat ndalohet falja e namazeve, ndalohet që njeriu të falë namaz *nafileh*, ndërsa lejohet që t'i falë disa namaze të caktuara. Ato janë:

1. **Namazet *farz***

Lejohet që njeriu të falë namazin e tij *farz*, në çfardo kohe të jetë, qoftë ai namaz i asaj kohe, qoftë namaz *kaza*, qoftë namaz i xhenazes, etj..

[173] Muslimi dhe Ahmedi - Nga ʻAmr ibn ʻAbese.
[174] Muslimi dhe Ahmedi - Nga ʻAmr ibn ʻAbese.

2. **Namazet *nafileh* gjat ditës së *xhumu'ah***

Sahabet (*radijall-llahu 'anhum*) në ditën e *xhumu'ah* kanë falur namaz *nafileh* nga dy *rek'at* nga dy *rek'at*, deri kur ka filluar koha e namazit të *xhumu'a*-së.

3. **Namazi i cili ka kaluar me harresë**

Nëse ndokujt i ikë ndonjë namaz (*farz*) duke harruar dhe pastaj i kujtohet në momentin që është e ndaluar të falet namaz, ai lejohet dhe duhet ta falë atë namaz në atë kohë.

4. **Namazet *nafileh* të cilat janë me *sebeb* (shkak, arsye)**

Namazet *nafileh* me *sebeb* janë ato namaze, të cilat njeriu i falë për ndonjë arsye të caktuar, si namazi i përshëndetjes së xhamisë (*tehijetul mesxhid*), namazi pas marrjes së abdesit, etj..

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Secili prej jush që hyn në xhami, mos të ulet pa i falur dy rek'at namaz*".[175]

[175] Bu'hariu - Nga Ebu Katader Sulemiu.

# EZANI

Ezani është një *'ibadet* i madh në fenë e All-llahut (*subhanehu ve te'ala*).

Ezani u bë pjesë e *Sheri'at*-it gjatë vitit të parë pas shpërnguljes në Medineh.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) bashkë me Sahabet diskutonin për çështjen se si t'i thërrisnin njerëzit në namaz. Dikush prej tyre propozoi ta merrnin një kumbonë dhe t'i binin asaj, por këtë e refuzuan, ngase ju përngjante krishterëve. Dikush tjetër propozoi që ta merrnin një buri dhe ty fryenin asaj, por edhe këtë e refuzuan, ngase ju përngjante jehudëve.[176]

'Abdull-llah ibn Zejdi (*radijall-llahu 'anhu*) ka transmetuar: "Kur ishte çështja për të caktuar përdorimin e ziles në thirrjen e njerëzve për namaz, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) nuk e pëlqeu këtë gjë, ngase ajo ju përngjante krishterëve. Ndërkohë që po flija, në ëndërr më erdhi një burrë që mbante në dorë një zile. I thashë: "O rob i All-llahut, a do të ma shesësh këtë zile?" Ai tha: "Çfarë do të bësh me të?" Iu përgjijga: "Do t'i thërras njerëzit në namaz". Ai tha: "A të them një gjë më të mirë se kjo?" Unë i thashë: "Sigurisht!" Ai tha: "Ti duhet të thuash: *ALL-LLAHU EKBER*, *ALL-LLAHU EKBER*, *ALL-LLAHU EKBER*, *ALL-LLAHU EKBER*, *ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*, *ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*, *ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*, *ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*, *HAJ-JA 'ALES-SALAH*, *HAJ-JA 'ALES-SALAH*, *HAJ-JA 'ALEL FELAH*, *HAJ-JA 'ALEL FELAH*, *ALL-LLAHU EKBER*, *ALL-LLAHU EKBER*, *LA ILAHE IL-LALL-LLAH*". Pastaj ai u largu në njëfarë distance dhe tha: "Kur të ngritesh për t'u falur, thuaj: *ALL-LLAHU EKBER*, *ALL-LLAHU EKBER*, *ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*, *ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*, *HAJ-JA 'ALES-SALAH*, *HAJ-JA 'ALEL FELAH*, *KADKAMETIS-SALAH*, *KADKAMETIS-SALAH*, *ALL-LLAHU EKBER*, *ALL-LLAHU EKBER*, *LA ILAHE IL-LALL-LLAH*". Kur erdhi mëngjesi, shkova te Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe i tregova se çfarë kisha parë në ëndërr. Ai më tha: "*Ëndërra jote është e vërtetë! Shko tek Bilali, tregoi atij se çfarë ke parë dhe thuaj që ta thërrasë*

---

[176] Bu'hariu dhe Ahmedi - Nga Nafi'u e ky nga Ibn 'Umeri.

*ezanin, sepse ai ka zë më të mirë nga ju*". Unë shkova tek Bilali, i tregova çfar të bënte dhe ai e thirri ezanin. 'Umeri ishte në shtëpinë e tij kur e dëgjoi atë. Ai doli me mantelin e tij duke thënë: "Pasha Atë që të ka dërguar ty me të vërtetën, unë pashë të njejtën ëndërr sikur edhe ai". Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Falënderimi qoftë për All-llahun!*".[177]

Dijetarët kanë diskutur në lidhje me atë se çfarë vendimi ka ezani në *Sheri'at*. Shumë prej dijetarëve kanë thënë se ezani është *sunnet* i forte. Ndërsa disa dijetarë, si Imam Ahmedi dhe tjerë, kanë thënë se ezani është *farz kifajeh*.

Ajo që mendojmë se është më afër, është se ezani është *farz kifajeh*, nëse e thërret dikush, i gjithë populli lirohen, ndërsa nëse nuk e thërret askush, i gjithë populli kanë gjunah.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur të vjen koha e namazit, dikush prej jush le të bëjë muezin (le ta thërrasë ezanin)*".[178]

## Namazet për të cilat duhet të thirret ezani

Ezani duhet të thirret vetëm për pesë kohët e namazit që janë *farz*.

Ezani nuk thirret as për namazin e Bajramit, as për namazin e teravive, as për namazin e xhenazes, as për namaz nate etj., por ai duhet të thirret vetëm për pesë kohët e namazit që janë *farz* (duke përfshirë këtu edhe namazin e *xhumu'a*-së).

---

[177] Ahmedi: 4/43; Ebu Davudi: 499; Tirmidhiu: 189; Ibn Maxheh; Ibn 'Huzjemeh: 1/317; Daramiu: 1/286; Ibnul Xharudi: 2/49; Darekutni: 1/241; Bejhekiu: 1/415 - Nga 'Abdull-llah ibn Zejdi. Tirmidhiu thotë se *hadith*-i është *hasen-sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Ebu Davud*" 499. Si autentik e kanë vlerësuar një numër i dijetarëve, në mesin e të cilëve: Bu'hariu, Neveviu, Dhehebiu dhe tjerë. Ibn Abdul Berri thotë: "Thënien e 'Abdull-llah ibn Zejdit e transmetojnë një grup i Sahabeve, me fjalë të ndryshme, me kuptim të përafërt. Zinxhirët e transmetuesve kanë arritur shkallën e kategorisë në mënyrën më të mirë". Ibn Ruzhdi ka thënë: "Kjo thënie me të vërtetë transmetohet me thënie *mutevatir* dhe dituria e përmendur në të është e patjetërsueshme".

[178] Bu'hariu: 628; Muslimi: 647; Ahmedi: 3/4369; Ebu Davudi: 589; Tirmidhiu: 205; Nesaiu: 2/9; Ibn Maxheh: 979 - Nga Malik ibn Huvejrithi.

## Kushtet e ezanit

Kushtet e ezanit janë:

1. **Hyrja e kohës së namazit**

Ezani duhet të thirret pasi të hyjë koha e namazit, ndërsa thirrja e tij para se të hyjë koha nuk vlen.

2. **Nijeti**

Ai që e thërret ezanin duhet që ta bëjë *nijet* (me zemër, pa e shqiptuar me gojë) për ta thirrur ezanin.

Këtu na bëhet me dije se nuk lejohet që ezani të thirret me mjetet tjera, si radio, kompjuter, etj..

3. **Thirrja e ezanit për një kohë, pa ndërprerje**

Ezani duhet të thirret për një kohë dhe mos të ndërprehet. Gjithashtu, nuk lejohet që ezanin ta thërrasin dy persona.

Pastaj, dijetarët kanë diskutuar se a lejohet të flet personi i cili e thërret ezanin dhe kanë thënë se një gjë e tillë nuk lejohet, vetëm nëse është me nevojë.

## Mënyrat e thirrjes së ezanit

Në *Sunnet*-in e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), ezani ka ardhur në tre mënyra. Ne do t'i përmendim vetëm dy mënyra, ngase në njërën mënyrë ka dobësi në transmetim. Ato janë:

1. **Mënyra e ezanit që e ka thirrur Bilali (*radijall-llahu 'anhu*)**

Bilali (*radijall-llahu 'anhu*) ezanin e ka thirrur me pesëmbëdhjetë fraza, ashtu siç është e njohur dhe siç thirret tek ne. Ajo formë është kështu:

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

*ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

*ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*

*ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*

*HAJ-JA 'ALES-SALAH*

*HAJ-JA 'ALES-SALAH*

*HAJ-JA 'ALEL FELAH*

*HAJ-JA 'ALEL FELAH*

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

2. **Mënyra e ezanit që e ka thirrur Ebi Mahdhurah (*radijall-llahu ‘anhu*)**

Ebi Mahdhurah (*radijall-llahu ‘anhu*) ezanin e ka thirrur me nëntëmbëdhjetë fraza.[179] Ajo formë është kështu:

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

Pastaj, me zë të ulët, thuhet:

*ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

*ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

*ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*

*ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*

Pastaj, duke e ngritur zërin, vazhdon përsëri:

*ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

*ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

*ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*

*ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*

*HAJ-JA ‘ALES-SALAH*

*HAJ-JA ‘ALES-SALAH*

*HAJ-JA ‘ALEL FELAH*

*HAJ-JA ‘ALEL FELAH*

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

---

[179] Ahmedi, Ebu Davudi: 502; Tirmidhiu, Nesaiu, Ibn Maxheh, Ibn ‘Huzejmeh - Nga Ebi Mahdhurah. Tirmidhiu thotë se *hadhith*-i është *hasen-sahih*. Sipas *Shej’h* Albanit *hadith*-i është *hasen-sahih*. Shih: “*Sahih Ebu Davud*” 502.

## Fraza: "ES-SALATU 'HAJRUM-MINEN-NEUM (namazi është më i mirë se gjumi)"

Në ezanin e namazit të sabahut duhet të shtohet edhe një fjalë, dhe pas frazës "*HAJ-JA 'ALEL FELAH*", duhet të thuhet: "*ES-SALATU 'HAJRUNM-MINEN-NEUM*", dhe pastaj të vazhdohet ezani deri në fund.[180]

Ebi Mahdhurah (*radijall-llahu 'anhu*) i ka kërkuar Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) që t'ia mësonte ezanin. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i ka thënë: "*Nëse bëhet fjalë për ezanin e sabahut, thuaj: "ES-SALATU 'HAJRUM-MINEN-NEUM"*."[181]

Kjo frazë thuhet vetëm në ezanin e namazit të sabahut, edhe pse ka dijetarë që kanë thënë se mund të thuhet edhe në ezanin e namazit të jacisë, sepse edhe në jaci ndoshta ka njerëz që flejnë. Në realitet, kjo frazë duhet të thuhet vetëm në ezanin e namazit të sabahut.

## Ikamet-i

*Ikamet*-i është momenti, që kur ai thirret, muslimanët duhet të ngriten për ta falur namazin (*farz* me *xhema'at*).

Sipas shumicës së dijetarëve, *ikamet*-i është *sunnet* i fortë. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, ai është *farz kifajeh*.

Ajo që medojmë se është më e saktë, është se *ikamet*-i është *sunnet* i forte. All-llahu e din më së miri.

---

180 Ibn 'Huzejmeh transmeton prej Enesit (*radijall-llahu 'anhu*) se kishte thënë: "Kur muezini e thërret ezanin e sabahut, është *sunnet*, që pas thënies së fjalëve: "*HAJA 'ALEL FELAH*", të thotë: "*ES-SALATU 'HARUM-MINEN-NEUM*"."

181 Ahmedi dhe Ebu Davudi - Nga Ebi Mahdhurah. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 500.

## Mënyrat e thirrjes së ikamet-it

Në *Sunnnet*-in e Pejgamberit (*sal-lall-llahu ʻaljehi ve sel-lem*), edhe *ikamet*-i ka ardhur në tre mënyra. Ne do t'i përmendim vetëm dy mënyra, ngase në njërën mënyrë ka dobësi në transmetim. Ato janë:

1. **Mënyra e *ikamet*-it që e ka thirrur Bilali (*radijall-llahu ʻanhu*)**

Bilali (*radijall-llahu ʻanhu*) *ikamet*-in e ka thirrur me njëmbëdhjetë fraza. Është transmetuar se Bilali (*radijall-llahu ʻanhu*) është urdhëruar që gjatë ezanit t'i përsërisë fjalët nga dy herë, ndërsa gjatë *ikamet*-it nga një herë, përveç frazës "*KADKAMETIS-SALAH*" dy herë.[182] Ajo formë është kështu:

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

*ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*

*HAJ-JA ʻALES-SALAH*

*HAJ-JA ʻALEL FELAH*

*KADKAMETIS-SALAH*

*KADKAMETIS-SALAH*

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

[182] Bu'hariu: 605; Muslimi: 378 - Nga Enesi. Muslimi nuk e përmendë përjashtimin.

2. **Mënyra e *ikammet*-it që e ka thirrur Ebi Mahdhurah (*radijall-llahu ‘anhu*)**

Ebi Mahdhurah (*radijall-llahu ‘anhu*) *ikamet*-in e ka thirrur me shtatëmbëdhjetë fraza[183], ashtu siç është e njohu dhe siç praktikohet te ne. Ajo formë është kështu:

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

*ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

*ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*

*ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDER-RASULULL-LLAH*

*HAJ-JA ‘ALES-SALAH*

*HAJ-JA ‘ALES-SALAH*

*HAJ-JA ‘ALEL FELAH*

*HAJ-JA ‘ALEL FELAH*

*KADKAMETIS-SALAH*

*KADKAMETIS-SALAH*

*ALL-LLAHU EKBER, ALL-LLAHU EKBER*

*LA ILAHE IL-LALL-LLAH*

## Mënyra e duhur e thirrjes së ezanit dhe ikamet-it

Sipas *medhheb*-it hanefij, ezani duhet të thirret sipas mënyrës që e ka thirrur Bilali, ndërsa *ikamet*-i sipas mënyrës që e ka thirrur Ebu Mahdhurah. Sipas *medhheb*-it hanbelij, edhe ezani edhe *ikamet*-i duhet të thirren sipas mënyrës që i ka thirrur Bilali. Sipas

[183] Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Ebi Mahdhurah. Tirmidhiu thotë se *hadhith*-i është *hasen-sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: “*Sahih Ebu Davud*” 502.

*medhheb*-it shafi'ij, ezani duhet të thirret sipas mënyrës që e ka thirrur Ebi Mahdhurah, ndërsa *ikamet*-i duhet të thirret sipas mënyrës që e ka thirrur Bilali.

Ajo që mendojmë se është më e mirë, është se edhe ezani edhe *ikamet*-i duhet të thirren sipas mënyrës që i ka thirrur Bilali (*radijall-llahu 'anhu*), edhe pse, sido që të thirren ato, një gjë e tillë nuk prishë punë.

## Gjërat që janë mustehab gjatë thirrjes së ezanit

Ka disa gjëra të cilat janë *mustehab* dhe duhet të veprohen nga personi i cili dëshiron ta thërret ezanin. Ato janë:

1. **Muezini duhet të jetë me abdes**

Është *mustehab* që muezini, kur ta thërret ezanin, të jetë me abdes.

2. **Muezini duhet të qëndrojë në këmbë**

Është *mustehab* që muezini ezanin ta thërret duke qëndruar në këmbë, e jo duke qëndruar ulur.

3. **Muezini duhet të kthehet kah *kible*-ja**

Ështe *mustehab* që muezini, kur ta thërret ezanin, të jetë i kthyer kah *kible*-ja.

4. **Muezini duhet t'i vendosë gishtat në veshët e tij**

Bilali (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë: "Unë i vendosja gishtat treguaes tek veshët e mi dhe e thirrja ezanin".[184]

---

[184] Ebu Davudi dhe Ibn Hibbani.

Transmetohet prej Ebu Xhuhejfes (*radijall-llahu ʻanhu*) se kishte thënë: "E kam parë Bilalin se si e thotë ezanin duke i përcjellë buzët e tij aty-këtu, ndërsa (i kishte vendosur) dy gishtat e tij në dy veshët".[185]

5. **Muezni duhet ta kthejë kokën nga e djathta kur të thotë: "*HAJ-JA ʻALES-SALAH*" dhe nga e majt kur të thotë: "*HAJ-JA ʻALEL FELAH*"**

Është *mustehab* që muezini, kur të thhotë: "*HAJ-JA ʻALES-SALEH*", ta kthejë kokën e tij kah ana e djathtë, dhe kur të thotë: "*HAJ-JA ʻALEL FELAH*", ta kthejë kokën e tij kah e majta.[186]

Nëse muezini nuk ju përmbahet këtyre rregullave që i përmendëm, ezani përsëri është në rregull dhe i pranuar, por më mirë është që t'u përmbahet atyre.

## Fjalët që duhet të thuhen gjatë ezanit

Ai që e dëgjon ezanin, duhet t'i përgjijget muezinit duke i përsëritur fjalët e tij, përveç kur të thotë: "*HAJ-JA ʻALES-SALEH*" dhe "*HAJ-JA ʻALEL FELAH*", të thotë: "*LA HAULE VE LA KUV-VETE IL-LA BIL-LAH*[187]".[188]

---

185 Ahmedi: 4/308; Ebu Davudi: 520; Tirmidhiu: 197; Ibn Maxheh: 711; Hakimi: 1/399 - Nga Ebu Xhuhejfe. Tirmidhiu ka thënë: "*Hdith*-i eshtë *hasen-sahih*". Hakimi ka thënë: "*Hadith*-i është sipas kushteve të Bu'hariut dhe Muslimit" dhe me të është pajtuar edhe Dhehebiu. Tek Ibn Maxheh thuhet: "… dhe i vendosi dy gishtat në dy veshët e tij".

186 Në transmetimin e Ebu Xhuhejfes thuhet: "… e lakoi qafën e tij kur thoshte: "*HAJA ʻALES-SALAH*", djathtas e majtas, por nuk kthehej me trup. *Shej'h* Albani thotë se për kthimin e krahërorit nga e djathta apo e majta nuk egziston ndonjë bazë në *Sunnet*-in e Pejgamberit (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*). Shih: "*Temamul Minneh*".

187 Ka shumë prej njerëzve në vendin tonë, të cilët mendojnë se, kur të thërret ezani, duhet të lihet puna apo çkado tjetër dhe të dëgjohet ezani, e kur të përfundon ezani, pastaj të vazhdohet aty ku ka mbetur. Dhe i sheh shumë prej tyre, që kur thërret ezani, ulen, e dëgjojnë ezanin dhe pastaj vazhdojnë me punët e tyre dhe nuk e falin namazin. Kjo nuk është në rregull dhe nuk ka të bëjë fare me Islamin.

188 Muslimi: 385 - Nga ʻUmeri.

## Du'a-ja (lutja) pas ezanit

Pasi të përfundon ezani, muslimani duhet të dërgojë *salavat* mbi Muhammedin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe tha thotë *du'a*-në (lutjen) e ezanit.

'Abdull-llah ibn 'Amri (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse e dëgjon ezanin, përsëriti fjalët e muezinit. Pastaj lutu (dërgo salavat) për mua, sepse ai që lutet (dërgon salavat) për mua një herë, All-llahu bën (dërgon) dhjetë për të. Pastaj kërkoji All-llahut që të ma jep mua vendin Vesileh. Ai është një vend në Xhennet, i rezervuar për një rob prej robërve të All-llahut. Shpresoj të jemë unë ai. Ai që i kërkon All-llahut të ma jep mua Vesilen, do ta ketë të lejuar ndërmjetësimin tim në Ditën e Gjykmit*".[189]

Xhabiri (*radijall-llahu 'anhu*) ka transmetuar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Ai që pasi të thërret ezani e thotë këtë du'a: ALL-LLAHUM-ME RAB-BE HADHIHID-DA'VETIT-TAM-MEH, VE SALATIL KAIMEH, ATI MUHAM-MEDENIL VASILETE VEL FADILEH, VEB'ATH-HU MEKAMEN MAHMUDA, EL-LEDHI VE 'ADT-TEH (O All-llahu im, Zot i kësaj thirrjeje të plotë dhe i namazit i cili do të falet, jepi Muhammedit ndërjmetësimin dhe nderimin dhe ngreje atë në vendin e lavdishëm të cilin ia ke premtuar), atij do t'i mundësohet ndërmejtësimi im në Ditën e Gjykimit)*".[190]

## Du'a-ja (lutja) ndërmjet ezanit dhe ikamet-it

Pasi të thërret ezani e deri të thirret *ikamet*-i, është mirë që muslimani të bëjë *du'a* (lutje), ngase është koha kur ajo (lutja) pranohet.

---

[189] Muslimi: 288/1 - Nga 'Abdull-llah ibn 'Amri.

[190] Bu'hariu: 614; Ahmedi: 657; Ebu Davudi: 205; Tirmidhiu: 1164; Ibn Hibbani: 816; Nesaiu në veprën "*Ishretu nisa*" - Nga Xhabiri.

Enesi (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Du'a-ja e bërë në kohën ndërmjet ezanit dhe ikamet-it, nuk kthehet mbrapsht*".[191]

## Ai që e thërret ezanin është e pëlqyer që ta thërret edhe ikamet-in

Nuk është kusht që ai që e thërret ezanin ta thërret edhe *ikamet*-in, por një gjë e tillë është më e mirë.

## Momenti në të cilin muslimanët duhet të ngriten për t'u falur

Sipas *medhheb*-it hanefij, (gjatë *ikamet*-it) kur muezin të thotë "*HAJ-JA 'ALES-SALAH*", muslimanët duhet të ngriten për ta falur namazin. Sipas disa dijetarëve tjerë, kur muezini të thotë "*KADKAMETIS-SALAH*".

Sido që të veprohet, nuk prishë punë *inshaAll-llah*, me rëndësi është që muslimanët t'i përgjigjen thirrjes dhe ta falin namazin.

## Ezani dhe ikamet-i për gratë

Gratë të cilat falen në shtëpi, apo nëse ato tubohen në ndonjë vend, nuk ka nevojë ta thërrasin ezanin e as *ikamet*-in. Por, nuk prishë punë nëse ato e veprojnë një gjë të tillë,

---

[191] Ahmedi: 11790; Ebu Davudi: 521; Nesaiu në "*Sunenu Kubra*" 6/23; Tirmidhiu: 212 dhe e vlerëson autentik sikurse edhe Ibn Hibbani: 4/594; dhe Ibn 'Huzejmeh: 425 - Nga Enesi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i ëshhtë *sahih*. Shih "*Temamul Minneh*".

duke mos u dëgjuar nga askush, ndërsa gruaja nuk ka të drejtë ta ngritë zërin në mesin e burrave.

Kur u pyet Enes ibn Malikun (*radijall-llahu 'anhu*): "Nëse gruaja e thërret ezanin dhe *ikamet*-in?", ai tha: "Nuk ka nevojnë, por nëse e bën, ajo llogaritet *dhikr*".

## Këndimi i ezanit

Këndimi i ezanit apo thirrja e tij jo në mënyrën e duhur (jo i shqiptuar mirë në gjuhën arabe - pa *texhvid*), duke i shtuar ndonjë shkronjë apo duke e zgjatur tingullin e ndonjë zanoreje dhe kështu me rradhë, është një veprim i papëlqyer, e nëse diçka e tillë ia ndryshon kuptimin ose është e pakuptueshme, atëherë ky veprim është i ndaluar.

# KUSHTET E NAMAZIT

Në mënyrë që namazi të pranohet, ai duhet t'i plotësojë disa kushte, dhe nëse njëra prej kushteve mungon, atëherë namazi nuk vlen (nuk pranohet). Ato kushte janë:

## 1. Hyrja e kohës

Hyrja e kohës është kusht i namazit, dhe nëse dikush e falë namazin para se të hyjë koha e tij, ai namaz është i pavlefshëm (nuk pranohet).

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... إِنَّ ٱلصَّلَوٰةَ كَانَتۡ عَلَى ٱلۡمُؤۡمِنِينَ كِتَٰبٗا مَّوۡقُوتٗا ﴿١٠٣﴾

***"... namazi është obligim (për kohë) i caktuar për besimtarët."*** (*En-Nisa'*: 103)

## 2. **Marrja abdes apo gusl**

Është kusht, për atë që dëshiron të falet, të merr abdes, apo nëse është *xhunub*, të merr *gusl*, në të kundërtën, namazi i tij është i pavlefshëm (nuk pranohet).

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا قُمۡتُمۡ إِلَى ٱلصَّلَوٰةِ فَٱغۡسِلُواْ وُجُوهَكُمۡ وَأَيۡدِيَكُمۡ إِلَى ٱلۡمَرَافِقِ
وَٱمۡسَحُواْ بِرُءُوسِكُمۡ وَأَرۡجُلَكُمۡ إِلَى ٱلۡكَعۡبَيۡنِۚ ...

***"O ju që besuat! Kur doni të ngriheni për të falur namazin, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla; fërkoni kokat tuaja, e këmbët lani deri në dy zogjtë."*** (*El-Maideh*: 6)

Ibn 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*All-llahu nuk e pranon asnjë namazin pa abdes*".[192]

Nëse dikush falet pa abdes, pa qëllim, duke menduar se ka pasur abdes, namazet e tij nuk vlejnë dhe ai duhet t'i përsërisë ato namaze që i ka falur pa abdes dhe për këtë nuk ka gjunah. Ndërsa, ai që falet pa abdes, me qëllim, ka gjunah të madh, ndërsa sipas *medhheb*-it hanefij, ai bën *kufr* dhe del nga feja.

## 3. Pastrimi i trupit, rrobeve dhe i vedit të faljes

Për këtë çështje, dijetarët kanë diskutuar shumë dhe janë ndarë në tre mendime. Sipas shumicës së dijetarëve, është kusht pastrami i trupit, rrobeve dhe i vendit të faljes. Sipas tyre, nëse njëra prej këtyre mungon, namazi është i pavlefshëm (nuk pranohet). Sipas disa dijetarëve tjerë, namazi i tij është në rregull. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, ai që e bën me qëllim, namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet), ndërsa nëse e bën pa qëllim (me harresë), namazi i tij është në rregull.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se ai që falet duke pasur në trup, rrobë apo vendin ku falet papastërti, duke mos e vërejtur atë (jo me qëllim), namazi i tij është në rregull dhe i pranuar.

Ebu Se'idi (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), duke u falur, i hoqi nallet. Kur e panë atë Sahabet, edhe ata gjithë i hoqën nallet e tyre. Kur e përfunduan namazin, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ju tha: "*Përse*

---

[192] Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Ibn 'Umeri. Ngjajshëm transmetojnë edhe Bu'hariu: 135; dhe Muslimi: 225 - Nga Ebu Hurajrah.

*i hoqët ju nallet tuaja?*" Ata i thanë: "Të pamë ty, o i Dërguari i All-llahut!" Pastaj Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Mua më lajmëroi Xhibrili se ndër nallet e mija kishte papstërti, prandaj i hoqa ato*".[193]

Nëse dikush, duke u falur, vëren ndonjë papastërti, nëse ai mundet që ta largojë atë papastërit, duhet ta largojë, ndërsa nëse nuk ka mundësi që ta largojë atë, namazi i tij është në rregull.

**Vendet në të cilat është e ndaluar falja e namazit**

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Më është bërë e gjithë toka xhami dhe e pastër*".[194]

E gjithë toka e All-llahut është e pastër dhe kudo që të jeshë lejohet falja e namazit në të, përveç në disa vende: në vendet e papastërta (nevojëtore, banjo etj.), në vendin ku qëndrojnë devet dhe në varreza.

Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e pyetën dhe i thanë: "O i Dërguari i All-llahut, a lejohet të falemi aty ku qëndrojnë delet?" Ai tha: "*Po*". Pastaj i thanë: "A lejohet të falemi aty ku qëndrojnë devet?" Ai tha: "*Jo, ngase ato janë të krijuara prej Shejtanit!*".

Në një transmetim tjetër, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*E gjithë toka është xhami, përveç varrerzave dhe banjove*".[195]

Një vend tjetër, për të cilin dijetarët kanë diskutuar, është: vendi i uzurpuar. Sipas disa dijetarëve, ai që falet në vendin të cilin e ka uzurpar, namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet). Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, namazi i tij është në rregull, vetëm se ka gjunah para All-llahut (*subhanehu ve te'ala*).

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se ai që falet në vendin të cilin e ka uzurpuar, namazi i tij është në rregull (pranohet), por ka gjunah para All-llahut (*subhanehu ve te'ala*).

---

[193] Ahmedi, Ebu Davudi, Hakimi, Ibn Hibbani dhe Ibn 'Huzjemeh - Nga Ebu Se'idi. Ibn 'Huzejmeh thotë se *hadith*-i është *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Ebu Davud*" 650.

[194] Bu'hariu dhe Muslimi.

[195] Tirmidhiu: 317; Ahmedi: 11375; Ebu Davudi: 492; Ibn Maxheh: 745; Ibn 'Huzejmeh: 2/7; Ibn Hibbani: 4/498; Hakimi: 1/380 - Nga Ebu Se'idi. Ekzistojnë divergjenca te dijetarët e *hadith*-it se a është ky *hadith* i ndërprerë a i bashkuar. Ibn Haxheri thotë në "*Tehlis*": "*Hadith*-i ka thënie që e argumentojnë". Ibn Tejmijjeh ka thënë: "Zinxhirët e transmetuesve të këtij *hadith*-i janë të mirë dhe ai që ka folur për të, ai nuk i ka njohur të gjithë zinxhirët e trasnmetuesve". *Shej'h* Albani këtë *hadith* e ka vlerësuar autentik.

Njejtë është edhe me atë i cili falet me rroba të vjedhura. Sipas disa dijetarëve, namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet).[196] Ndërsa sipas disa të tjerëve, namazi i tij është në rregull, vetëm se ka gjunah para All-llahut (*subhanehu ve te'ala*).

## 4. **Mbuli i pjesëve të turpshme të trupit (auret-it)**

Disa dijetarë kanë thënë se më mirë është të thuhet: "Veshja e namazit", ngase veshja e namazit është diçka tjetër, ndërsa veshja normale është diçka tjetër.

Pjesët të cilat janë kusht të mbulohen për faljen e namazit, për te meshkujt, janë pjesët lartë, shpatullat dhe pjesa prej në brez e deri afër gjunjëve apo deri te gjunjët.[197]

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Mos të hyn dikush në namaz e në shpatullat (supet) e tij nuk ka asgjë*".[198]

Ndërsa për te femrat, është kusht që të mbulohet i gjithë trupi, përveç fytyrës dhe duarve.[199]

Sa ju përket mbulimit të këmbëve për femrat, ka *i'htilaf* në mesin e dijetarëve. Sipas disa dijetarëve, është kusht edhe mbulimi i këmbëve. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, mbulimi i këmbëve nuk është kusht, por më e mirë është që të mbulohen ato.

### **Falja e namazit me rroba të ngushta**

Dijetarët kanë thënë se ai që falet me rroba të ngushta, nga të cilat i vizatohet trupi i tij, namazi i tij është në rregull, por ka gjunah para All-llahut (*subhanehu ve te'ala*).

---

[196] Ky është mendimi i Imam Ahmedit, Ibn Hazmit, Ibn Tejmijjes etj.. Ata janë argumentuar me një *hadith*, por *hadith*-i është *daif.*

[197] Kjo është kusht sa i përket veshjes për në namaz, ndërsa për veshjen normale, nuk është kusht ta ketë të mbuluar edhe krahërorin. Sipas shumicës së dijetarëve, *auret*-i i mashkullit është prej te kërthiza e deri tek gjunjët.

[198] Bu'hariu: 359; Muslimi: 516 - Nga Ebu Hurajrah.

[199] Kjo është sa i përket veshjes për në namaz, ndërsa për veshjen normale, është kusht ta ketë të mbuluar edhe fytyrën, nëse është në ndonjë vend ku ka burra të huaj. Sipas shumicës së dijetarëve, i gjithë trupi i femrës është *auret*.

Sa i përket femrës, nuk lejohet që ajo të falet me pantollona.

**Nëse dikujt i zbulohet ndonjë pjesë e trupit duke qenë në namaz**

Nëse dikush vishet mirë për në namaz, me të gjitha kushtet, por duke u falur i zbulohet ndonjë pjesë e trupit (të *auret*-it), dijetarët kanë thënë se, nëse mundet që atë pjesë ta mbulojë, duhet ta mbulojë, por nëse nuk e vëren atë, vetëm se pasi ta përfundon namazin, namazi i tij është në rregull. Ndërsa, nëse dikush nuk vishet mirë, me të gjitha kushtet, por vishet me rroba të shkurtëra, me qëllim, dhe duke u falur i zbulohet ndonjë pjesë e trupit (të *auret*-it), namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet). Këto rregulla vlejnë edhe për meshkujt edhe për femrat.

Tregon njëri prej Sahabeve dhe thotë: "Ishim së bashku me disa prej Sahabeve dhe erdhi koha e namazit. Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) na kishte thënë se *imam* (udhëheqës në namaz) duhet të del ai që din më së shumti Kur'an. Dhe e vërejtëm se më së shumti dinte më i vogli në mesin tonë, i cili ishte gjashtë apo shtatë vjeç. Ai doli *imam*, dhe duke u falur, iu zbulonte trupi. Këtë rast nuk e kundërshtoi Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).

## 5. Drejtimi kah kible-ja (Ka'beja)

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... فَلَنُوَلِّيَنَّكَ قِبۡلَةٗ تَرۡضَىٰهَاۚ فَوَلِّ وَجۡهَكَ شَطۡرَ ٱلۡمَسۡجِدِ ٱلۡحَرَامِۚ وَحَيۡثُ مَا كُنتُمۡ فَوَلُّواْ وُجُوهَكُمۡ شَطۡرَهُۥۗ ...

***"Pra kthehu anës së xhamisë së shenjtë (Ka'bes), dhe kudo që të jeni (o besimtarë), kthehuni kah ajo anë."*** (*El-Bekarah*: 144)

Nëse dikush falet jo në drejtim të Ka'bes, me qëllim, namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet).

**Si ta gjejmë *kible*-n?**

*Kible*-ja është mesi i Lindjes dhe Perendimit.

Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kible-ja është e tërë hapsira ndërmjet Lindjes dhe Perendimit*".[200]

Nëse nuk mundet të gjendet as edhe Lindja dhe Perendimi, muslimani duhet të përpiqet dhe të falet kah ia merr mendja atij se mund të jetë *kible*-ja dhe namazi i tij është në rregull (i pranuar), edhe nëse falet jo në drejtimin e duhur.

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

... فَأَيْنَمَا تُوَلُّوا۟ فَثَمَّ وَجْهُ ٱللَّهِ ۚ ...

***"... dhe kahdo që të ktheheni, aty është anë e All-llahut."*** (*El-Bekarah*: 115)

**Rastet kur dikush falet jo në drejtim të *kible*-s**

Nëse dikush është duke u falur jo në drejtim të *kible*-s dhe vjen një person dhe i tregon atij se *kibke*-ja është ndryshe, ai duhet të kthehet kah drejtimi i duhur, duke mos e ndërprerë namazin.

Ibn 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*) ka treguar se në xhaminë Kuba', njerëzit po falnin namazin e sabahut, kur një njeri erdhi tek ata dhe ju tha: "All-llahu ia ka zbritur Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) disa *ajet*-e, në të cilat urdhërohemi që gjatë namazit të kthehemi me fytyrë kah Ka'beja, pra kthehuni në drejtim të saj". Ata u kthyen menjëherë në drejtim të Ka'bes".[201]

---

[200] Ibn Maxheh: 1011; Tirmidhiu: 344 - Nga Ebu Hurajrah. Tirmidhiu thotë se *hadith*-i është *hasen-sahih*, deri sa Bu'hariu e përforcon dhe të gjithë transmetuesit e tij janë të besueshëm. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih Et-Tirmidhi*" 342. Mirëpo, dijetarët kanë mendime të ndryshme se kjo thënie është *merfu'* apo *meukuf*. Më e drejtë është se ajo është *meukuf*, pra se këto janë fjalët e 'Umerit. I transmeton Nafi'a prej Ibni 'Umerit. Ahmedi ka thënë: "Kjo thënie prej 'Umerit është *sahih*". Deri sa Ebu Zur'a pohon se këto janë fjalët e Ibni 'Umerit. Shih: "*Sifatu salati Nebijj*" faqe 56 të dijetarit të shquar 'Abdul 'Aziz ibn Merzuk Et-Tarifiut.

[201] Bu'hariu, Muslimi, Ahmedi, Siraxhi, Tabaraniu: 3/108/2; Ibn Sa'di: 1/243 - Nga Ibn 'Umeri. Gjendet poashtu në "*Irva*" 290.

Nëse dikush është falur jo në drejtim të *kible*-s dhe pasi e përfundon namazin dikush i tregon se *kible*-ja ëshhtë në drejtim tjetër, namazi i tij është në rregull dhe nuk ka nevojë ta përsërisë atë.

**Rastet në të cilat nuk kushtëzohet drejtimi kah *kible*-ja**

Janë disa raste që njeriu nuk e ka kusht të kthehet kah *kible*-ja. Ato janë:

1. Nëse dikush është i sëmurë në shtrat, nuk mundet të lëvizë dhe nuk ka kush që ta kthejë atë kah *kible*-ja, ai lejohet të falet jo në drejtim të *kible*-s dhe namazi i tij është në rregull.

2. Nëse dikush është në luftë dhe në rrezik të madh dhe nuk guxon që t'ia kthejë shpinën armikut, ai lejohet të falet jo në drejtim të *kible*-s dhe namazi i tij është në rregull.

3. Nëse dikush është në udhëtim dhe është hypur (në kafshë, automjet etj.), ai lejohet të falë *nafileh* jo në drejtim të *kible*-s.

'Amir ibn Rabi'a (*radijall-llahu 'anhu*) tregon se e ka parë Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) duke u falur, ndërkohë që ishte duke udhëtuar (mbi kalë apo deve) dhe ai u kthye me fytyrë nga drejtimi në të cilin po shkonte.[202]

Megjithatë, nuk lejohet të veprohet në këtë mënyrë kur bëhet fjalë për *farz*-et.[203]

## 6. Nijeti (qëllimi)

Nijeti është pjesë e zemrës dhe ai nuk ka nevojë të shqiptohet me gojë (fjalë). Shqiptimi i nijetit nuk ka asnjë bazë në *Sunnet*-in e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), dhe sipas gjithë dijetarëve, shqiptimi i nijetit është *bid'at* i shëmtuar.[204]

---

202 Bu'hariu: 1093, 1097; Muslimi: 701; Tirmidhiu - Nga 'Amir ibn Rabi'a. Bu'hariu dhe Tirmidhiu kanë shtuar se "ai e përkulte kokën e tij".

203 Kjo do të shpjegohet në temat e rradhës, kur do të flasim për *rukn*-et e namazit, gjegjësisht për qëndrimin në këmbë.

Dijetarët kanë thënë se, nëse dikush e bën nijet me zemër ndryshe, ndërsa me gojë e thotë ndryshe, namazi i tij është në rregull, ngase nijeti është me zemër dhe çka thuhet me gjuhë nuk mirret parasysh. Ndërsa, nëse dikush e bën nijetin me zemër ndryshe, ndërsa me gojë thotë ndryshe dhe dëshiron ta falë namazin që është duke e thënë me gojë, namazi i tij nuk vlen.

**Ndryshimi i nijetit**

Nëse dikush ka hyrë në namaz dhe është duke e falur namazin *farz*, nuk lejohet që ta ndryshon nijetin e tij. Për shembull, nëse dikush është duke e falur namazin e ikindisë, dhe duke u falur i kujtohet se nuk e ka falur namazin e drekës, nuk lejohet që ai ta ndryshon nijetin e tij dhe ta llogarisë se është duke e falur namazin e drekës.

Gjithgashtu, nuk lejohet ndryshimi i nijetit prej një namazi *sunnet* në një namaz tjetër *sunnet*, as prej namazit *farz* në një namaz *sunnet*, dhe as prej një namazi *sunnet* në një *namaz farz*.

Ndryshimi i nijetit mund të bëhet vetëm në një rast: prej *sunnet*-it të rregullt në *nafileh* të plotë. Për shembull, nëse dikush e ka falur *sunnet*-in e jacisë në xhami, ndërsa e ka pasur zakon që ta falë në shtëpi, dhe kur shkon në shtëpi fillon ta falë edhe një herë, duke menduar se nuk e ka falur, dhe duke u falur i kujtohet që e ka falur në xhami, atëherë ai lejohet që ta ndryshon nijetin dhe ta llogaritë atë namaz *nafileh*. Kjo është sipas gjithë dijetarëve.

Në raste të caktuara, lejohet kalimi prej në *xhema'at* në *imam*. Argument për këtë është rasti me 'Umerin (*radijall-llahu 'anhu*), të cilin pasi e plagosën dhe ai ra për tokë, doli *imam* Abdur-Rahman ibn Aufi (*radijall-llahu 'anhu*). Argument tjetër është edhe rasti kur Ebu Bekri (*radijall-llahu 'anhu*), i cili duke qenë *imam*, deshia t'ia lironte vendin Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).

Ndërsa, kalimi prej në *imam* në *xhema'at*, dijetarët kanë thënë se kjo lejohet vetëm në ndonjë rast urgjent, për ndryshe një veprim i tillë nuk lejohet.

---

204 Shih librin "*Forma e namazit ...*" të *Shej'h* Albanit, mbi komentin e thënies së Sahabiut: "Pastaj i Dërguari i All-llahut (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e fillonte namazin me fjalën "*All-llahu Ekber*"."

# RUKN-ET E NAMAZIT

*Rukn*-et e namazit janë ato të cilat duhet dhe e ka obligim t'i dijë çdo musliman, ngase nëse njëra prej *rukn*-eve mungon, namazi nuk vlen (nuk pranohet).

Nëse dikush e len një *rukn* të namazit, me qëllim, namazi i tij nuk vlen, ndërsa nëse atë e len pa qëllim, duke harruar, nuk mundet ta zavendësojë me *sehvi sexhdeh*, por duhet ta plotësojë komplet *rek'at*-in në të cilin mungon *rukn*-i.

*Rukn*-et e namazit janë:

## 1. Qëndrimi në këmbë në namazin farz për atë që ka mundësi

Ai që ka mundësi të qëndrojë në këmbë, nëse në namazin *farz* falet ulur, me qëllim, namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet). Ndërsa ai që nuk ka mundësi të qëndrojë në këmbë dhe falet ulur, namazi i tij është në rregull.

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

حَٰفِظُوا عَلَى ٱلصَّلَوَٰتِ وَٱلصَّلَوٰةِ ٱلْوُسْطَىٰ وَقُومُوا۟ لِلَّهِ قَٰنِتِينَ ﴿٢٣٨﴾

***"Vazhdoni rregullisht namazet (faljet), e edhe atë namazin e mesëm, dhe qëndroni në këmbë për hirë të All-llahut."*** (*El-Bekarah*: 238)

Transmeton ʻImran ibn Husejni (*radijall-llahu ʻanhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) i kishte thënë: "*Falu në këmbë. Nese nuk je në gjendje, atëherë falu ulur, e nëse nuk je në gjendje të falesh as në këtë mënyrë, atëherë falu i shtrirë (në një anë të trupit)*".[205]

**Falja e namazeve *nafileh* ulur**

Sa i përket namazeve *nafileh*, njeriu mund t'i falë ato edhe duke qëndruar ulur, edhe nëse ka mundësi të qëndrojë në këmbë, por shpërblimin e ka për gjysëm.

ʻAbdull-llah ibn ʻUmeri (*radijall-llahu ʻanhu*) ka thënë: "Jam njoftuar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Namazi (nafileh) i personit që rrin ulur është sa gjysma (e namazit të atij që rrin në këmbë)*"."[206]

Ndërsa ai që falet ulur, me arsye, shpërblimin e ka të plotë.

Ebu Musa transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse robi i All-llahut është i sëmurë apo në udhëtim, ai do të merr shpërblim të njejtë për veprën e tij, sikur të ishte i shëndoshë dhe në shtëpi*".

Ka raste që Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) *nafile*-t i ka falur ulur. Dhe këtu mund të parashtrojmë një pyetje: Namazi ulur e ka gjysmën e shpërblimit të namazit në këmbë, ndërsa Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*), si Pejgamberi i All-llahut, duhet që ta zgjedhë atë që është më e plotë. Andaj, pse atëherë është falur ulur? Kështu e pyetën Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) dhe i thanë: "O i Dërguari i All-llahut, të kemi dëgjuar se ke thënë: "*Ai që falet ulur e ka shpërblimin për gjysmë*", ndërsa ne të shohim ty duke u falur ulur?!" Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) tha: "*Ashtu është, por unë nuk jamë sikur ju!*" Pra, kjo është prej veçorive të Pejgamberit (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*), dhe sido që të falet ai, shpërblimin e ka të plotë.

Gjithashtu, lejohet për atë që e ka filluar namazin (*nafileh*) në këmbë, ta vazhdojë atë ulur.

Ai që falet ulur, duhet të falet duke qëndruar në gjynj, ndërsa nuk lejohet të falet duke i shtrirë këmbët.

---

[205] Bu'hariu: 1117; Ebu Davudi dhe Ahmedi - Nga ʻImran ibn Husejni.
[206] Bu'hariu dhe Muslimi - Nga ʻAbdull-llah ibn ʻUmeri.

### Namazi në anije apo aeroplan

Nëse dikush është duke udhëtuar me ndonjë mjet prej të cilit nuk mundet të zbret, si anija apo aeroplani[207], dijetarët kanë thënë se ai duhet të falet në këmbë, nëse ka mundësi, por nëse nuk mundet të falet në këmbë dhe falet ulur, namazi i tij është në rregull (i pranuar).

Ibn 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*) tregon se e ka pyetyur Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) për namazin në anije dhe ai i ka thënë: "*Falet ulur, nëse ka frikë që anija mund të fundoset*".[208]

### Falja e namazit duke u mbajtur

Nëse dikush nuk mundet të qëndrojë në këmbë, vetëm se duke u mbajtur, lejohet që ai të falet duke u mbajtur dikund. Kështu ka vepruar Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).

## 2. Tekbir-i fillestarë

*Tekbir*-i fillestarë ka të bëjë me shqiptimin e frazës "*ALL-LLAHU EKBER*".

Nëse dikush hyn në namaz dhe harron të thotë: "*ALL-LLAHU EKBER*", në fakt, ai nuk ka hyrë në namaz dhe duhet ta fillojë namazin edhe një herë.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nuk pranohet namazi i ndonjërit prej jush, deri sa të merr abdes, e pasi të merr abdes, të thotë: "ALL-LLAHU EKBER"*."

'Alijju (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Çelsi i namazit është pastërtia; veprimi që e fut njeriun në namaz është tekbir-i dhe ai që e nzjerrë prej tij është teslim-i*".[209]

---

[207] Këtu nuk hyjnë vetura, autobusi etj., por qëllimi është për mjetet e udhëtimit prej të cilave njeriu nuk mundet të zbret prej tyre, si anija, aeroplani dhe të ngjajshme me to.

[208] Ebu Davudi, Darakutni dhe Hakimi - Nga Ibn 'Umeri. Hakimi e ka quajtur *hadith*-in *sahih* sipas kushteve të Bu'hariut dhe Muslimit. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Es-Sahihah*" 319 dhe "*Irva*" 383.

**Fillimi i namazit me ndonjë fjalë tjetër në vend të *tekbir*-it**

Sipas shumicës së dijetarëve, njeriu nuk mundet të hyjë në namaz, përveç se me fjalën *ALL-LLAHU EKBER*. Ndërsa sipas *medhheb*-it hanefij, njeriu mund të hyjë në namaz edhe me ndonjë fjalë tjetër.

**Shqiptimi i *tekbir*-it jo në gjuhën arabe**

Nuk lejohet shqiptimi i *tekbir*-it fillestarë në ndonjë gjuhë tjetër, qoftë edhe nëse personi nuk e njeh gjuhën arabe dhe nuk e din as shprehjen "*ALL-LLAHU EKBER*", por ai (*tekbir*-i) duhet të thuhet ashtu siç ka ardhur në argumente, pa të cilën namazi nuk pranohet.

## 3. **Këndimi i Sura-s El-Fatihah**

*Sura*-n *El-Fatihah* e ka obligim ta dijë çdo musliman dhe ai i cili nuk e lexon atë në namaz, namazi i tij nuk pranohet.

'Ubadeh ibn Samiti (*radijall-llahu 'anhu*) ka transmetuar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nuk ka namaz për atë që nuk e këndon Sura-n El-Fatihah*".[210]

Në raste të ralla, për atë që e pranon Islamin apo për atë që pendohet dhe fillon të falet në pleqëri, nëse nuk e din dhe nuk ka mundësi ta meson *Sura*-n *El-Fatihah*, lejohet të falet duke thënë: *SUBHANALL-LLAH, VEL-HAMDULIL-LAH, VE LA ILAHE IL-LALL-LLAH*, *VALL-LLAHU EKBER*[211], deri sa ta meson atë.

---

[209] Shafi'iu, Ahmedi, Ebu Davudi, Ibn Maxheh dhe Tirmidhiu - Nga 'Alijju. Tirmidhiu e ka klasifikuar këtë transmetim si më të saktin në këtë çështje. Hakimi dhe Ibn Sekini e klasifikojnë këtë *hadith* si *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *hasen-sahih*. Shih: "*Sahih Ebu Davud*" 618.

[210] Bu'hariu: 756; Muslimi:394; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga 'Ubadeh ibn Samiti.

[211] Ebu Davudi, Ibn 'Huzjemeh: 1/80/2; Hakimi, Tabaraniu dhe Ibn Hibbani, të cilët së bashku me Hakimin e kanë shpallur *sahih* dhe është pajtuar edhe Dhehebiu. Është thënë në "*El-Irva*" 303.

Rafa'ate ibn Rafi'a transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*… Le të thotë: SUBHANALL-LLAH, VEL-HAMDULIL-LAH, VE LA ILAHE IL-LALL-LLAH, VALL-LLAHU EKBER*".[212]

## 4. Ruku'-ja dhe qetsimi në të

Pozita e *ruku'*-së është përkulja përpara, duke i kapur gjunjët me duar, me gishta të hapur, duke e drejtuar shpinën dhe duke u qetsuar në të. Ai që bjen në *ruku'* dhe nuk qetohet në të, namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet).

Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nuk pranohet namazi, përderisa njeriu nuk e drejton trupin dhe shpinën e tij gjatë ruku'-së dhe sexhde-s*".[213]

## 5. Drejtimi (kthimi) pas ruku'-së dhe qetsimi në të

Pas *ruku'*-së, falësi duhet të kthehet dhe të drejtohet në këmbë dhe të qetsohet. Nëse dikush nuk vepron në këtë mënyrë, namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet).

---

[212] Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Bejhekiu - Nga Rafa'ate ibn Rafi'a. Ebu Davudi e klasifikon këtë *hadith* të besueshëm. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Temamul Minneh*".

[213] Ahmedi, Ebu Avane, Ebu Davudi dhe Sehmiu: 61 - Nga Ebu Hurajrah. El-Mundhiri e konsideron zinxhirin e transmetimit të këtij *hadith*-i si të mirë. Darekutni e ka shpallur *sahih*.

## 6. Sexhde-ja dhe qetsimi në të

Pozita e *sexhde*-s është përulja për tokë me gjunjët, duart, këmbët dhe fytyrën (me ballin dhe hundën), duke u qetësuar. Ai që bjen në *sexhdeh* dhe nuk qetsohet në të, namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet).

Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nuk pranohet namazi, përderisa njeriu nuk e drejton trupin dhe shpinën e tij gjatë ruku'-së dhe sexhde-s*".[214]

## 7. Kthimi nga sexhde-ja, qëndrimi ndërmjet dy sexhde-ve dhe qetsimi në të

Pas rënies në *sexhdeh*, falësi duhet të kthehet prej saj, duke qëndraur ulur dhe duke u qetsuar në të. Ai që nuk qetsohet ndërmjet dy *sexhde*-ve, namazi i tij nuk vlen (nuk pranohet).

## 8. Sexhde-ja e dytë dhe qetsimi në të

Pasi njeriu kthehet nga *sexhde*-ja, ai duhet të bjerë përsëri në *sexhdeh* dhe kështu bëhen dy *sexheh*, pa të cilat namazi nuk vlen (nuk pranohet).

*Sexhde*-ja e dytë bëhet njejtë sikur e para.

[214] Ahmedi, Ebu Avane, Ebu Davudi dhe Sehmiu: 61 - Nga Ebu Hurajrah. El-Mundhiri e konsideron zinxhirin e transmetimit të këtij *hadith*-i sit ë mirë. Darakutni e ka shpallur *sahih*.

## 9. Teshehhud-i i fundit dhe qetsimi në të

*Teshehhud*-i është qëndrimi ulur pas kthimit nga *sexhde*-ja e dytë. Kjo bëhet në *rek'at*-in e dytë, të tretë apo të katërt, varësisht prej namazit. Nëse namazi është me katër *rek'at*-e, atëherë *teshehhud*-i i dytë, i cili bëhet në *rek'at*-in e katërt, është *rukn*, pa të cilin namazi nuk vlen (nuk pranohet). Nëse namazi është me dy *rek'at*-e, atëherë *rukn* mbetet *teshehhud*-i që bëhet në *rek'at*-in e dytë dhe kështu me rradhë.

*Teshehhud*-i ka të bëjë me uljen, shqiptimin e saj dhe qetsimin në të, dhe që të trija këto janë *rukn*, dhe nëse njëra mungon, namazi nuk vlen (nuk pranohet).

## 10. Dhënia e selam-it në fund të namazit

*Selam*-i ka të bëjë me kthimin e fytyrës nga ana e djathtë dhe shqiptimin e saj, dhe që të dyja këto janë *rukn*, pa të cilat namazi nuk vlen (nuk pranohet).

Dijetarët kanë diskutuar nëse dhënia e *selam*-it është *rukn* nga njëra ana apo nga të dyjat. Sipas *medhheb*-it hanefij, dhënia e *selam*-it nuk është *rukn*. Sipas *medhheb*-it hanbelij, dhënia e *selam*-it është *rukn* edhe nga ana e djathtë edhe nga ana e majtë. Ndërsa sipas *medhheb*-it shafi'ij dhe malikij, dhënia e *selam*-it është *rukn* vetëm nga ana e djathtë.

Argumentet tregojnë se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) çdo herë ka dhënë *selam* nga të dyja anët. Ndërsa ka argumente të rralla që tregon A'isheja (*radijall-llahu 'anha*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), në një rast, në namazin e *vitr*-it, dha *selam* vetëm nga ana e djathtë.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se dhënia e *selam*-it është *rukn* vetëm nga ana e djathtë, ndërsa më e mirë është që të jepet edhe nga ana e majtë.

Dhënia e *selam*-it bëhet duke thënë: "*ES-SELAMU 'ALEJKUM VE RAHMETULL-LLAH*" nga ana e djathtë dhe po ashtu edhe nga ana e majtë.[215]

Nëse thuhet vetëm: "*ES-SELAMU 'ALEJKUM*" nga të dyja anët, namazi përsëri është në rregull, por më e mirë është të thuhet *salam*-i i plotë.

Gjithashtu, lejohet të thuhet: "*ES-SELAMU 'ALEJKUM VE RAHMETULL-LLAHI VE BERAKETUH*" nga ana e djathtë dhe: "*ES-SELAMU ''ALLEJKUM VE RAHMETULL-LLAH*" nga ana e majtë.[216]

Vail ibn Huxhr (*radijall-llahu 'anhu*) ka treguar: "U fala me Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe ai dha *selam* nga ana e djathtë, duke thënë: "*ES-SELAMU 'ALEJKUM VE RAHMETULL-LLAHI VE BERAKETUH*" dhe nga ana e majtë, duke thënë: "*ES-SELAMU ''ALLEJKUM VE RAHMETULL-LLAH*"."[217]

## 11. **Renditja e të gjitha këtyre që i përmendëm**

*Tekbir*-i fillestarë (thënia: *ALL-LLAHU EKBER*); qëndrimi në këmbë për atë që ka mundësi; leximi i *Sura*-s *El-Fatihah*; shkuarja në *ruku'* dhe qetësimi në të; kthimi prej *ruku'*-së dhe qetësimi në të; shkuarja në *sexhdeh* dhe qetësimi në të; kthimi prej *sexhde*-s, qëndrimi ndërmjet dy *sexhde*-ve dhe qetësimi në të; shkuarja në *sexhde*-n e dytë dhe qetësimi në të; *tashehhud*-i i fundit, leximi i saj dhe qetësimi në të; dhe dhënia e *selam*-it nga ana e djathtë; veprimi dhe renditja e të gjitha këtyre ashtu siç duhet, është *rukn*, pa të cilat namazi nuk është i vlefshëm (nuk pranohet). Nëse njëra prej këtyre *rukn*-eve mungon, apo nëse i ndryshohet vendi ndonjërës prej tyre, namazi nuk vlen (nuk pranohet).

---

[215] Ebu Davudi, Nesaiu dhe Tirmidhiu, i cili e ka shpallur *sahih*.
[216] Ebu Davudi dhe Ibn 'Huzejmeh: 1/87/2, me sened *sahih*. Abdul Hakku poashtu e ka shpallur *sahih* në "*Ahkam*" 56/2, sikundër Neveviut dhe Ibn Haxherit. Poashtu është transmetuar nëpërmjet një rruge tjetër nga Abdur-Rezaku në "*Musennef*" 2/219; dhe Ebu Ja'la në "*Musned*" 3/1252; Tabaraniu në "*Mu'xhemal Kebir*" 3/67/2, "*Mu'xhem El-Evsat*" 1/2600/2; dhe nga Darekutniu.
[217] Ebu Davudi: 977 - Nga Vali ibn Huxhr. Në "*Bulug El-Meram*" (340), Ibn Haxheri thotë se Ebu Davudi e ka transmetuar këtë *hadith* me zinxhirë *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Temamul Minneh*".

# VAXHIB-ET E NAMAZIT

*Vaxhib*-et e namazit janë ato të cilat, nëse mungojnë, namazi është i mangët. Nëse dikush e harron ndonjë prej *vaxhib*-eve të namazit, duhet të bëjë *sehvi sexhdeh* dhe namazi i tij është në regull.

*Vaxhib*-et e namazit janë:

## 1. Du'a-ja (lutja) e hapjes

Kjo *du'a* thuhet pas marrjes së *tekbir*-it fillestarë dhe para këndimit të *Sura*-s *El-Fatihah*.

Sipas shumicës së dijetarëve, *du'a*-ja e hapjes është *sunnet*, dhe nëse mungon, namazi është i plotë. Ndërsa sipas një pakice të dijetarëve, *du'a*-ja e hapjes është *vaxhib*, dhe nëse mungon, namazi është i mangët dhe duhet bërë *sehvhi sexhdeh*.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nuk plotësohet namazi i ndonjërit prej jush, pa marrë tekbir, pa e falënderuar All-llahun dhe pa lexuar Kur'an*".[218]

Është mirë që muslimani ta lexojë ndonjërën prej *du'a*-ve që e ka lexuar Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*). Disa prej *du'a*-ve janë:

1. Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) ka transmetuar: "Kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) merrte *tekbir*-in fillestarë, ai qëndronte pak në heshtje përpara se ta fillonte këndimin e Kur'anit. Unë e pyeta: "O i Dërguari i All-llahut, pse rri në heshtje në kohën ndërmjet *tekbir*-it fillestarë dhe leximit të Kur'anit? Çfarë thua gjatë atyre momenteve?" Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) u përgjijg: "*Them: ALL-*

[218] Ebu Davudi dhe Hakimi, të cilët e kanë shpallur *sahih*, ndërsa Dhehebiu është pajtuar.

*LLAHUM-ME BA'ID BEJNI VE BEJNE 'HATAJAJE KEMA BA'ADTE BEJNEL MESHRIK VEL MAGRIB, ALL-LLAHUM-ME NEK-KINI MIN 'HATAJAJE KEMA JUNEK-KATH-THEUBUL EBJED MINED-DENES, ALL-LLAHUM-MEG-SILNI MIN 'HATAJAJE BITH-THELXHI VEL MAI VEL BERD (O All-llah, më largo mua nga mëkatet e mia, ashtu sikur e ke larguar lindjen nga perendimi. O All-llah, më pastor mua prej mëkateve të mia, ashtu sikur pastrohet rroba e bardhë prej njollave. O All-llah, më pastro mua prej mëkateve të mia me borë, ujë dhe akull)!"*.[219]

2. Transmetohet se pas *tekbir*-it fillestarë, 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*) thoshte: "*SUBHANEKE ALL-LLAHUM-ME VE BI HAMDIKE VE TE BARA KESMUKE VE TE 'ALA XHHED-DUKE VA LA ILAHE GAJRUKE* (I lartësuar qofshë o Zoti im dhe për Ty është lavdfalënderimi, i lartësuar qoftë emir Yt dhe e lartësuar qoft madhëria Jote, s'ka të adhuruar përveç Teje)!".[220]

Dhe *du'a* tjera që janë transmetuar nga Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).[221]

## 2. Thënia: "E'UDHU BIL-LAHI MINESH-SHEJTANIR-RAXHIM"

*E'UDHU BIL-LAHI MINESH-SHEJTANIR-RAXHIM*[222] në shqip don të thotë: Kërkoj mbrojtje prej All-llahut nga Shejtani i mallkuar.

Sipas shumicës së dijetarëve, thënia: *E'UDHU BIL-LAHI MINESH-SHEJTANIR-RAXHIM* është *sunnet*. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, kjo thënie është *vaxhib*.

Ajo që mendojmë se është më afër, është se thënia: "*E'UDHU BIL-LAHI MINESH-SHEJTANIR-RAXHIM*" është *vaxhib*.

All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

---

[219] Bu'hariu: 744; Muslimi: 598; Ebu Davudi, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Ebu Hurajrah.
[220] Ebu Davudi, Tirmidhiu: 1/77; Nesaiu; Ibn Maxheh: 1/135; Darekutni: 1/299. Ky *hadith* është transmetuar nga Muslimi: 399 me zinxhirë të ndërprerë. Darakutni thotë se një transmetim i tillë e ka burimin tek Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe tek 'Umeri (*radijall-llahu 'anhu*).
[221] Shih librin "*Mburoja e muslimanit*" në gjuhën shqipe.
[222] Ebu Davudi, Ibn Maxheh, Darakutni dhe Hakimi, i cili së bashku me Ibn Hibbanin dhe Dhehebiun e kanë shpallur *sahih*. Shih "*Irva El-Galil*" 342.

فَإِذَا قَرَأۡتَ ٱلۡقُرۡءَانَ فَٱسۡتَعِذۡ بِٱللَّهِ مِنَ ٱلشَّيۡطَٰنِ ٱلرَّجِيمِ ﴿٩٨﴾

***"Kur të lexosh Kur'anin, kërko mbrojtjen e All-llahut prej djallit të mallkuar."*** (*En-Nahl*: 98)

Gjithashtu, mund të thuhet edhe: *E'UDHU BIL-LAHI SEMI'IL 'ALIMI MINESH-SHEJTANIR-RAXHIM.*[223]

Sipas shumicës së dijetarëve, thënia *E'UDHU BIL-LAHI MINESH-SHEJTANIR-RAXHIM* mjafton të thuhet vetëm në *rek'at*-in e parë dhe nuk ka nevojë të thuhet në *rek'at*-et tjera. Për këtë, dijetarët, si Ibn Kajjimi dhe tjerë, janë argumentuar me një *hadith*, që Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), kur ngritej prej *sexhde*-s, nuk u vononte, por e fillonte menjëherë *Sura*-n *El-Fatihah*.[224]

Pra, mendojmë se thënia *E'UDHU BIL-LAHI MINESH-SHEJTANIR-RAXHIM* mjafton të thuhet vetëm në *rek'at*-in e parë dhe nuk ka nevojë të përsëritet në çdo *rek'at*.

## 3. Thënia: "BISMIL-LAHIR-RAHMANIR-RAHIM"

*BISMIL-LAHIR-RAHMANIR-RAHIM* në shqip don të thotë: Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit.

Dijetarët kanë diskutuar shumë, nëse *BISMIL-LAHI* është *ajet* apo jo. Sipas *medhheb*-it shafi'ij, *BISMIL-LAHI* është *ajet*. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, *BISMIL-LAHI* nuk është *ajet*.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se *BISMIL-LAHI* nuk është *ajet*, dhe përdersa nuk është *ajet*, nënkupton se nuk është *vaxhib*.

Dijetarët kanë thënë se *BISMIL-LAHI* në çdo *Surah* është për t'i ndarë *Sura*-t.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kush i lexon tridhjetë ajet-e të Sura-s Mulk çdo natë, do të jenë ndihmë dhe mbrojtje për të natën e varrit*".

---

[223] Ebu Davudi dhe Tirmidhiu, me *isnad hasen*. Ahmedi e ka përhapur. Shih "*Mesa'il*" të Ibn Hanit 1/50.
[224] Muslimi - Nga Ebu Hurajrah.

Nëse e shohim *Sura*-n *Mulk*, me *BISMIL-LAHI* dalin tridhjetë e një *ajet*-e, ndërsa pa *BISMIL-LAHI* dalin tridhjetë *ajet*-e, dhe atëherë nënkuptojmë se *BISMIL-LAHI* nuk është *ajet* në fillim të çdo *Sura*-je, por është *ajet* i *Sura*-s *Neml*, në të cilën All-llahu (*subhanehu ve te'ala*) thotë:

إِنَّهُۥ مِن سُلَيْمَـٰنَ وَإِنَّهُۥ بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَـٰنِ ٱلرَّحِيمِ ﴿٣٠﴾

***"(E lexova) Kjo është prej Sulejmanit (mandej e hapi, kur qe, në të) "BISMIL-LAHIR-RAHMANIR-RAHIM (Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit)!"."*** (*En-Neml*: 30)

Enesi (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë: "Jam falur pas Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), Ebu Bekrit, 'Umerit dhe 'Uthmanit, dhe ata nuk e thonin frazën *BISMIL-LAHIR-RAHMANIR-RAHIM* me zë të lartë".[225]

## 4. Thënia "AMIN"

Thënia *AMIN* nuk është pjesë e *Sura*-s *El-Fatihah*, por është lutje, që në shqip don të thotë: "O Zot pranoje", dhe thuhet pas leximit të *Sura*-s *Fatihah*, pas *du'a*-së:

... ٱهْدِنَا ٱلصِّرَٰطَ ٱلْمُسْتَقِيمَ ﴿٦﴾ صِرَٰطَ ٱلَّذِينَ أَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ غَيْرِ ٱلْمَغْضُوبِ عَلَيْهِمْ وَلَا ٱلضَّآلِّينَ ﴿٧﴾

***"Udhëzona (përforcona) në rrugën e drejtë! Në rrugën e atyre, të cilët i begatove me të mira, jo në të atyre që kundër veti tërhoqën hidhërimin (jehudëve), e as në të atyre që e humbën veten (krishterëve)!*** (*El-Fatihah*: 6-7)

Sipas shumicës së dijetarëve, thënia *AMIN* pas *Sura*-s *El-Fatihah* është *sunnet*. Ndërsa sipas pak prej dijetarëve, ajo është *vaxhib*.

---

[225] Ahmedi: 3/275; Nesaiu:907; Ibn 'Huzjemeh: 1/250; Ibn Hibbani dhe Tahaviu me zinxhirë *sahih*, në përputhje me kriteret e dy "*Sahih*"-ave - Nga Enesi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahih En-Nesai*" 907. Ngjajshëm transmetojnë edhe Bu'hariu: 734; dhe Muslimi: 394 - Po ashtu nga Enesi.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se thënia *AMIN* pas *Sura*-s *El-Fatihah* është *vaxhib*.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur të thotë imami "AMIN" (pasi ta mbaron leximin e Sura-s El-Fatihah), thoni edhe ju "AMIN". Nëse "AMIN"-i juaj pajtohet me "AMIN"-in e melaikeve, All-llahu ua falë gjunahet*".[226]

## 5. Thënia "ALL-LLAHU EKBER" prej kalimit nga një gjendje në një gjendje tjetër

Në rsatet: kur dëshirojmë të bimë në *ruku'*, në *sexhdeh*, për t'u ngritur prej *sexhde*-s, kur të bimë në *sexhde*-n e dytë dhe kur të ngritemi për në *rek'at*-in tjetër, duhet të themi "*ALL-LLAHU EKBER*", ndërsa kur të ngritemi nga *ruku'*-ja, duhet të themi: "*SEMI 'ALL-LLAHU LIMEN HAMIDEH*",[227] dhe të gjitha këto janë *vaxhib* në namaz. Nëse dikush harron ta thotë ndonjërën prej tyre, duhet të bëjë *sehvi sexhdeh*.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur të merr tekbir imam-i, merrni edhe ju*".[228]

Kur *imam*-i thotë: "*SEMI 'ALL-LLAHU LIMEN HAMIDEH*", ai që falet pas tij, duhet të thotë: "*RAB-BENA VE LEKEL HAMD*".

Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) trasmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur imam-i të thotë: "SEMI 'ALL-LLAHU LIMEN HAMIDEH", ju thoni: "RAB-BENA VE LEKEL HAMD".*"[229]

Ndërsa ai që falet vetë, duhet të thotë edhe: "*SEMI 'ALL-LLAHU LIMEN HAMIDEH*" edhe: "*RAB-BENA VE LEKEL HAMD*".

Pas thënies *SEMI 'ALL-LLAHU LIMEN HAMIDEH*, mund të thuhet: "*RAB-BENA VE LEKEL HAMD*"[230]; ose: "*RAB-BENA LEKEL HAMD*"[231]; ose: "*ALL-LLAHUM-ME RAB-*

[226] Ahmedi, Ebu Davudi dhe Nesaiu - Nga Ebu Hurajrah. Ngjajshëm transmeton edhe Bu'hariu, Muslimi, Nesaiu dhe Daramiu.
[227] Bu'hariu: 789; Muslimi: 392 - Nga Ebu Hurajrah.
[228] Bu'hariu: 734; Muslimi: 411; Ahmedi dhe tjerë - Nga Ebu Hurajrah.
[229] Bu'hariu: 734; Muslimi: 411; Ahmedi dhe të tjerë - Nga Ebu Hurajrah.
[230] Bu'hariu dhe Ebu Davudi.

*BENA VE LEKEL HAMD"*[232]; ose: "*ALL-LLAHUM-ME RAB-BENA LEKEL HAMD"*[233]; dhe të gjitha këto janë transmetuar nga Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), dhe është mirë që të praktikohen të gjitha këto mënyra.

Gjithashtu, mund të thuhet edhe: "*RAB-BENA VE LEKEL HAMD, HAMDEN KETHIRAN TAJ-JIBEN MUBARAKEN FIH* (Zoty ynë, Ty të takon falënderimi, falënderimi i shumtë në të cilin është mirësia dhe bekimi)".[234]

## 6. Thënia: "SUBHANE RAB-BIJEL 'ADHIM" në ruku' dhe: "SUBHANE RAB-IJEL A'LA" në sexhdeh

Dijetarët i kanë ndryshuar shumë mendimet e tyre, nëse thënia: "*SUBHANE RAB-BIJEL 'ADHIM*" në *ruku'* dhe: "*SUBHANE RAB-IJEL A'LA*" në *sexhdeh* janë *sunnet* apo *vaxhib*. Dhe i gjithë *i'htilaf*-i është tek një *hadith*:

'Ukbeh ibn 'Amir (*raijall-llahu 'anhu*) ka transmetuar: "Kur zbrit *ajet*-i:

فَسَبِّحۡ بِٱسۡمِ رَبِّكَ ٱلۡعَظِيمِ ﴿٩٦﴾

***"Pra ti lartësoje Zotin tënd të madhëruar."*** (*El-Vaki'ah*: 96)

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Kështu thuani në ruku'*". Ndërsa kur zbriti *ajet*-i:

سَبِّحِ ٱسۡمَ رَبِّكَ ٱلۡأَعۡلَى ﴿١﴾

***"Madhëroje larg të metave Zotin tënd, më të lartësuarin!"*** (*El-A'la*: 1)

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Kështu thuani në sexhdeh*".[235]

---

[231] Bu'hariu.
[232] Bu'hariu dhe Ahmedi.
[233] Bu'hariu dhe Ahmedi.
[234] Bu'hariu. Shih: "*Fet-hul Bari*" 2/284.

Ata të cilët *hadith*-in e llogarisin *sahih* thonë se është *vaxhib*. Ndërsa ata të cilët *hadith-in* e llogarisin *daif* thonë se është *sunnet*.

Sido që të jetë, nëse dikush harron të thotë: "*SUBHANE RAB-BIJEL 'ADHIM*" në *ruku'*, apo: "*SUBHANE RAB-IJEL A'LA*" në *sexhdeh*, apo i përzien ato, më mirë, më e sigurtë dhe më e plotë është që të bëjë *sehvi sexhdeh*.

Ka edhe *dhikr* tjera që mund të thuhen në *ruku'* apo *sexhdeh*. Prej tyre:

1. 'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*) ka transmetuar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), kur binte në *ruku'* dhe në *sexhdeh*, thoshte: "*SUB-BUHUN KUD-DUSUN RAB-BUL MELAIKETI VER-RUH (I lartësuar dhe i madhëruar është All-llahu, Zoti i melaikeve dhe Shpirtit)!*".[236]

2. 'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*) ka transmetuar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), kur binte në *ruku'* dhe në *sexhdeh*, shpesh thoshte: "*SUBHANEKE ALL-LLAHUME RAB-BENA VE BI HAMDIKE ALL-LLAHUM-ME GFIRLI (I lartësuar qofshë Ti, o All-llah, Zoti ynë! Ty të takon falënderimi; O All-llah më fal mua)!*".[237]

Dhe *dhikr* tjera që janë transmetuar nga Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).[238]

## 7. Teshehhud-i i parë

*Teshehhud*-i i parë nënkupton ndalja dhe thënia e tij në *rek'at*-in e dytë, nëse namazi është prej tre apo katër *rek'at*-eve, dhe që të dyja këto veprime (edhe ulja edhe shqiptimi i saj) janë *vaxhib*. Nëse dikush harron të ndalet në *teshehhud*-in e parë, duhet të bëjë *sehvi sexhdeh*.

Transmetohet prej 'Abdull-llah ibn Mes'udit (*radijall-llahu 'anhu*) se kishte thënë: "U kthye kah ne Pejgamberi (sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem) dhe tha: "*Kur ndonjëri prej jush falet, le të thotë: ET-TEHIJ-JATU LIL-LAHI VE SALAVATU VE TAJ-JAIBAT, ES-SELAMU 'ALEJKE EJ-JUHEN-NEBIJ-JU VE RAHMETULL-LLAHI VE BERAKETUH, ES-SELAMU*

---

[235] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë, me zinxhirë të besueshëm transmetimi - Nga 'Ukbeh ibn 'Amir. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *daif*. Shih: "*Temamul Minneh*".
[236] Muslimi: 1/353; Ebu Davudi: 1/230 - Nga 'Aisheja.
[237] Bu'hariu: 717; Muslimi: 484; Ahmedi dhe të tjerë - Nga 'Aisheja.
[238] Shih librin "*Mburoja e muslimanit*" në gjuhën shqipe.

*'ALEJNA VE 'ALA 'IBADIL-LAHIS-SALIHIN, ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALL-LLAH, VE ESH-HEDU EN-NE MUHAM-MEDEN 'ABDUHU VE RASULUH (Përshëndetjet, namazet dhe të gjitha mirësitë i takojnë All-llahut. Le të jetë paqja mbi ty o Pejgamber (i Zotit), paqja le të jetë mbi të gjithë ne dhe mbi të gjithë robërit e mirë të All-llahut. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me meritë përveç All-llahut, dhe dëshmoj se Muhammedi është rob dhe i Dërguar i Tij)!".*"[239]

## 8. Salavat-et mbi Muhammedin (sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem)

*Salavat*-et mbi Muhammedin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) thuhen gjatë *teshehhud*-it të fundit, pas *ET-TEHIJ-JATU LIL-LAHI* …

Sipas disa dijetarëve, *salavat*-et mbi Muihammedin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) në *teshehhud*-in e fundit janë *sunnet*. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë janë *vaxhib*.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se *salavat*-et mbi Muhammedin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) në *teshehhud*-in e fundit janë *vaxhib* dhe ai që harron t'i lexojë ato, duhet të bëjë *sehvi sexhdeh*.

*Salavat*-et mbi Muhammedin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) bëhen në këtë mënyrë: "*ALL-LLAHUM-ME SAL-LI 'ALA MUHAM-MEDIN VA 'ALA ALI MUHAM-MED, KEMA SAL-LEJTE 'ALA IBRAHIME VA 'ALA ALI IBRAHIM, IN-NEKE HAMIDUM-MEXHID; ALL-LLAHUM-ME BARIK 'ALA MUHAM-MEDIN VE 'ALA ALI MUHAM-MED, KEMA BARAKTE 'ALA IBRAHIME VA 'ALA ALI IBRAHIM, IN-NEKE HAMIDUM-MEXHID* (O All-llah, lartësije Muhammedin dhe familjen e tij, siç e lartësove Ibrahimin dhe familjen e tij, se vërtetë Ti je i lavdëruar dhe i madhëruar! O All-llah, bekoje Muhammedin dhe familjen e tij, siç e bekove Ibrahimin dhe familjen e tij, se vërtetë Ti je i lavdëruar dhe i madhëruar)!".[240]

---

[239] Bu'hariu: 831; Muslimi: 402; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Ibn Mes'udi. Ky citat është i Bu'hariut.
[240] Bu'hariu: "*Fet-hul Bari*" 6/408.

Si dhe mënyra tjera që janë transetuar nga Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).[241]

## 9. Du'a-ja (lutja) para selam-it

Në *teshehhud*-in e fundit, pas *ET-TEHIJ-JATU LIL-LAHI* … dhe pas *salavat*-eve mbi Muhammedin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), falësi duhet të kërkojë mbrojtje nga All-llahu prej katër gjërave:

Transmeton Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur ndonjëri nga ju e mbaron teshehhud-in, duhet t'i kërkojë mbrojtje All-llahut dhe të thotë: "ALL-LLAHUM-ME IN-NI E'UDHIBIKE MIN 'ADHABIL KABR, VE MIN 'ADHABI XHEHEN-NEM, VE MIN FITNETIL MAHJA VEL MEMAT, VE MIN SHER-RI FITNETIL MESIHID-DEXH-XHAL (O All-llah, kërkoj mbrojtjen Tënde prej dënimit në varr dhe prej dënimit të Xhehennemit, si dhe kërkoj mbrojtjen tënde nga sprovat e jetës dhe të vdekjes, dhe nga e keqeja e fitnes së Dexhxhalit)!*".[242]

Në një *rijvajet* tjetër të Muslimit, thuhet: "*Kur ndonjëri prej jush është në teshehhud-in e fundit*".[243]

Sipas disa dijetarëve, kjo lutje është *sunnet*. Ndërsa sipas shumicës së dijetarëve, kjo lutje është *vaxhib*. Ndërsa sipas Ibn Hazmit, kjo lutje është *rukn*.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se kjo lutje më së paku është *vaxhib*, dhe ai që harron ta lexojë atë, duhet të bëjë *sehvi sexhdeh*.

---

241 Shih librin "*Mburoja e muslimanit*" në gjuhën shqipe.
242 Bu'hariu: 2/102; Muslimi: 588 - Nga Ebu Hurajrah. Bu'hariu nuk e ka përmendur në këtë mënyrë.
243 Muslimi: 588, 130.

# SUNNET-ET E NAMAZIT

*Sunnet*-et e namazit janë ato të cilat, nëse veprohen, për to ka shpërblim, e nëse nuk veprohen, namazi është në rregull dhe nuk ka nevojë të bëhet *sehvi sexhdeh*. Nëse dikush e len ndonjë prej *sunnet*-eve të namazit, namazi i tij është në rregull, vetëm se shpërblimin e ka më pak se të atij që e vepron atë.

Dijetarët, kur flasin për *sunet*-et e namazit, ato i ndajnë në dy lloje:

1. *Sunnet-et me fjalë*

2. *Sunnet-et me vepër*

*Sunnet*-et me fjalë janë:

## 1. Leximi i du'a-së së hapjes

Edhe pse më lartë e kemi përmendur se disa kanë thënë se është *vaxhib*, shumë prej dijetarëve kanë thënë se është *sunnet* që në fillim të namazit të lexohet ndonjëra prej *du'a*-ve që janë përmendur në *Sunnet*-in e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).

## 2. Këndimi i Kuranit pas Sura-s El-Fatihah

Është *sunnet*, për atë që falet, që pas *Sura*-s *El-Fatihah*, të lexojë edhe diçka tjetër nga Kurani, qoftë një *Surah* tjetër, qoftë disa *ajet*-e dhe kështu me rradhë. Është më mirë që

*Sura*-ja të lexohet e plotë, e nëse jo, atëherë gjysmën e *Sura*-s në *rek'at*-in e parë, ndërsa gjysmën tjetër të po të njejtës *Sura* në *rek'at*-in e dytë. Dhë është e mirë që *Sura*-t të lexohen me rend. Për shembull, në *rek'at*-in e parë të lexohet *Surah El-Felek*, ndërsa në të dytin *Surah En-Nas*, e jo mbrapsht, edhe pse edhe në atë mënyrë nuk prishë punë.

Pas *Sura*-s *El-Fatihah* është *sunnet* që të lexohet diçka nga Kurani, gjatë dy *rek'at*-eve të namazit të sabahut dhe atij të *xhumu'a*-së, gjatë dy *rek'at*-eve të para të namazit të drekës, ikindisë, akshmit dhe jacisë, dhe në të gjitha *rek'at*-et e namazeve vullnetare (*nafileh*). Ka mundësi që të lexohet pjesë nga Kurani edhe në *rek'at*-in e tretë dhe të katërt të namazeve farz, dhe një gjë e tillë është vërtetuar nga Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), por kjo nuk bëhet rregullish, mirëpo është mirë që të veprohet ndonjëherë.

Ebu Katade ka transmetuar se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) këndonet *El-Fatiha*-në dhe disa *Sura* në dy *rek'at*-et e para të namazit të drekës dhe vetëm *El-Fatiha*-në në dy *rek'at*-et e fundit. Ndonjëherë ai këndonte disa *ajet*-e. Këndimi i Kur'anit në *rek'at*-in e parë ishte më i gjatë se në të dytin. Në këtë mënyrë vepronte edhe në namazin e ikindisë dhe të sabahut.[244]

Në një transmetim ka ardhur se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) në *rek'at*-in e parë përafërsisht lexoi deri tridhjetë *ajet*-e, në *rek'at*-in e dytë lexoi përafërsisht deri tridhjetë *ajet*-e, në *rek'at*-in e tretë lexoi përafërshisht deri pesëmbëdhjetë *ajet*-e dhe në *rek'at*-in e katërt lexzoi përafërsisht deri pesëmbëdhjetë *ajet*-e.

**Leximi me zë të lartë dhe me zë të ulët**

Është *sunnet* që të këndohet me zë të lartë: në dy *rek'at*-et e namazit të sabahut, në namazin e *xhumu'a*-së, në dy *rek'at*-et e para të namazit të akshamit, në dy *rek'at*-et e para të namazit të jacisë, në namazet e Bajramit, në namazin e eklipsit dhe në namazin e kërkimit të shiut. Ndërsa me zë të ulët: në namazin e drekës dhe atij të ikindisë, në *rek'at*-in e fundit të namazit të akshamit dhe në dy *rek'at*-et e fundit të namazit të jacisë.

Për sa u përket namazeve *nafileh*, ato që falen gjatë ditës duhet të fallen me zë të ulët, ndërsa ato që falen gjatë natës mund të falen ose me zë të ulët ose me zë të lartë.

[244] Bu'hariu dhe Muslimi.

## 3. Thënia: "SUBHANE RAB-BIJEL 'ADHIM" në ruku' dhe: "SUBHANE RAB-IJEL A'LA" në sexhdeh nga tre herë

Është *sunnet* që thënia: "*SUBHANE RAB-BIJEL 'ADHIM*" në *ruku'* dhe: "*SUBHANE RAB-IJEL A'LA*" në *sexhdeh* të shqiptohen mirë dhe nga tre herë. Më mirë është që të shqiptohen nga një herë e si duhet, se sa nga tre herë e duke mos u kuptuar se çka je duke thënë. Gjithashtu, ka mundësi të vazhdohet edhe më shumë: pes herë, shtatë, nëntë dhe kështu me rradhë, ndërsa kur falesh me *imam*, atëherë aq sa qëndron *imam*-i.

## 4. Du'a-ja ndërjet dy sexhde-ve

Është *sunnet* që ndërmjet dy *sexhde*-ve të bëhet *du'a*, duke thënë: "*RAB-BI GFIRLI, RAB-BI GFIRLI*".[245] Në një transmetim tjetër: "*RAB-BI GFIRLI, GFIRLI*". E në një transmetim tjetër: "*ALL-LLAHUM-ME GFIRLI, VE RHAMNI, VEH DINI, VEXH BURNI, VE 'AFINI, VE RZUKNI, VER FA'NI*".[246]

Disa prej tabi'inëve kanë thënë se kjo është prej *sunnet*-it të vdekur.

Thabit ibn Enesi thotë: "Enesi e praktikonte një *sunnet*, që sot nuk e shoh në mesin e njerëzve!' I thanë: "Çka?" Tha: "Kur qëndronte ndëmjet dy *sexhde*-ve, rrinte aq gjatë, saqë mendonim se ka harruar se e ka edhe një *sexhdeh*".

---

245 Ebu Davudi: 1/231; Shih "*Sahih Ibn Maxheh*" 1/148.

246 Katër "*Sunen*"-et, përveç Nesaiut. Shih: "*Sahih Et-Tirmidhi*" 1/90; dhe "*Sahih Ibn Maxheh*" 1/148.

## 5. Du'a-të pas selam-it

Është *sunnet*, për atë që falet, që pas dhënies së *selam*-it, t'i thotë disa *dhikr* dhe *du'a* që janë transmetuar nga Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*):

1. Theubani ka transmetuar: "Kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e mbaronte namazin, ai i kërkonte falje All-llahut (thonte: "*ESTAGFIRULL-LLAH*") tre herë dhe pastaj thoshte: "*ALL-LLAHUM-ME ENTE SELAMU VE MINKES-SELAM, TEBARAKTE JA DHEL-XHELALI VEL-IKRAM (O All-llah, Ti je paqëdhënësi dhe prej Teje është paqja. Ti je plot të mira, o i madhërar e i nderuar)!*".[247]

2. Transmeton Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kush thotë në fund të çdo namazi "SUBHANALL-LLAH" tridhjetë e tre (33) herë, "EL-HAMDULIL-LAH" tridhjetë e tre herë (33), "ALL-LLAHU EKBER" tridhjetë e tre (33) herë, gjithsej janë nëntëdhjetë e nëntë (99), dhe duke e plotësuar të njëqindtën, thotë: "LA ILAHE IL-LALL-LLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEH, LEHUL MULKU VE LEHUL HAMD, VE HUVE 'ALA KUL-LI SHEJ IN KADIR (nuk ka Zot përveç All-llahut, Një; Ai nuk ka shok; Atij i takon pushteti dhe Atij i takon falënderimi dhe Ai është i plotfuqishëm)", atij i falen mëkatet, edhe nëse janë sa shkuma e detit)*".[248]

3. Transmetohet prej Ebu Umames (*radijall-llahu 'anhu*) se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kush e thotë Ajetul-Kursijj*[249] *në fund të çdo namazi farz, atë nuk do ta pengojë për të hyrë në Xhennet, përveç vdekjes*".[250]

Si dhe shumë *dhikr* dhe *du'a* tjera që janë transmetuar nga Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).[251]

*Sunnet*-et me vepër janë:

---

[247] Mslimi: 591; Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Theubani.
[248] Ahmedi, Buhariu; Muslimi: 597; Ebu Davudi - Nga Ebu Hurajrah.
[249] *Ajet*-in 255 të *Sura*-s *El-Bekarah*.
[250] Nesaiu në "*Amelul jeume vel-lejle*" 100; Tabaraniu; Ibn Hibbani në "*Kitabus-salat*", siç thuhet në: "*Tergibu vet-terhib*" 2/261 - Nga Ebu Umameh.
[251] Shih librin "*Mburoja e muslimanit*" në gjuhën shqipe.

## 1. Ngritja e duarve

Është *sunnet* që duart të ngriten gjatë *tekbir*-it fillestarë dhe kjo është sipas gjithë dijetarëve.

Ibn Mundhiri thotë: "Të gjithë dijetarët pajtohen me mendimin se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) i ngrinte duart në fillim të amazit".

Duke kometuar në lidhje me këtë çështje, Ibn Haxheri thotë: "Ngritja e duarve nga ana e Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) në fillim të namazit është transmetuar nga pesëdhjetë Sahabe, duke përfshirë këtu edhe dhjetëshen e përgëzuar me Xhennet".

**Mënyra e ngritjes së duarve**

Ka ardhur në transmetime se duart duhet të ngriten deri te supet, apo deri te veshët, dhe një gjë e tillë bëhet duke mos i hapur gishtat, por bëhet duke i bashkuar ato.

**Është *sunnet* që duart të ngriten në katër raste**

Sipas *medhheb*-it shafi'ij dhe *medhheb*-it hanbelij, duart ngriten në këto katër raste. Ndërsa sipas *medhheb*-it hanefij, duart ngriten vetëm gjatë *tekbir*-it fillestarë.

Prej *Sunnet*-it të Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), që ka ardhur në transmetime të vërteta dhe të sigurta, të Bu'hariut dhe Muslimit, të cilat janë transmetimet më të vërteta pas Kuranit, deri pesëdhjetë Sahabe tregojnë se kur duhet të ngriten duart.

Ngritja e duarve bëhet gjatë *tekbir*-it fillestarë; gjatë *tekbir*-it për të rënë në *ruku'*; pas ngritjes nga *ruku'*-ja, duke thënë: "*SEMI 'ALL-LLAHU LIMEN HAMIDEH*"; dhe pas *teshehhud*-it të parë, kur ngritemi në *kijam* në *rek'at*-in e tretë.

Ibn 'Umer (*radijall-llahu 'anhu*) tregon: "Kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) falej, ai i ngrinte duart derisa ato ishin në të njejtën lartësi me supet dhe pastj merrte *tekbir*. Kur përkulej në *ruku'*, ai ngrinte duart në mënyrë të ngjajshme. Kur ngrinte kokën

nga *ruku'*-ja, ai bënte të njejtën gjë duke thënë: "*SEMI 'ALL-LLAHU LIMEN HAMIDEH*".[252]

Nafiu ka treguar se kur Ibn 'Umeri çohej për të falur *rek'at*-in e tretë, ai i ngrinte duart, veprim të cilin ia atribonte Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).[253]

Në të njejtën mënyrë duhet të veprojnë edhe gratë.

Sheukani thotë: "Ajo që dihet se është *sunnet*, duhet të veprohet si nga burrat, ashtu edhe nga gratë. Nuk egziston ndonjë argument që të vërtetojë se ka ndonjë dallim ndërmjet tyre në lidhje me këtë çështje. Gjithashtu nuk ka argument as për të treguar se ato duhet të ngrejnë duart në një pozicion të ndryshëm me burrat".

## 2. Lidhja e duarve

Është *sunnet* që gjatë namazit dora e djathtë të vendoset mbi dorën e majtë. Në lidhje me këtë çështje janë transmetuar njëzet *hadith*-e nga tetëmbëdhjetë Sahabe dhe pauses të tyre.

Sehl ibn Sa'di ka thënë: "Gjatë faljes së namazit, njerëzit janë urdhëruar që të vendosin dorën e djathtë mbi të majtën".[254]

Gjithashtu, transmetohet se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Të gjithë Pejgamberët kanë qenë të urdhëruar që ta shpejtojnë prishjen e agjërimit, ta vonojnë syfirin dhe ta vendosin dorën e djathtë mbi të majtën gjatë namazit*".[255]

### Pozicioni i duarve

Në lidhje me pozicionin e duarve, dijetarët kanë diskutuar shumë. Disa kanë thënë se duhet të vendohen ndër kërrthizë, disa kanë thënë mbi kërrthizë, e disa kanë thënë në gjoks.

---

[252] Bu'hariu: 735; Muslimi: 390; dhe Bejhekiu - Nga Ibn 'Umeri.
[253] Bu'hariu, Ebu Davudi dhe Nesaiu.
[254] Maliku në "*El-Muata*", Ahmedi dhe Bu'hariu - Nga Sehl ibn Sa'di.
[255] Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih: "*Sahihul xhami'*".

Mendimi që është më i afërt dhe më i saktë, është se dora e djathtë duhet të vendoset mbi dorën e majtë në gjoks.

Vali ibn Huxhr (*radijall-llahu 'anhu*) ka treguar: "Jam falur me Pejgamberin (sal-*lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe ai vendosi dorën e tij të djathtë mbi dorën majtë mbi gjoksin e tij".[256]

**Mënyra e lidhjes së duarve**

Sipas *Sunnet*-it të Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), duart lidhen duke i vendosur katër gishtat te nyja e dorës dhe gishtin e madh mbi. Në disa transmetime të rralla, Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) është lidhur edhe duke e kapur dorën.

Nuk është prej *sunnet*-t që duartë të lidhen në gjysmën e krahut. Për këtë nuk ka asnjë transmetim nga Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe një veprim i tillë është i gabuar.

## 3. Mënyra e rënies në sexhdeh

Sa i përket mënyrës së rënies në *sexhdeh*, *i'htilaf*-i është shumë i madh në mesin e dijetarëve.

Sipas *medhheb*-it hanefij, shafi'ij, hanbelij dhe shumicës së dijetarëve, rënia në *sexhdeh* bëhet së pari duke i lëshuar gjunjët e pastaj duartë, ballin dhe hundën.[257] Ndërsa sipas *medhheb*-it malikij, Ibn Hazmit dhe pak prej dijetarëve, rënia në *sexhdeh* bëhet së pari duke i lëshuar duartë e pastaj gjunjët, ballin dhe hundën.[258]

---

[256] Ibn 'Huzejmeh: 1/243; Ahmedi: 18375; deri sa është *sahih* te Muslimi: 401, por pa shtojcën: "*mbi gjoksin e tij*". Ka ploemika rreth vërtetësisë të këtij *hadith*-i. Disa e konsiderojnë *daif*. Sipas *Shej'h* Albanit është *sahih*. Lidhur me lidhjen e duarve në gjoks flet edhe thënia *mursel* e Tavus ibn Kejsanit tek Ebu Davudi: 9759. Gjithashtu, egziston thënie tek Imam Ahmedi, të cilën e transmeton Simak ibn Harbi prej Kabis ibn Hulba.

[257] I këtij mendimi janë edhe: 'Umer En-Na'hai, Muslim ibn Jaser, Sufjan Eth-Theuri, Is'haku, Ibn El-Mundhiri, Ibn Tejmijjeh, Ibn Kajjimi etj.. Si dhe të kësaj kohe: Ibn Bazzi, Ibn Uthejmini, Mustafa Adevi etj..

[258] I këtij mendimi janë edhe: El-Euza'i, Bu'hariu etj.. Si dhe të kësaj kohe: Albani etj..

Dijetarë e mendimit të parë argumentohen me *hadith*-in e Va'il ibn Huxhr (*radijall-llahu*), i cili transmeton: "E kam parë Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), se kur binte në *sexhdeh*, i lëshonte (në tokë) gjunjët para duarve"[259]; si dhe me transmetimin e 'Umerit (*radijall-llahu 'anhu*), për të cilin transmetohet se ka vepruar në këtë mënyrë.[260]

Dijetarët e mendimit të dytë argumentohen me *hadith*-in e Ebu Hurajras (*radijall-llahu 'anhu*), i cili transmeton se Pejgameri (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur ndonjëri prej jush e kryen sexhde-n, le të mos bie ashtu siç bie deveja, le t'i vendos duart (në tokë) para gjunjëve*"[261]; si dhe me *hadith*-in e 'Abdull-llah ibn 'Umerit, për të cilin transmetohet se ai i kishte lëshuar duart para gjunjëve dhe thoshte: "Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) kështu vepronte".[262]

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se rënia në *sexhdeh* bëhet së pari duke i lëshuar gjunjët e pastaj duart, ballin dhe hundën. All-llahu e din më së miri.[263]

Gjithashtu, *'ihtilaf*-i egziston edhe sa i përket mënyrës së ngritjes nga *sexhde*-ja. Ajo që mendojmë se është më e saktë, është se së pari ngritet koka, pastaj duartë dhe në fund gjunjët, duke u mbështetur në gishtërinjët e këmbës.

**Ulja e pushimit**

Një term i tillë i referohet uljes që bën falësi pas *sexhde*-s së dytë, në *rek'at*-in e parë dhe të tretë.

Transmetohet prej Malik ibn Huvejrithit (*radijall-llahu 'anhu*) se e kishte parë Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) duke u falur, dhe kur ai ishte në *rek'at*-in tek, nuk ngritej deri sa drejtohej duke qenë ulur.[264]

---

[259] Ebu Davudi: 838; Nesaiu: 2/206, 207; Tirmidhiu: 268; Ibn Maxheh: 882 - Nga Va'il ibn Huxhr.
[260] E përmend Tahaviu në: "*Sherhul Me'an*" 1/256. Sipas *Shej'h* Albanit transmetimi është *daif*. Ndërsa *Shej'h* Mustafa Adevi e shpallë *sahih*.
[261] Ebu Davudi: 840; Nesaiu: 2/207; Tirmidhiu: 269 - Nga Ebu Hurajrah. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Ndërsa *Shej'h* Mustafa Adevi e konsideron *daif*.
[262] Ibn 'Huzejmeh: 627; si dhe Bu'hariu në formën *mu'alekan*: 1/276 ("*Fet'h*" 2/290); dhe Ebu Davudi: 1/222 - Nga Ibn 'Umeri. Si autentik e kanë vlerësuar Hakimi dhe Albani.
[263] Më herët, hoxha (Omer Ef. Bajrami) e ka pasur mendimin se rënia në *sexhdeh* bëhet duke i lëshuar një herë duartë, por pastaj, duke i parë argumentet, e ka ndrruar mendimin dhe mendon se rënia në *sexhdeh* bëhet së pari duke i lëshuar gjunjët. (Hetem Ibrahimi)
[264] Bu'hariu: 823 - Nga Malik ibn Huvejrith.

Në lidhje me këtë çëstje, dijetarët kanë mendime të ndrishme. Sipas disa dijetarëve, kjo ulje është *sunnet* të veprohet. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, një ulje e tillë nuk është *sunnet* dhe nuk ka nevojë të veprohet, përveç se me nevojë.

Dijetarët kanë thënë: Shumica e Sahabeve dhe të tjerë, të cilët e kanë përshkruar formën e namazit të Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), nuk e kanë përmendur një ulje të tillë, përveç asaj që është përmnedur nga Ebu Humejdi dhe Malik ibn Huvejrithi. Nëse një veprim i tillë është pjesë e Islamit, atëherë Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) do ta kryente gjithmonë atë dhe njerëzit që e kanë përshkruar namazin e tij do ta përmendnin këtë gjë. Fakti që Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) mund të ketë vepruar kështu, nuk e bën këtë domosdoshmërisht një nga *sunnet*-et e namazit, po të mos e bënte këtë gjë si praktikë të rregullt në mënyrë që të ndiqej nga njerëzit. Për ndryshe, ai mund ta ketë bërë një ulje të tillë për shkak të ndonjë nevoje, sidomos gjat pleqërisë, ngase në një transmetim ka thënë: "*Unë më jam rënduar …*". Pra, një gjë e tillë nuk provon se ky veprim është nga *sunnet*-et e namazit.

Ajo që mendojmë se është më e saktë, është së një veprim i tillë nuk është *sunnet* dhe nuk ka nevojë të veprohet, përveç se me nevojë.

## 4. Mënyra e uljes në teshehhud

Është *sunnet*, që gjatë ndaljes në *teshehhud*, falësi të ulet mbi këmbën e majtë dhe ta mban të ngritur me gishta në drejtim të *kible*-s këmbën e djatht. Ndërsa gjatë *teshehhud*-in të fundit, nëse namazi ka më shumë se një *teshehhud*, ta kthejë përmbys këmbën e majtë, ta vendosë këmbën e djathtë sipër saj dhe të ulet me pjesën e pasme (prapnicën) të tij.

Ebu Humejdi, duke e përshkruar formën e namazit të Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*), thotë: "Kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ulej pas dy *rek'at*-eve, ai ulej mbi këmbën e majtë dhe e mbante këmbën e djathtë në pozicionin drejtë. Kur ulej për *rek'at*-in e fundit, ai e kthente përmbys këmbën e majtë, e vendoste këmbën e djathtë sipër saj dhe ulej me pjesën e pasme të tij".[265]

[265] Bu'hariu - Nga Ebu Humejdi.

## 5. Ngritja e gishtit tregues gjatë teshehhud-it

Sa i përket ngritjes së gishtit në *teshehhud*, dijetarët i kanë ndryshuar mendimet e tyre.

Sipas *medhheb*-it hanefij, gishti ngritet kur thuhet: "*LA ILAHE*" dhe ulet kur thuhet: "*IL-LALL-LLAH*". Sipas *medhheb*-it shafi'ij, gishti ngritet kur thuhet: "*IL-LALL-LLAH*" dhe ulet menjëherë. Sipas *medhheb*-it malikij, gishti lëvizet në të djathtë dhe të majtë, deri në fund të *teshehhud*-it. Ndërsa sipas *medhheb*-it hanbelij, gishti ngritet çdo herë kur për përmendet emri i Allahut.

*Shej'h* Albani (*rahimehull-llah*) thotë: "Këto përcaktime dhe mënyra nuk kanë bazë në *Sunnet*, dhe më afër të vërtetës është *medhhheb*-i hanbelij, sikur mos ta kishte ndërlidhur lëvizjen e gishtit me përmenjen e Allahut".[266]

Kështuqë, *Shej'h* Albani e mbron mendimin se gishti duhet të ngritet dhe lëvizet prej fillimit deri në fund të *teshehhud*-it. Duke u bazuar në *hadith*-in, në të cilin thuhet: "Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ... e ngriti gishtin dhe e lëvizte atë duke u lutur me të".[267]

Ndërsa *Shej'h* Ibn Uthejmini (*rahimehull-llah*), duke u bazuar në të njëjtin *hadith*, mbron mendimin se gishti ngritet dhe lëvizet vetëm në rastet që përmendet ndonjë lutje, e jo në mënyrë të vazhdueshme, ngase në *hadith* thuhet: "*e lëvizte atë duke u lutur me të*".[268]

Edhe pse, këtë *hadith* në të cilin përmendet lëvizja e gishtit, dijetarët, si *Shej'h* Mukbil El-Vadi'ij, Shu'ajb Arnauti dhe të tjerë, e kanë konsideruar *hadith* të dobët dhe nuk e kanë pranuar për argument.

Kështu që, mendimi në të cilin anojmë dhe mendojmë se është më i saktë, është se ngritja e gishtit duhet të bëhet prej fillimit e deri në fund të *teshehhud*-it dhe mbajtja e tij në atë mënyrë pa e lëvizur fare atë.

---

[266] "*Temamul Minneh*" 223.
[267] Nesaiu. *Shej'h* Albani thotë se *hadith*-i është i vërtetë.
[268] "*Sherhul Mumti'*" 1/594.

Transmeton ʻAbdullah ibn Zubejri (*radijall-llahu ʻanhu*), i cili thotë: "Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻaljhi ve sel-lem*) ... e vëndonte dorën e majtë mbi këmbën e majtë (në *teshehhud*), dhe dorën e djathtë mbi këmbën e djathtë dhe bënte me shenjë me gishtin e tij".[269]

ʻAisheja (*radijall-llahu ʻanha*) tregon se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) e ngriste gishtin tregues në *teshehhud* dhe shikimin e tij e mbante te gishti.

Transmetohet prej Ibn ʻUmerit (*radijall-llahu ʻanhu*) se kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ulej në *teshehhud*, e vendoste dorën e majtë në gjurin e majtë, kurse dorën e djathtë në gjurin e djathtë, i bënte "53"[270] dhe tregonte me gisahtin tregues". Në një transmetim tjetër, thuhet: "… i mblidhte gjithë gishtërinjtë dhe tregonte me gishtin tregues".[271]

## 6. Sutra

*Sutra* është: të keshë një pengesë par teje, menjëherë pas vendit të *shexhde*-s, që kur të falesh, mos të kalojë dikush përpara.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) qëndronte afër *sutra*-s, ashtu që ndërmjet tij dhe murit kishte (distancë) tre kutë.[272] Dhe, "ndërmjet vendit të *sexhde*-s dhe murit (kishte) hapsirë aq sa për të kaluar një dele".[273]

Sa i përket vendimit të *Sheri'at*-it rreth *sutra*-s, më e saktë është se ajo është *sunnet*, edhe pse disa dijetarë e llogarisin si *vaxhihb*.

Ibn ʻAbbasi (*radijall-llahu ʻanhu*) transmeton se e ka parë Pejgamberin (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) duke u falur në një sipërfaqe të hapur dhe përpara tij nuk kishte asgjë.[274]

---

[269] Muslimi.
[270] Kjo don të thotë se e bashkonte gishtin e madh dhe gishtin tregues në rreth, që e formojnë shifrën arabe 5, ndërsa tre gishtërinjtë e krijojnë numrin 3.
[271] Muslimi: 580, 115; por thënie tjetër: 116 - Nga Ibn ʻUmeri.
[272] Ahmedi dhe Nesaiu - Nga Bilali. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih En-Nesai*" 749. Ngjajshëm transmeton edhe Bu'hariu.
[273] Bu'hariu dhe Muslimi - Nga Sehl ibn Sa'di.

Madhësia e *sutra*-s duhet të jetë, siç ka ardhur në transmetime, sa një shigjetë[275], ose sa një kutë (krah).

Nëse dikush falet me *sutra*, të tjerët mund të kalojnë pas *sutra*-s pa problem.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse dikush nga ju vendos përballë vetes diçka siç është fundi i shalës, le të falet dhe le të mos brengoset nëse ndokush kalon pas saj*".[276]

Por, nëse nuk ku *sutra*, atëherë para tij nuk guxon të kalojë askush. E, nëse dikush kalon para atij që flat pa *sutra*, është rrezik i madh.

Ebu Xhuhejm ibn Harithi (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) kishte thënë: "*Sikur ta dinte ai që kalon para falësit se çfarë mëkati ka për këtë gjë, do të ishte më mirë që të qëndrojë katërdhjetë (40), se sat ë kalojë para tij*".[277]

Për atë, muslimani duhet të ketë *sutra* në namazin e tij dhe duhet të ketë kujdëse mos të falet aty ku është vendi i hapur dhe njerëzit të kalojë para tij.

Nëse je duke u falur me *sutra* dhe dikush dëshiton të kalojë ndërmjet teje dhe *sutra*-s, atëherë duhet ta ndalosh atë, e nëse ai insiston përsëri, duhet ta shtyshë fuqishëm dhe mos ta lësh të kalojë.

Nga Ebu Se'id El-'Hudrijj (*radijall-llahu 'anhu*) transmetohet se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur ndonjëri prej jush falet në drejtim të ndonjë gjëje që e fsheh prej kalimtarëve, dhe kur dikush dëshiron të kalojë para tij, le ta largojë; nëse refuzon, le ta shtyjë fuqishëm, sepse ai është shejtan*".[278]

Nuk ka problem nëse je duke u falur pa *sutra* dhe dikush kalon më larg, me rëndësi është që të mos kalojë para teje, aq sa ti ke mundësi ta pengosh atë, ngase e pengon namazin tend. Gjithashtu, nuk ka problem nëse para teje kalojnë fëmijët.

Ndërsa, nëse falesh pas *imam*-it, *suta*-ja e *imam*-it vlenë edhe për *xhema'at*-in dhe nuk ka problem nëse dikush kalon para *xhema'at*-it.

---

274 Ahmedi dhe Ebu Davudi - Nga Ibn 'Abbasi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadithi*-i është *daif* dhe nuk gjendet tek Ebu Davudi. Shih "*Temamul Minneh*".

275 Sabra ibn Muabed transmeton se Pejgtamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Kur dikush prej jush falet, ai duhet të vendosë një pengesë për namazin e tij, madje edhe nëse është një shigjetë*". (Ahmedi dhe Hakimi. Hakimi thotë se ky *hadith* është *sahih* sipas kushteve të Muslimit)

276 Muslimi dhe Ebu Davudi.

277 Bu'hariu: 510; Muslimi: 507 - Nga Ebu Xhuhejm ibn Harithi. Ky është citati i Bu'hariut. Te Bezzari në një rivajet tjetër, thuhet: "*… katërdhjetë (40) harife (vite)*". (Bezzari: 9/239 - Nga Zejd ibn 'Halid)

278 Bu'hariu: 509; Muslimi: 505, 506 - Nga Ebu Se'id El-'Hudrijj.

Nëse je duke u falur me *sutra* dhe dikush kalon ndërmjet teje dhe *sutra*-s, namazi yt është në rregull, nuk prishet, përveç nëse kalon gruaja, gomari apo qeni i zi.

Ebu Dherri (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Namazin e muslimanit e prishë, nëse para tij nuk gjendet ndonjë pengesë sa është pjesa e prapme e shalës: gruaja, gomari, qeni i zi …, qeni i zi është shejtan …*".[279]

[279] Muslimi: 510 - Nga Ebu Dherri. Ngjajshëm thuhet në një transmetim tjetër prej Ebu Hurajras. (Muslimi: 511) Ndërsa në një transmetim tjetër prej Ibn 'Abbasit qëndron ngjajshëm, por pa pjesën e fundit, kurse gruan e kufizon të jetë moshërritur. (Ebu Davudi: 703; Nesaiu: 750) Sa i përket kufizimit të guruas me atë që i ka menstruacionet, dijetarët konsiderojnë se këto janë fjalët e Ibn 'Abbasit e jot ë Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*).

# GJËRAT E LEJUARA NË NAMAZ

Ka gjëra të cilat janë të lejuara në namaz, dhe ka mundësi njeriu, duke u falur, të veprojë apo të thotë edhe diçka tjetër. Ato janë:

1. **Mbajtja e fëmijut**

Ebu Katadeh transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) po falte namazin dhe një fëmijë me emrin Umame bint Zejneb[280] kishte hypur mbi qafën e tij. Kur ra në *ruku'*, e uli atë poshtë, dhe kur u ngrit nga *sexhde*-ja, e mori atë përsëri në shpinën e tij.[281]

Pra, mbajtja e fëmijës gjatë faljes së namazit është e lejuar dhe namazi është në rregull.

2. **Lëvizja për nevojë**

Gjatë namazit, lejohet të lëvizet me nevojë, të bëhet një hap ose dy, por me kusht: duke mos ia kthyer shpinën *kible*-s.

ʻAisheja (*radijall-llahu ʻanha*) tregon: "Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ishte duke u falur në shtëpi dhe dera ishte e mbyllur. Unë shkova dhe i rash derës, ndërsa ai erdhi të ma hapte atë dhe pastaj u kthye në vendin e tij për ta vazhduar namazin. Dera ishte në drejtim të *kible*-s".[282]

---

[280] Ajo ishte e bija e Ibn Ebil ʻAs ibn Er-Rabi'ah, mbesa e Pejgamberit (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*).
[281] Ahmedi, Nesaiu dhe të tjerë - Nga Ebu Katadeh. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih En-Nesai*" 827.
[282] Ahmedi, Ebu Davudi, Nesaiu dhe Tirmidhiu - Nga ʻAisheja. Tirmidhiu e quan *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Ebu Davud*" 922.

Kjo është e njejtë edhe me rastin kur njeriut i cingërron telefoni, i cili e prishë koncentrimin e namazit, dhe lejohet që ai ta nxjerrë dhe ta ndalon atë, e pastaj ta vazhdon namazin dhe namazi i tij është në rregull.

Pastaj, lejohet që njeriu të lëvizë në namaz, ashtu siç përmendëm (duke mos ia kthyer shpinën kibles), nëse ka ndonjë rast urgjent. Për shembull, nëse e sheh se fëmiju ka mundësi të rrëzohet nga dritareja ose nga ballkoni; apo e sheh që diçka ka filluar të digjet dhe ka mundësi të digjet krejt; dhe kështu me rradhë.

Gjithashtu, lejohet që njeriu në namaz, nëse ka ndonjë pengesë përpara ku bjen në *sexhdeh*, duke ra në *sexhdeh*, ta largon atë dhe të bjen në *sexhdeh*.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*), duke u falur, ndërsa para tij ishte këmba e ʻAishes (*radijall-llahu ʻanha*), e cila ishte duke fjetur, ndërsa ai, kur binte në *sexhdeh*, e shtynte këmbën e saj dhe binte në *sexhdeh*.

Gjithashtu, lejohet që njeriu të lëvizë në namaz dhe të largon diçka prej trupit, nëse në të ka papastërti. Për shembull, nëse je duke u falur dhe të kujtohet se në rrobë ke ndonjë papastërti, nëse ke mundësi ta largosh, atëherë e largon atë.

Ebu Se'idi (*radijall-llahu ʻanhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*), duke u falur, i hoqi nallet. Kur e panë atë Sahabet, edhe ata gjithë i hoqën nallet e tyre. Kur e përfunduan namazin, Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ju tha: "*Përse i hoqët ju nallet tuaja?*" Ata i thanë: "Të pamë ty, o i Dërguari i All-llahut!" Pastaj Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) tha: "*Mua më lajmëroi Xhibrili se ndër nallet e mija kishte papstërti, prandaj i hoqa ato*".[283]

Gjithashtu, lejohet që njeriu në namaz, nëse ka nevojë, t'i rregullon rrobet dhe ta kruan trupin e tij. Sipas disa dijetarëve, nëse kjo ndodhë tre herë, hera e katërt e prishë namazin. Megjithatë, kjo nuk ka ndonjë argument që të bazohemi në të.

Gjithashtu, lejohet që njeriu në namaz, nëse ka nevojë, të shikon në të djatht apo në të majt. "Nëse ka nevojë" nënkupton: nëse ka ndonjë arsye, që në realitet kërkon që ti të shikosh se çka është duke ndodhur.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*), duke u falur (në pozitë ulur), duke lexuar Kuran, e ktheu kokën anash dhe i pa Sahabet duke u falur në këmbë, atëherë ua bëri me shenjë që të gjithë të uleshin. Pastaj gjithë Sahabet u ulën dhe e vazhduan namazin.

---

[283] Ahmedi, Ebu Davudi, Hakimi, Ibn Hibbani dhe Ibn ʻHuzjemeh - Nga Ebu Se'idi. Ibn ʻHuzejmeh thotë se *hadith*-i është *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih Ebu Davud*" 650.

Ebu Bekri (*radijall-llahu ʻanhu*), duke ua falur namazin Sahabeve (në kohën kur Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ishte i sëmurë), erdhi Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) dhe u afrua afër *imam*-it, ndërsa Sahabet i dhan shenjë Ebu Bekrit (duke i mëshuar dorës). Ebu Bekri (*radijall-llahu ʻanhu*) e kuptoi që kishte diçka, prandaj e ktheu kokën duke shikuar anash dhe e pa Pejgamberin (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*). Deshi që të kthehej mbrapa dhe Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) të dilte *imam*, mirëpo Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) ia bëri me shenjë që ta vazhdonte namazin.

3. **Kthimi i *selam*-it me shenjë**

ʻAbdull-llah ibn ʻUmeri (*radijall-llahu ʻanhu*) thotë: "Unë e pieta Bilalin: "Si u përgjigjej i Dërguari i All-llahut njerëzve që e përshëndesnin në kohën që ai falej?" Ai u përgjigj: "Ai u bënte shenjë atyre me dorën e tij"."[284]

Pra, është e lejuar në namaz, që namazliu, duke u falur, t'ia kthejë *selam*-in atij që e përshëndetë me *selam*, duke ia bërë me shenjë (duke e ngritur dorën). Kështu i kthehet *selam*-i atij dhe namazi i tij është në rregull. Shpërblimi është sikur t'ia kthejë *selam*-in atij me fjalë.

4. **Ngritja e kokës prej *sexhde*-s, nëse ka ndonjë rrezik apo mendon se mund të ketë ndonjë rrezik**

ʻAbdull-llah ibn Shedad (*radijall-llahu ʻanhu*) transmeton se babai i tij ka thënë: "I Dërguari i All-llahut erdhi tek ne gjatë faljes së namazit të drekës ose gjatë faljes së namazit të ikindisë dhe po mbante Hasanin a Husejnin. Pejgamberi (*sal-lall-llahu ʻalejhi ve sel-lem*) eci përpara dhe dha *tekbir* për namaz. Gjatë namazit, ai e zgjati *sexhde*-n. Unë e ngrita kokën dhe pashë fëmijën në shpinën e të Dërguarit të All-llahut, gjatë kohës kur ai ishte në *sexhdeh*. Unë u ktheva tek *sexhde*-ja ime. Kur i Dërguari i All-llahut mbaroi namazin, njerëzit i thanë: "O i Dërguari i All-llahut, t'i e zgjate *sexhde*-n aq shumë, saqë menduam se po ndodhte diçka apo po të vinte Shpallja". Ai tha: "*Asnjëra prej tyre nuk*

---

[284] Ahmedi, Tirmidhiu, Ebu Davudi, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Ibn ʻUmeri. Tirmidhiu e vlerëson si *sahih*. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *hasen-sahih*. Shih "*Sahih Ebu Davud*" 943.

*ndodhi, por djali (nipi) im po pushonte në shpinën time dhe unë nuk pëlqeva ta shtyja, dhe kështu prita deri sat ë baronet atë që dëshironte*".”[285]

Pra, lejohet në namaz, nëse ka ndonjë rast të rrallë, i cili ka mundësi të ndodhë, që dikush prej *xhema'at*-it ta ngitë kokën prej *sexhde*-s dhe ta sheh se çka është duke ndodhur, e pastaj të kthehet përsëri në *sexhdeh* dhe namazi është në rregull dhe pa kurfarë problem.

5. **Leximi me Kuran në dorë apo përpara**

Është e lejuar, që duke qenë në namaz, të lexohet me Kur'an në dorë apo përpara, nëse namazi është *nafileh* dhe nëse ka nevojë. Ndërsa, nëse namazi është *farz*, nuk lejohet që të lexohet me Kuran.

Kështu ka vepruar 'Aisheja (*radijall-llahu 'anha*), e cila në Ramazn e fate namazin e natës me fleta të Kur'anit në dorë.[286]

6. **Përmirësimi i *imam*-it**

Është e lejuar në namaz, që duke qenë me *xhema'at* dhe duke qenë me *imam*, nëse gabon *imam*-i, atëherë dikush prej *xhema'at*-it ta përmirëson atë.

Këtu duhet të kemi parasysh diçka: nuk përmirësohet *imam*-i, nëse ngatërrohet pak dhe dëshiron ta kthejë, ose nëse ndalet pak. Nëse ai ndalet, ngatërrohet dhe vonohet, atëherë dikush duhet ta përmirëson. Gjithashtu, nuk duhet të përmirësohet çdo herë. Nëse gabimi është i vogël dhe i lehtë; nëse është në pyetje ndonjë shkronjë dhe është e afërt dhe nuk ia prishë kuptimin, atëherë nuk ka problem. Ndërsa, nëse gabimi është më serioz dhe ka mundësi të prishë diçka në namaz, atëherë duhet të përmirësohet.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Nëse unë them: GAFUR-RAHIMA, ose: SEMI'AN 'ALIMA, ose: 'ALIMEN SEMI'A, ose: RAHIMAN GAFURA, atëherë nuk ka nevojë të më përmirësoni. Por, nëse i them ajet-et dhe emrat e All-llahut të mëshirës për njerëzit e dënimit, atëherë duhet të më përmirësoni*".

---

[285] Ahmedi, Nesaiu dhe Hakimi - Nga 'Abdull-llah ibn Shedad. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih En-Nesai*" 1141.

[286] Buhariu 1/245 - Nga 'Aisheja. E transmeton edhe Maliku, por një gjë të tillë ia dedikon Dheukanit, shërbetorit të 'Aishes.

7. **Thënia: *EL-HAMDULIL-LAH*, nëse teshtinë**

Lejohet në namaz, nëse të vjen të teshtishë dhe teshtinë, të thuash: *EL-HAMDULIL-LAH*, pa marrë parasysh se në cilën pjesë të namazit je. Por, nuk ka të drejtë që dikush tjetër të vazhdojë dhe të thotë: *JERHAMUKALL-LLAH*. Kjo është e ndaluar. Por, nëse dikush thotë: "*JERHAMUKALL-LLAH*" dhe nuk e din, namazi i tij është në rregull.

Muaviju (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton dhe thotë: "Ishim duke u falur dhe dikush afër meje tha: "*EL-HAMDULIL-LAH*", unë i thashë: "*JERHAMUKALL-LLAH*", duke menduar se nuk prishë punë". Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e thirri dhe të parit ja lejoi, ndërsa të dytit ia ndaloi.

Rafa'a ibn Rafi tregon: "Unë u fala pas të Dërguarit të All-llahut dhe teshtiva dhe thashë: "Falënderimet i takojnë vetëm All-llahut, falënderime të shumëta, të bukura dhe të bekuara, ashtu siç i do Zoti ynë dhe me të cilat Ai është i kënaqur". Pastaj i Dërguari i All-llahut pyeti: "*Kush foli në namaz?*" Të gjithë heshtën dhe asnjëri nuk foli. Ai pyeti përsëri dhe përsëri askush nuk foli. Ai pyeti përsëri dhe pastaj unë thashë: "Unë fola, o i Dërguari i All-llahut". Më pas ai u betua dhe tha: "*Pasha Atë, në Dorën e të Cilit është shpirti i Muhammedit, tridhjetë e ca melaikeh kanë garuar për ta ngritur atë pranë (tek Zoti)!*"."[287]

[287] Nesaiu, Tirmidhiu dhe Bu'hariu me ca ndryshime - Nga Rifa'a ibn Rafi. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih En-Nesai*" 1062.

# GJËRAT E NDALUARA NË NAMAZ

Në namaz janë të ndaluara (*haram*) të veprohen disa gjëra. Por, nëse ato gjëra veprohen, ka gabim, ka mangësi në shpërblim dhe ndoshta ka gjunah, por namazi nuk prishet. Ato janë:

1. **Ngritja e shikimit drejt qielli**

Nuk lejohet në namaz, që duke u falur, të ngitet shikimi drejt qiellit. Një gjë e tillë është e ndaluar rreptësisht.

Ebu Hurajrah (*radijall-llahu 'anhu*) transmeton se Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Ata që e ngrenë shikimin drejt qiellit në namaz, duhet të ndalojë së vepruari kështu, përndryshe do t'u merret shikimi*".[288]

2. **Lëvizja pa nevojë**

Çdo lëvizje në namaz, e cila bëhet pa nevojë, është e ndaluar të veprohet.

3. **Hapja e gojës**

Nëse je duke u falur dhe të vjen të të hapet goja, duhet të mundohesh që ta ndalosh sa të keshë mundësi. Por, nëse ndodhë dhe të hapet goja, atëherë duhet ta mbulosh me dorë.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) ka thënë: "*Nëse dikujt i hapet goja në namaz, le ta ndalojë sa të ketë mundësi*".

[288] Ahmedi, Muslimi dhe Nesaiu - Nga Ebu Hurajrah.

4. **Lëshimi i krahëve për toke gjatë *sexhde*-s**

Është e ndaluar në namaz, që të lëshohen krahët për toke gjatë *sexhde*-s.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Drejtohuni në sexhdeh dhe mos t'i lëshon dikush krahët në tokë, ashtu siç i lëshon qeni*".

5. **Rënia në *sexhdeh* në ndonjë send, duke e marrur atë para vetes, nga personi i cili falet ulur**

Është e ndaluar, për atë i cili falet ulur dhe nuk mundet të bjen në *sexhdeh*, që të merr ndonjë send para vetes (si jastëk, tavolinë etj.) dhe ta bën *sexhde*-n mbi të.

Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) e vizitoi një të sëmurë dhe e pa që kishte marrur një lloj dërrase (për të ra në sexhdeh në të). Pejgamberi (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) tha: "*Largojani atë. Nëse dikush nuk ka mundësi ta kryen ruku'-në apo sexhde-n, atëherë ruku'-në e kryen duke u përkulur më pak, ndërsa sexhde-n duke u përkulur më shumë*".

6. **Fshirja e vendit, kur falësi bjen në *sexhdeh***

Është e ndaluar në namaz, që falësi, kur të bjen në sexhdeh, ta fshin vendin.

Muajkibi tregon se ka pyetur Pejgamberin (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) për largimin e gurëzave gjatë namazit dhe ai i ka thënë: "*Mos i largoni gurëzat kur jeni duke u falur, po nëse ju duhet ta bëni atë, atëherë bëjeni vetëm një herë, me qëllim që t'i niveloni gurëzat*".[289]

7. **Lëvizja me të dy duart gjatë dhënies së *selam*-it**

Xhabir ibn Semura (*radijall-llahu 'anhu*) ka thënë: "Ne u falëm pas Pejgamberit (*sal-lall-llahu 'alejhi ve sel-lem*) dhe ai tha: "*Ç'është ajo që ata japin selam me duart e tyre, sikur të ishin bishtat e kuajve? Është e mjaftueshme për ju t'i mbani duart në kofshët tuaja dhe të thoi: ES-SELAMU 'ALEJKUM!*"."[290]

---

[289] Bu'hariu, Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh - Nga Muajkibi.

[290] Nesaiu dhe tjerë - Nga Xhabir ibn Samura. Sipas *Shej'h* Albanit *hadith*-i është *sahih*. Shih "*Sahih En-Nesai*" 1185.

